
Skender Hushi
THOTI
i pavdekshëm
na zbulon Atlantidën

PARATHANIE

PLLAKAT PREJ ZMERALDI TË “THOT ATLANTIDEUT”

Mora shtytje për përkthimin e këtij libri mbas leximit të librit “THOTI FLISTE SHQIP” të z.Xhuzepe Katapano (Giuseppe Catapano), që u përkthye nga z.Qemal Velia dhe u botue në vitin 2007 në shtëpinë botuese “Botimet ENCIKLOPEDIKE”. I mrekulluem nga kjo dritare që po i hapej historisë së vendit tim vendosa të përkthej nga italishtja shkrimet në pllakat prej zmeraldi të sacerdotit THOT (Në shqip: AI QË THOTË, THOTËSI, FOLËSI). Në disa shkrime të tjera që kam lexue në italisht, emni i Thotit shkruhet: MTH ose PTHA, që përforcojnë të njajtin shpjegim në shqip: Më tha ose Po, tha). Që të kuptohet ma mirë ky përkthim imi, mendoj që të lexohet bashkë me librin “THOTI FLISTE SHQIP”, ku THOTI paraqitet shqipfolës dhe krijues i shkrimit egjyptian, me anën e hieroglifeve e ku çdo simbol paraqet gërmën e parë të fjalës në shqipen e vjetër të atij simboli.

Në Visoko të Bosnjës, që siç dihet gjer në shekullin X ka qenë ilire, ku edhe sot atje jetojnë shqipfolës, mendohet se janë zbulue tri piramida, njana ma e madhja në botë, që po i datojnë të ndërtueme shumë ma parë se 12 mijë vjet. E ku i dihet? Aty mund të gjindet lidhja me THOT SHQIPTARIN!

Nji dukuni tjetër që duhet të theksoj asht dhe shfaqja e rrethoreve në arat me grunë ose në toka djerr, që kohët e fundit po ndiqen me interes. Ma me shumicë e me forma të ndërlikueme ato po shfaqen nga viti në vit e ma tepër në ishullin e Anglisë e të Irlandës. Ndoshta këta rrathë janë gjuha e THOTIT, që don të lidhet përsëri me vendin e vet. Këto dy vende, bashkë me Gjermaninë e Hollandën, me sa di unë, pranojnë se e kanë origjinën nga Iliria e veriut. Zakonet skoceze si tonat dhe veshjet e tyne, na kujtojnë të vjetrën e të zhdukmen fustanellë shqiptare, që e shofim për të fundit herë me shumicë në fotografitë e shpalljes së Shtetit Shqiptar (1912) e tashti vetëm nëpër festivale të muzikës popullore e në ato folklorike.

Simbas legjendës së lashtë pellazgjike të Kadmit dhe Harmonisë, Ilirët (Ylliret), Keltët dhe Galët janë quejt vllazën dhe bij të Kadmit dhe të nifmës shumë të bukur Gallata. Motra e tyne quhej Europa. Disa studiues fjalën Ilir e zavendësojnë me fjalën Yllir, sepse mbreti i parë i Ilirëve quhej Ylli, e disa thonë se Ilirët janë me origjinë yllore, gja që i përgjigjet dhe shkrimeve të THOT-it.

Në nji variant tjetër të legjendës, Ilirët (Yllirët) janë fëmijë të lindun nga martesa e qikllopit Polifem me nimfën shumë të bukur Gallata. Simbas legjendës Ilirët ishin popull i fuqishëm dhe shtatnaltë, me të cilët lidhen ndërtimet “qikllopike” në gjithë Europën dhe në pjesë të tjera të botës, ku ata emigruen. Dardanët (kosovarët) shtatnaltë, bashkë me të tjerë Ilirë u banë të famshëm në Perandorinë romake, si luftëtarë të fuqishëm nga të cilët dolën mjaft gjeneralë dhe perandorë. Nga ata morën emnin Dardanelet e Turqisë dhe mori zhvillim

Troja e lashtë. Në shkrimet e Biblës së lashtë shkruhej për popuj viganë që kanë pasë jetue në lashtësi. Këtë gja e gjejmë dhe në legjenda të popujve të tjerë.

Nji legjendë tjetër thotë se alfabeti latin asht krijue nga pellazgët.

Ballada e Mujit dhe Halilit flet për luftëtarë viganë e të pamposhtun shqipfolës që kanë pasë jetue në Dalmaci. Ata u mundën nga gratë sllave, të cilat i rrëmbenin e i banin nana të fëmijëve të tyne. Këta fëmijë çuna shkonin përsëri e martoheshin me goca sllave, që i jepeshin menjiherë, e këto nuse të reja fillonin e flitnin sllavisht me vjehrat e tyne që ishin sllave dhe i mësonin dhe fëmijëve të tyne gjuhën sllave. Kështu humbi kjo racë viganësh atje bashkë me gjuhën shqipe në pak breza, në ato vende ku dominonin ma shumë lindjet e meshkujve. Kroatët shtatnaltë janë nji kryqëzim i bashkëvendasve të Mujit dhe Halilit me femrat sllave (iliro-sllave). Historitë e shkrimeve të THOTIT në pllaka prej zmeraldi, të përkthyeme në faqet në vazhdim, janë të çuditshme dhe jashtë çdo mendimi të shkencës moderne. Vjetërsia e tyne asht e mahnitshme: të datueme mbi 10.000 vjet Para Erës së Re, periudhë në të cilën arkeologët mendojnë që popujt ishin akoma primitivë. Ai që i shkroi ishte Thoti, një saçerdot, ish mbret nga Atlantida, që formoi nji koloni në Egjyptin e vjetër mbas përmbytjes së Atlantidës.

Ai ka qenë konstruktori i Piramidës së Madhe të Gizës, gabimisht thanë e Keopsit. Në piramidën e Gizës, THOTI ka trupëzue njohunitë, urtësinë, shkencën dhe shumë sekrete nga Atlantida e vjetër. THOTI ishte i pavdekshëm, dmth ai ka fitue mbi vdekjen. Shfaqje para popullit sa herë ai donte, pa kaluar nëpërmjet vdekjes. Në nji papir që ndodhet në Torino, përshkruhen të gjithë faraonët dhe perënditë që drejtuen Egjyptin, simbas radhës dhe trashëgimisë faraonike. Për çdo sovran shkruhet viti i marrjes së pushtetit dhe i mbarimit të tij, edhe nëse ka qeverisun për pak muej ose pak vite. Për THOTIN, aty thuhet se ka drejtue Egjyptin për plot 31236 vjet. Përsosmëria e tij ka ba që t'i transmetojë njohunitë e veta në shumë koloni të ndryshme me origjinë nga Atlantida, përfshi edhe emigrimet e atlantideasve në Amerikën Qendrore e Jugore.

Kur arriti koha e përshtatshme që ai të linte Egjyptin, THOTI filloi ndërtimin e Piramidës së Madhe dhe hyrjen e Sallës (Odës) së Madhe të Amentit, vend ku ai filloi shkrimet e tij dhe ruejti sekretet ma të famshme të tij me roje. Edhe sot asht jashtë përfytyrimit tonë të mendohet se si janë ngritë dhe transportue blloqet gjigande të gurit me të cilin asht ndërtue kjo odë, të cilat peshojnë nga 20 deri 80 ton, kur edhe sot asht e zorshme të gjesh vinç për t'i ngrejtë. Jashtë piramidave janë dy statuja të bame vetëm nga dy blloqe gurësh, të transportueme nga një gurore që gjindet shumë larg nga aty dhe secila peshon 1200 ton.

Gjithashtu edhe piramidat datohen ma të vjetra se 12 000 vjeçare e jo 4000-5000 vjeçare, siç na kanë mësue nëpër shkolla.

Në kohët e mavonshme, pasardhësit e këtyne rojeve të sekreteve të THOTIT, bahen saçerdotë të piramidës, ku Thoti deklarohet si **Zot i Ditunisë dhe Urtisë** e shkrimet e tij i ruejtën nga brezi në brez, deri në ditët tona. Në

legjendë Odat e Amentit quheshin Odat ku kalonte shpirti mbas vdekjes për t'u gjykue.

Simbas legjendës, për herë të parë asht shfaq 36000 vjet para Erës së Re e ka rrojtur 16 000 vjet duke u çfaqun e mishërue në periudha e epoka të ndryshme. Unë në fillim mendoja se kësaj shifre duhej t'i hiqeshin dy zero, kështuqë shifra 160 vjetëshe duket ma reale, por duke u thellue në studimin e shkrimeve të THOTIT, i dhashë të drejtë këtyne studimeve dhe i besoj asaj që THOTI ka rrojtun 16 000 vjet, sepse profetët nuk çfaqen çdo vit e çdo shekull. Që të riçfaqet nji profet duhet të kalojnë shumë mijëvjeçarë e shumë epoka. Edhe sot në kohët moderne, në shumë besime fetare, pritet rikthim profeti.

Gjatë kësaj kohe mendimet dhe shpirti i Thotit u trupëzuen në mënyra që janë të përshkrueme dhe në shkrimet e tij. Sipas kësaj ai asht trupëzue tri herë dhe herën e fundit asht njohun në Greqinë e lashtë, si Ermes, tri herë i lindun. (Ose: Ermet, që shpjegohet me shqipen: Ere Mbeti ose në dialekt: Ere Mes, Ere-Met). Ai kalonte sa herë donte në gjendje transi as i gjallë e as i vdekun, dhe zgjohej kur e shifte të nevojshme.

Shkrimet e tij në pllakat e zmeraldit duhet të lexohen jo vetëm nji herë, por dhjetra herë, sepse vetëm kështu mundet të zbërthehet kuptimi i vërtetë i tyne. Nji lexim i rastësishëm të jep një ndriçim të bukur, por nji studim i thelluem të hap rrugët e ditunisë dhe të kërkimit.

Po shkruej pak fjalë për këto sekrete kaq të fuqishme që i janë mbajtë të fshehta njerëzimit për shumë kohë dhe po deklarohen tashti.

Afërsisht në vitet 1300 p.e.r. në Egjypt (emni i vjetër "Khem") filluen turbullinat dhe shumë delegacione të saçerdotëve filluen të largohen në pjesë të tjera të botës.

Disa nga këta saçerdotë të piramidave transportuen me vete dhe pllakat prej smeraldi si gjana të shenjta me të cilat ushtronin autoritet ma të madh mbi saçerdotët që nuk ishin nga rraca e Atlantidës. Pllakat prej zmeraldi ishin të shpjegueme nga legjenda si autoritet shumë i madh i saçerdotit Thot.

Nji grup i veçantë i saçerdotëve merr me vete pllakat prej zmeraldi dhe emigron në Amerikën e Jugut, u krijojnë një rracë të fuqishme, rracën Maya, që na kujton shumë atë egjyptjane. Nga këta saçerdotë nji pjesë ngelën dhe u stabilizuen atje dhe në shekullin e dhjetë popullsia Maya vendoset në Jukatan dhe pllakat prej zmeraldi u vendosën poshtë nji altari të tempullit më të madh: atë të zotit Diell.

Mbas pushtimit të shtetit Maya nga spanjollët, qytetet u braktisën dhe thesaret e tempujve u harruen.

Prezenca e shkrimeve në pllakat prej zmeraldi asht mbajtë sekret deri në vitin 1925 dhe vetëm në këtë vit asht dhanë leja provizore për botimet dhe përkthimet e tyne. Vendndodhja e pllakave prej zmeraldi mbahet sekret. Ata hyjnë në pasuninë botnore dhe mbrohen në fshehtësi. Asht e parashikueme që shumë njerëz nuk do t'i besojnë, por do të theksojmë nji fjali nga ato pllaka:

"Se drita asht brenda teje, drita që asht gdhend në këto shkrime do të përgjigjet".

Tash pak fjalë për ndërtimin dhe përmbajtjen e pllakave prej zmeraldi:

Janë të përbame nga 12 pllaka prej zmeraldi jeshil, të formueme nga nji substancë që nuk i dihet përmbajtja. Ato janë të paprishuna dhe i rezistojnë të gjithë elementeve dhe substancave të natyrës që njifen deri sot. Në fakt struktura atomike dhe molekulare asht fikse dhe asnjiherë nuk ndryshon.

Mbi pllakat e zmeraldit janë gdhendun shenjat e gjuhës së vjetër të Atlantidës: shenja që i përgjigjen dhe hyjnë në rezonancë me valët e mendimeve duke lanë vibracione mendimesh në kokën e lexuesit.

Pllakat prej zmeraldi kanë të gdhenduna dhe shenja rrathësh ngjyrë ari, domethania e të cilave hyn në sekrete e vjetra. Kuptimin e këtyne rrathëve dhe atyne që po shfaqen në arat me grune, po mundohen t'i japin nji shpjegim e nji lidhje shkencëtarët. Çdo njeri që i lexon me vëmendje pllakat prej zmeraldi, domethania dhe urtësia e gdhendun në to, do t'i kthehet lexuesit e shumëfishueme. Aty thuhet:

"Beson o nuk beson, por kur i lexon ato, vibracionet që gjen atje do të përgjigjen në shpirtin tand."

Të gjithë simbolet dhe rrathët janë çelësa për të hy tek e vërteta, por shumë herë porta e së vërtetës nuk hapet sepse çelësi nuk asht i saj. Në qoftë se ne do t'i kuptojmë të gjithë çelësat, të gjithë simbolet që janë manifestue aty, do të mundim të futemi në sekretet e pllakave prej zmeraldi.

Në faqet në vazhdim do të jepet përkthimi i Shkrimeve në Pllakat prej Zmeraldi. Janë fiksue me fjalët e Thotit shumë domethanie që nuk shfaqen në sipërfaqe. Drita e njohunive e gdhendun në pllakat prej zmeraldi të hap shumë fusha mendimesh. Aty thuhet:

"Lexo dhe mëso", por vetëm në qoftë se drita brenda ndërgjegjes tande rizgjon shpërthime në thellësinë e shpirtit tand dhe ndërthuret me të.

***

Universi asht gjithnji në lëvizje, sipas ligjeve e rregullave që rregullojnë lëvizjen e planeteve, galaktikave dhe hapsinës-kohë. Sipas këtyne ligjeve e rregullave zhvillohet dhe jeta e bimëve, kafshëve dhe e të gjitha gjallesave në univers. Të gjitha këto i mësojmë nëpër shkolla. Qëllimi kryesor i shkollave të rrymave shpirtnore e fetare, i të gjitha rrymave dhe kohnave, ka qenë ndërlidhja e ligjeve që zhvillohen e evolojnë midis gjallesave e shpirtnave dhe lidhja midis njeriut material dhe atij shpirtnor e intelektual, nga ku zhvillimi mendor ban pjesë si në atë material ashtu dhe në atë shpirtnor. Për të arritë në njohunitë ma të nalta duhet zhvillue ana intelektuale, se kështu fuqizohet dëshira për studime të tjera. Zhvillimi i anës materjale asht hapi i parë e pas kësaj vjen qëllimi shpirtnor. Në jetën e përditshme lindja, zhvillimi trupor e mendor, rritja e fëmijëve dhe e pasunisë etj., hyjnë në aspektin material, por pas realizimit të këtij aspekti në fund të pret vdekja dhe atëherë mendon se e ke arritë qëllimin material e duhet të përgatitesh për vdekjen, për aspektin shpirtnor që do të ndjekë pas kalimit, si mund ta quej, nga gjendja materiale në atë shpirtnore. Nëse gjendja materiale (jeta) zgjat disa vite (nga nji minutë deri mbi nji qind vjet), jeta shpirtnore, sipas

shkollave shpirtnore, zgjatet deri në pafundësi. Duke i mbushë këtë boshllëk, (Zgjatje të jetës shpirtnore deri në pafundësi) njerëzve u pëlqen të jenë të lidhun me shkollat shpirtnore, me fenë, simbas zgjedhjes që bajnë, ndjekin fenë që dëshirojnë.

Gjendja materiale, siç e dijmë nga shkolla, kalon nëpër nji proces të pafund transformimesh, duke u shndrrue mbas vdekjes në landë organike që ushqejnë mikroorganizmat e bimët e këta, duke u konsumue nga njeriu ose kafshët barngranëse, kalojnë prap tek njerëzit nëpërmjet qumështit ose mishit të këtyne kafshëve. Kjo gja edhe kur e mendojmë na neverit, kurse mundësia që shpirti të jetojë në pafundësi, na ledhaton.

Simbas disa besimeve fetare, edhe shpirti kalon në po të njajtët proçese transformimi, duke kalue nga njeriu te kafshët dhe nga kafshët te njeriu, ose nga nji njeri te tjetri.

Se sa të fuqishme kanë qenë shkrimet e THOT-it nga Atlantida, mjafton të mendojmë se i kanë mbijetue mijëra viteve, siç do mundohem ta zbërthej sipas përkthimeve të tij, që i kam marrë nga disa variante në italisht e këto të përkthyeme nga anglishtja. Për hapsinë-kohën aty flitet mijëra vjet para Ajshtajnit. Nji tjetër profete e kohës së THOT-it, që ishte femen e quhej MAT (e shpjegojnë me fjalën shqipe me mat, me peshue) disa mijëra vjet para profetit ebre MOSE (Musai) krijoi 42 ligje të shenjta që populli dhe faraonët i respektonin. Mose i ka marrë të gjitha të gatshme, i ka kopjue e përshtatë simbas kërkesave të popullit të vet e, për t'ia ba të besueshme atij populli (disa qindra) analfabet e të sapodalë nga Egjypti, i deklaronte se ia kish dërgue Zoti, gja që nuk ishte e vërtetë. Mbi bazën e shkrimeve të Mose (Musait) u zhvilluen pjesa ma e madhe e rrymave fetare monoteiste, nga ebraizmi, ortodoksët, katolikët, protestanët, unitet etj., e deri tek pjesë të besimit mysliman, që, megjithëse kanë shumë gjana të përbashkëta, shumica e luftnave asht ba për ato pak ndryshime që ata kanë me njana-tjetrën.

Autori

## HISTORIA E THOTIT NGA ATLANTIDA

### PLLAKA I



*Thoti parafytyrohej me koken e shpendit Ibiz(Idriz) nga egjyptianet.*

Unë, Thot Atlantideo, zot i mistereve, roje i regjistrave, madhështori mbret, magjistar, që po jetoj nga njëri brez në tjetrin, jam shpirti që kalon muret e

Amentit, i ulur atje për të drejtue të gjithë brezat që do të vijnë pas këtij regjistrimi të të gjitha mendimeve të fuqishme të Atlantidës.

Në qytetin e madh Keor, në ishullin Undal (në nji tjetër kapitull, shkruhet: UNAL. Duket si fjala shqipe U NDALOVA, ashtu si shpjegohet dhe emni i vjetër i Irlandës, ERINI, në shqip: E RINI, atje bie shiu sa herë e don toka dhe e rinon atë. shën. im.) shumë kohë ma parë, unë kam fillue këtë mishërim, jo si njerëzit e vegjël të epokës që po jetojmë, por si nji i mbifuqishëm, i gjallë dhe i vdekun, por gjithmonë nga epoka në epokë duke rigjallnue jetën në Odën e Amentit, (edhe kjo fjalë në dialektin geg ndahet: A dmth Asht dhe fjalës Ment, që do të thotë Mendje, e gjithë fjala mund të thuhet: asht e mendve, dmth vendi i mendimeve të mëdhaja – Shën.im.), ku lumi i jetës gurgullon përjetësisht.

Me qindra herë unë kam zbritë në rrugën e errët që të çon në dritë dhe kështu me qindra herë kam ngjitun nëpërmjet errësinës së frikshme në dritë, forcën teme, fuqishëm rimekambun.

Tash, për pak kohë, unë po zbres dhe njerëzit e Khem (Egjypti i vjetër) nuk do më shohin ma, por në një kohë që nuk ka lindun akoma, unë do të buroj madhështor dhe i fuqishëm, duke kërkue kujtimet që kisha lanë pas. Atëherë kujdes, njeriu i Khemit, nëqoftëse ti ke fallsifikue tradhëtisht mësimet e mia, unë do të hedh poshtë nga aty ku je dhe do të përplas në errësinën e frikshme të greminave nga ke ardhë. Mos ia zgjo sekretet e mia njerëzve të veriut dhe as njerëzve të jugut, frykësohu nga mallkimet e mia që do të bien mbi ty! Kujtoji gjithmonë dhe baj kujdes nga fjalët e mia, sepse me siguri do të rikthehem prap dhe do të kërkoj llogari për ato që duhet të ruejë. Përgjithmonë, dhe në qoshen ma të humbun të kohës, dhe matanë vdekjes të jem, unë do të kthehem, do të ripaguej ose të denoj sipas qëndrimit dhe besnikërisë tande.

I madh ka qenë populli im në kohët e moçme, e fortë ishte fuqia e shkëputun nga flakët e përjetshme e mbi gjithë këto, ma i madhnishmi ndër bijt e njerëzimit ishte baba im THOTME (në shqip ME THOT MUA), roje i tempullit të madh, i cili lidhte Bijtë e Dritës që qëndronin në tempull me rracën njerëzore që banonin të dhjetë ishujt. Zëdhanës, pas Treshes të banorëve të UNDAL-it, i flisja mbretit me za të denjë e me respekt që duhet të ndigjohej. Qysh fëmijë, unë u rrita e u burrnova duke përfitue nga baba im të msheftat e lashta, derisa me brumosën me flakën e ditunive, derisa të digjem në këtë flakë e të tretem.

Asgja nuk dëshiroj, përveçse të jem i përndjekun nga përvoja, njohunitë, ditunitë, matunia e urtësia., (këto fjalë përsëriten shpesh dhe unë mendoj se janë të barazvlerfshme me fjalën PLEQSI), derisa të vijë dita e madhe, që të urdhënohem nga Banorët e Shejtë të Tempullit, para të cilëve jam i dërguem.

Të pakët ishin disa fëmijë të njerëzve që kishin mundun të shihnin këtë pamje madhështore, prandaj Fëmijët e Dritës që jetojnë në këto ambiente, nuk janë si fëmijët e njerëzve, derisa ata nuk janë mishërue në nji trup fizik. (Fëmijët e Dritës asht nji nga të panjohunat ma të mëdhaja të njerëzimit. Flitet se janë pa nga njerëz të ndryshëm në formë femnore shumë të bukura e të ndritshme). Unë isha zgjedhë midis fëmijëve të njerëzve, u pranova nga Banorët e Mësimdhanies kështu dhe qëllimi i Tyne asht krye, qëllim ky që u mendue në barkun (mitrën) e

kohës. Për shumë epoka banoj në Tempull duke mësue vetëm dituninë e urtësinë, derisa më afrohet Drita e Flakës së Madhe, që më mëson si të përshkoj Amentin nga nëntoka, ku Mbreti i Madh rrin në fronin e tij të forcës. Nga thellësia e shpirtit tem përkulem përballë Zotit të Jetës dhe Zotit të Vdekjes, duke pranue me rrespekt si dhuratë Çelësin e Jetës. Nga ky çast isha i lirë nga Salla e Amentit, i çliruem nga vdekja e i mbërthyem në rrathët e Jetës.

Udhëtoj larg deri ke yjet e në pafundësi, deri ku hapsina dhe koha ndalojnë, atëherë, duke pi me fund gotën e ditunisë dhe urtësisë, shof në zemrat e njerëzve e zbuloj të msheftat e mëdhaja, sepse vetëm në kërkim të së Vërtetës shpirti im mund të jetë i mbushur me flakën e të vërtetës.

Jetova nëpër shumë epoka, duke shikue rreth meje ata që po shijonin Gotën e Vdekjes dhe riktheheshin në Dritën e Jetës. Ngadalë e ngadalë nga Mbretnitë e Atlantidës kaluen valë të ndërgjegjes që ishin ba njish me mue, vetëm për të qenë të ndërrueshme me lindjen e nji ylli ma të vogël. Ndigjoj me bindje ligjet, fjalët që lindin nga Zoti. Gradualisht zbresin në errësinën e ATLANTIDE-ve, derisa ma në fund zemërimi del nga AGWANTI (Gjendje e pavetëdijshme, gjendje transi. Diku shkruhet AGUANTI e nëse asht shqipe fjala: AGOI dita, AGON TI, AGUAN ata, kjo fjalë bahet e kuptueshme nëpërmjet gjuhës shqipe). Banorët thonë Fjalën, duke thirrë Fuqinë.

Nga thellësia e zemrës së tokës, fëmijët e Amentit ndigjojnë, e duke ndigjue, drejtojnë ndryshimet e lules së flakës që djeg në përjetësi, duke u ndryshue e duke udhëtue përdorën Fjalën, derisa kjo flakë e madhe ndryshon drejtimin e saj. Nëpër botë pastaj hyjnë ujna të mëdha, duke mbytë e përmbytë ndryshon ekuilibrin e Tokës, derisa vetëm Tempulli i Dritës ngel në kambë, në të majtë të malit të madh të UNDAL-it, që vazhdon të burojë nga uji. Kishte mbetë ndonjeni gjallë aty, i shpëtuem nga ndërhymja e ujit.

Më thërret paskësaj Zoti e më thotë: Mblidh bashkë me ty këta njerëz të mi! Zgjidhi sipas punëve që ban secili e çoji larg nëpërmjet ujit, derisa të mbërrini në tokën e të egërve leshatorë, që banojnë nëpër shpella të shkretinës! Ndiq planin tim që ti e din!

Kështu mblodha njerëzit dhe i ngarkova në anijen e madhe të Zotit. U zgjuem e u nisëm pa zbardhë dita. I zi shtrihej poshtë nesh Tempulli. Papritmas nga Ai ngrihet uji. Zhduket nga toka dhe, kur mbrrin koha, shofim mbadhështorin Tempull. Ne shkojmë me të shpejtë drejt diellit të mëngjesit, derisa poshtë nesh takojmë me tokën e bijve të KHEM (Egjipt i vjetër).

Ata me të gjithë shpejtësinë e tyne, vijnë drejt nesh me topuze e me ushta e ne u ngritëm të zemëruem kundër atyne që donin të shkatërronin Bijtë e Atlantidës. Unë ngrihem personalisht dhe i drejtoj me skeptrin tem nji rreze me vibracione, duke i qëllue në shenjë, derisa i shkatërroj si copat e gurit nëpër mal.

Pastaj unë i flas me fjalë të qeta e të matuna, duke u shpjegue forcën e Atlantidës dhe që ne ishim bijtë e Diellit dhe lajmëtarët e tij. Të frykësuem nga



këto ngjarje të çuditshme të shkencës magjike, ata ngrijnë të përmbysun sipër kambëve të mia, derisa unë i le të lirë.

U ngulëm gjatë në tokën e KHEM, shumë e shumë kohë, derisa për të rrespektue fjalën e Zotit, që edhe kur flen, rron përjetësisht, ngrejta Fëmijët e

Atlantidës dhe i çova në shumë drejtime, derisa në barkun (mitrën) e kohës mençuria e urtësia do të burojë e rilindun nga bijtë e tyne. (Me këtë thanie vërtetohen zbulimet e shumta nëpër botë, të cilat kanë stilin e Atlantidës. Shën. im.)

Ngulem për shumë kohë në tokën e KHEM, baj shumë punë të mençme e të mëdhaja. Bijtë e KHEM-it u rritën me Dritën e Ditunive, të spërkatun nga shiu i pleqësive të mia. Pastaj prisha korridoret (rrugicat) për ke AMENTI, kështuqë unë mund t'i mbaj fuqitë e mia e të baj që të jetojë nga njëna jetë në tjetrën Dielli i Atlantidës, duke mbajtë urtësinë e maturinë e duke ruejtë kujtimet.

Nji pjesë e vogël e bijve të KHEM u bashkuen me personat përreth meje, duke rritun avash-avash besimin ke forca e shpirtit. Tashti, për pak kohë po largohem nga këta, në sallat e errëta të Amentit, shumë poshtë, në barkun e Tokës, përballë Zotit të gjithfuqishëm, Ai dhe unë, banor i tij. Buron e naltësueme nji hyrje, nji hyrje që të drejton poshtë ke Amenti. Duhet guxim për ta përballue në errësinë hymjen e vogël që të çon në sallën e errët të Amentit. Sipër, mbi korridor, unë ndërtoj nji piramidë madhështore, duke përdorur forcën teme, ma të fortë se ajo e tokës (gravitetit). Në nji vend ma të thellë, unë i forcoj hymjet nëpër oda dhe hap nji tjetër tunel rrethor, që mbrrin gati në majë. Atje në kulm, unë vë kristalin, që jep rrezatimin në hapsinën-kohë, i ndryshoj drejtimin e forcës që vjen nga hapsina duke e përqëndrue mbi hymjen e Amentit. Ndërtoj të tjera oda dhe i le që të gjitha të duken si ajo e vërteta dhe atje mshef çelësat e Amentit. Çdonjeri që guxon të përballojë këtë mbretni të errësinës, duhet që në fillim të pastrohet duke ndejtë për nji kohë të gjatë pa hangër e pa pi.

Kush shtrihet në sarkofagun e odës teme, atëherë unë i zbuloj atij sekretet e mëdhaja. Shpejt ai njeri do të ndjekë rrugën në thellësi të errësinës së Tokës, ku do të takojë me mue THOTIN, Zotin e Pleqësive. Do ta takoj, do ta mbaj e do të rri gjithmonë me të.

Unë ndërtova piramidën e madhe, të projektueme simbas modelit të forcës piramidale të Tokës, që digjet përjetësisht, kështuqë mund të rezistojë për shekuj. Tek ajo unë kam mbështetë njohunitë e mia të shkencave magjike. Unë mund të jem prap këtu, kur të kthehem prap nga Amenti. Përgjithmonë ndërkohë që unë fle në Sallën e Amentit, Shpirti im që asht i lirë, mund të mishërohet, duke banue në trupin e njerëzve, në njanën formë o në tjetër (si ke HERMESI i kohëve të lashta, tre herë i lindun – Shën.Im.). Unë jam i dërguem në Tokën e Njerëzve, zbatoj urdhnat e tyne, kështuqë shumë nga njerëzit do të naltësohen. Tash po kthehem në Sallën e Amentit, duke lanë mbas meje pjesë të pleqësive të mia. Duke ruejtë e duke dërgue urdhnat e Njerëzve, unë do të ngre përherë nalt sytë e tyne drejt Dritës. Ndërkohë sigurisht do të bahesh njëlloj si Mësuesi, sigurisht do të jesh i barabartë në gjykime me Mësuesin, sigurisht do të jesh i njillojtë me të Gjithë.

Tash po largohem nga ty. Ndiq urdhnat e mia, mbaji e ruaji e unë do të jem me ty, do të ndihmoj e do të drejtoj drejt Dritës!

Tash përballë meje hapet porta. Unë po zbres në errësinën e natës.

Në figurën sipër shifet pamja e nji salle në thellësi të piramidës së Gizës në Egjypt, që mund të jetë salla e Amentit. Po t'i krahasojmë përmasat e blloqeve të gurit, me figurën e vogël e të zezë të një njeriu që po kalon në korridorin e kësaj salle, krijohet parafytyrimi i madhështisë së këtij ndërtimi shumë të saktë, të ndërtuem me blloqe gjigande guri, që edhe sot nuk gjinden vinça për t'i ngritë nga vendi.

Në thellësi, në zemër të tokës, shtrihen odat e Amentit, larg, poshtë ishullit të përmbytun të Atlantidës, Odat e Vdekjes dhe Odat e Jetës, në banjën e flakëve të përjetshme.

Larg, në kohët e kalueme, humbun nëpër hapësinën-kohë, Bijtë e Dritës hodhën shikimin poshtë në Tokë. Shifnin fëmijët e njerëzve, të lidhun në zinxhirët e skllavnisë. E dinin ata se vetëm duke ju heqë njerëzve të Tokës skllavinën, Dielli do të ndriçonte Tokën e njerëzit. Njerëzit e Dritës zbritën dhe krijuen trupin, duke marrë si shembull trupat njerëzorë. Mësuesi i Madh zbriti i fundit e tha:

**- "Ne jemi ata që jemi formue nga pluhuri i hapsinës kozmike dhe do të marrim pjesë në jetë deri në pafundësi, duke jetue në këtë tokë si fëmijtë e njerëzve, të ngjashëm dhe jo të ngjashëm me njerëzit!"**

Pastaj, në nji vend të banuem, poshtë kores së tokës, me anë të forcës së tyne, krijuen hapsina të bollshme, larg fëmijëve të njerëzve.

Aty qëndrojshin, të rrethuem nga forca të fuqishme, të mbrojtun nga influenca shkatërruese e Odës së Vdekjes. Pak e nga pak u vendosën në hapsina të tjera, që i mbushën me Jetën e me Dritën nga sipër.

Pastaj ndërtuen Sallën e Amentit, ku Ata do të mund të banojshin përjetësisht në nji jetë të përjetshme.

Tridhjetë e dy ishin Bijtë, Bijtë e Dritës, që kishin ardhë midis njerëzve dhe kishin kërkue t'i lirojshin ata nga zinxhirët e errësinës, të gjithë ata që ishin të lidhun nga forca që vijshin nga ana tjetër.

Përposhtë, në Odën e Jetës, rritet nji lule verbuese, shpërthyese, flakëruese që e kthen mbrapsht natën. E vendosun në qendër, nji rreze me fuqi të madhe i jep Jetën, i jep Dritën duke i mbushë me fuqinë e tyne të gjithë ata që i afroheshin. Aty përqark qëndrojnë fronet e tyne, tridhjetë e dy vendndodhje për çdonjanin nga Bijtë e Dritës, në këtë botë që mund të jenë spërkatë nga rrezatimi, mbushun me Jetën e Dritës së përjetshme.

Atje, kohë mbas kohe, ata vunë të parët trupa që krijuen, kështu që mund t'i mbushnin me Shpirtin e Jetës. Njiqind vjet çdo nji mijë, flaka e Dritës që jep Jetën duhet të ndriçojë para trupave të tyne duke shpejtue rizgjimin e Shpirtit të Jetës.

Atje, nga njana epokë në të gjithë bashkë ulën Zotnit e Mëdhej, që jetojnë nji jetë të panjohun nga njerëzit. Atje, në Odat e Jetës, ata shtrihen të fjetun, por shpirtat e tyne fluturojnë të lirë nëpërmjet trupave njerëzorë. Kohë mbas kohe, ndërkohë që trupat e tyne shtrihen të fjetun, ata mishërohen në trupat e njerëzve, duke i mësue e drejtue në rrugë të drejtë.

Atje në Odat e Jetës, të mbushuna me ditunitë e mençunitë e tyne, të panjohuna nga rraca njerëzore, jetojnë përgjithmonë në flakën e ftoftë të jetës, të ulun rrijnë Bijtë e Dritës.

Arrin nji kohë kur nga aty ata burojnë, arritin nga thellësitë, për të qenë drita midis njerëzve, të liruem nga odat e Amentit, të lirë nga Lulja e Dritës së Jetës.

Çuditërisht fuqishëm, Ata, të mbështjellë me velin e forcës së tyne, qetësisht, të gjithshka-ditshëm, drejtojnë forcën e jetës, ndryshe nga bijtë e Njerëzve.

Po, ndryshe asht edhe Njishi me Bijtë e Dritës. Roje e vrojtues i forcës që lidh me zinxhirë njeriun, gati për t'i shkri lidhjet kur Drita të jetë arritë. Ma përpara e ma e fuqishme rri Paraqitja (Pamja) me Vel, Zoti i Zotave, i përjetshmi NANDA, sipër çdonjanit nga Zotat e Cikleve; Tre, Katër, Pesë e Gjashtë, Shtatë e Tetë, çdonjani me misionin e tij, çdonjani me fuqinë e tij, duke drejtue e udhërrëfye njerëzimin drejt qëllimit të fundit.

Aty qëndrojnë Ata, fuqishëm e autoritarë, të liruem nga hapsinë-koha. Nuk janë të kësaj bote Ata, por i barabartë me Ata asht Vëllai ma i Vjetër i fëmijëve të njerëzve (Banori). Duke gjykue e peshue, me pleqësitë e tyne shofin përparimin e Dritës midis njerëzve. Atje, përballë me Ata, më çuen ke Banori ku unë pashë që u bana nji me Ata, sipër tij (Banorit).

Pastaj nga Ai (Banori) vjen nji za i madhnishëm që më thotë:

- I madh je ti, Thot, midis bijve të njerëzve. Erdh ora tash të lirohesh nga Odat e Amentit, Zot i Jetës, midis fëmijëve të njerëzve.

Nuk do ta shijosh vdekjen, vetëm kur ti ta kërkosh, pije ti Gotën e Jetës deri në Pafundësi! Nga ky çast para teje ke jetën, sa të duesh ti. Tash e tutje Vdekja do të jetë nën urdhnat tueja. Rrin ose nisesh, si të dëshirosh.

Merre jetën në formën që ti dëshiron, Fëmijë i Dritës që je rritë midis njerëzve! Zgjidh detyrën tate, për të gjithë duhet të punosh, pa u largue asnjiherë nga rruga e Dritës.

Tash ke luejt nji hap drejt rrugës së përpjetë, i pafund mali i Dritës.

Çdo hap që ti ban, të lartëson drejt malit të Dritës; çdo gja që ti përparon, asht pak, sepse shumë e largët asht gjysma e rrugës.

Sa herë i afrohesh matunisë e ditunisë së pafund, aqë herë të ngelet gjysma për të ba.

Tash ti je i lirë nga Odat e Amentit, për të ecë dorë për dorë me Zotnitë e kësaj bote, me të vetmin qëllim: të punoni bashkë për t'i çue në Dritë fëmijët e njerëzve.

***

Mbas kësaj, nga froni i tij më vjen nji Zotni, më merr dorën e më drejton përpara, nëpërmjet të gjitha Odave të tokës së thellë e të panjoftun. Më drejton nëpër Odat e errta të Amentit, duke më tregue të mshefta të mëdhaja, të panjohftuna nga njerëzit. Më drejton nëpër kalimin zbritës e të errët, në Odën ku qëndron e riqëndron Vdekja. E gjanë shtrihej në hapsinë përballë meje Oda e

madhe e Amentit, e rrethueme nga muret e errësinës, por e mbushun plot me Dritë. Përballë meje qëndronte nji fron i errësinës e mbi të ishte ulë me velin sipër, figura e natës. Figura e madhe e ulun aty, ishte ma e errët se errësina, e zezë si errësina që nuk ka qenë në asnji natë.

Paskësaj Zotnia përballë me të, ban ni pushim e përmend Fjalën që ban dritën e thotë:

- Oh, Zot i Errësinës, drejtoje në rrugën që të çon nga Jeta në Jetë! Përballë teje pruna Diellin e mëngjesit. Asnjiherë mos ma takosh ma fuqinë e natës! Asnjiherë mos e thirr flakën e tij në errësinën e natës! Shife mirë, njife njanin nga vllaznit tanë, i naltësuem nga errësina në dritë! Liroje flakën e tij nga skllavnija e saj, lene të dalë flakërima e lirë nëpërmjet errësinës së natës!

Figura paskësaj ngre dorën, ia bef papritmas nji flakë që shpërthen ndritshëm e shkëlqyeshëm.

Veli i errësinës rrëzohet mbrapsht me të shpejtë, duke rrezikue Odën e errësinës së natës. Paskësaj shpërthen në hapsinën e madhe, përballë meje, flakë mbas flake, nga veli i natës. Të panumërt milionat u shfaqën përballë meje, dikush flakrues si lulja e flakës. Të tjerët që ishin aty, shpërthenin nji fije rrezatimi që rridhte dobët jashtë nate.

Dikush nga ata u dobësuan me të shpejtë, të tjerët rriteshin nga nji shkëndijë e vogël drite. Çdonjani i rrethuem nga fije veli të errësinës, flakëronte akoma me një dritë që nuk mundej kurrë me u zhdukë. Nji ik e ja si xixëllonjat në pranverë, mbushën hapsinën me Dritë e me jetë.

Paskësaj ndigjohet nji za i fuqishëm e madhështor:

- Këto drita janë shpirtna midis njerëzve që rriten ose rreshken, të qëna gjithmonë, të ndryshueshme ndërkohë që jetojnë nëpërmjet jetës dhe vdekjes. Kur ato të kenë shpërthye si lulet, e të kenë arritë në kulm të rritjes në jetën e tyne, me të shpejtë i çoj velin tem të errësinës, mbështjell të vdekunit me qefin dhe i ndryshoj në nji formë tjetër jete.

Me besim të thellë, të drejtuem në anët e nalta të të gjitha kohnave, rritet, hapërdahet në nji flakë tjetër që ndez errësinën, me nji fuqi çdoherë e ma të madhe, zhduket, por rri e ndezun në velin e natës. Kështu rritet shpirti i njeriut, përherë i drejtuem në anët e nalta, zhduket, por rri i ndezun në errësinën e natës. Unë, Vdekja, vij e nuk rri, sepse jeta e përjetshme ekziston në Gjithësi: qëndron vetëm nji pengesë: Unë në mendime për të qenë i pushtuem me shpejtësi të madhe nga drita e pafundme.

Ngrihu, o flakë që djeg nga mbrenda, flakëro e pushtoje velin e natës!

Atëherë në mes të flakës në errësinë, shpejton njani që më shtyn për nga mbrapa natës flakëruese e të shpërndame, përherë e ma e shkëlqyeshme, derisa ma në fund nuk ishte gja tjetër, përveç se Drita. Atëherë shoqnuesi im më flet me zanin e Zotit:

- Shife atje shpirtin tand, nga tash i liruem përgjithmonë nga Zoti i Natës!

Ai atëherë më drejton nëpër shumë hapsina të mëdha të mbushuna me sekrete të Bijve të Dritës, sekrete që asnji njeri nuk mund t'i dijë e ai nuk mund t'i dijë, derisa të jetë ba një Diell i Dritës.

Paskësaj Ai vendoset mbas meje e më drejton në Dritën e Odës së Dritës.

U gjunjëzova përballë Zotave të mëdhej, Zotave të të gjitha kohnave. Ai (Zoti i madh) atëherë thërret fjalët me shumë forcë:

- Ti je i liruem nga Odat e Amentit! Zgjedhi punët tueja midis fëmijëve të njerëzve!

Atëherë unë them:

- O Zot i Madh! Më len që unë të bahem mësuesi i njerëzve, derisa ata të jenë udhëheqë e drejtue në drejtim për nalt, sepse ka dritë dhe midis njerëzve, të lirueme nga veli i natës që i rrethon e flakërojnë me nji dritë që ndriçon midis tyne.

Paskësaj zani më thotë:

- Shko ku të duesh ti! Kështu u vendos! Ti je pronar i qëllimeve tueja, je i lirë t'i pranosh ose mos t'i pranosh, si të duesh ti. Merre fuqinë, merre dhe dituninë e matuninë (pleqësinë). Shkëlqeji si nji dritë midis bijve të njerëzve!

Paskësaj Banori më drejton për së nalti. Unë do banoj prap midis bijve të njerëzve, duke i mësue e tregue pjesë të pleqsive të mia, që janë Diell Drite, nji flakë midis njerëzve.

Tash edhe nji herë po përshkoj shtegun zbritës e kërkoj dritën në errësirën e natës.

Me kurajë do të vazhdoj, duke ruejtë kujtimet e mia, të vazhdoj të jem udhëtregues i bijve të njerëzve.

## ÇELËSI I PLEQSIVE

## PLLAKA III

- Unë, Thot Atlantideu, ju jap pleqsitë e mia, njohunitë e mia, ju jap fuqinë teme, pa më detyrue kurrkush.

Do i jap derisa edhe njerëzit të zotnojnë e të kenë këto pleqsi e të shkëlqejnë në botë nga veli i natës.

Pleqsi e fuqi, fuqi e pleqsi, njanën bashkë me tjetrën, duke i përkrye të gjitha.

Nuk duhet të jesh mendjemadh, o njeri nga pleqsitë e tua!

- Fol me nji të paditun si mund të flasësh me të ditunin!

- Nëse ndonjani ma i ditun vjen te ti, ndigjoje dhe mbaji parasysh, sepse ditunia e matunia u takon të gjithëve!

- Nuk duhet të rrish në heshtje kur dikush flet keq për të Vërtetën, që asht si Drita e Diellit që ndriçon mbi të gjithë.

Sepse çdokush që shkon sipër kufinit të Ligjit, do të jetë i dënuem, sepse vetëm nëpërmjet Ligjeve vjen liria e njerëzve.

Kështu që nuk duhet të kesh frykë, sepse fryka asht si nji skllavni, nji zinxhir që i lidh njerëzit në errësinë.

- Ndiq zemrën tate gjatë gjithë jetës, ka vlerë ma shumë kjo se sa te asht urdhnue nga sipër. (Flitet për njerëz zemërmirë).

- Kur ti të kesh fitue pasuni, ndiq zemrën tate, sepse e gjithë pasunia që ti ke fitue nuk asht asgja, nëse zemra jote asht lodhë tue ba të mira!

- Mos ia zvoglo kohën asaj gjaje që ndjek zemra jote! (Flitet për gjajna të mira.)

- Gjithkush që janë urdhnue, nuk humbin rrugë, ama ta që e kanë humbë nji herë rrugën, nuk mund ta rigjejnë rrugën të drejtë.

- Nëse ti shkon midis njerëzve, shko vetëm, t'i duesh ata nga fillimi der në fund të zemrës!

- Nëse ndonjeni vjen ke ti për nji këshillë, lene që ai të flasë lirshëm, derisa ajo gja për të cilën ai ka ardhë ke ti, të ketë gjetë zgjidhje!

- Nëse ai lëkundet për ta hapë zemrën, ndodh sepse ti, gjykatës, ke gabue.

- Mos përsërit fjalë pa kuptim, mos ia ndërprit ndigjimin, sepse asht fjala e njanit që nuk asht në rregull.

- Mos i fol për këtë gja, kështu që ai para teje të mundet të gjejë pleqsitë.

- Heshtja të jep fitim të madh.

- Kuvendet e shumta e pavlerë, nuk të japin asnji fitim.

- Mos i ngre nalt vlerat e zemrës tate mbi ato të fëmijve të njerëzve, sepse të bahet ma e vogël se kokrra e pluhunit!

- Nëse ti je i madh midis njerëzve, të jesh i nderuem për njohunitë e njerzillëkun!

- Nëse kërkon të njohësh karakterin e nji miku, mos pyet shokët e tij, por kaloje kohën vetëm me atë. Kuvendo me atë dhe shkoqite zemrën e tij nga fjalët dhe sjelljet e tij!

- Ajo gja që asht lanë mshefë në qur (qilar), duhet të dalë jashtë, gjanat që janë tuejat duhet t'i ndash me mikun!

- Ditunia shifet nga njeriu i pa mend, si padije, dhe gjanat e dobishme si të damshme.

- Ai jeton nëpër vdekje e kjo asht ushqimi i tij.

- Njeriu i mençun e i matun e len zemrën e tij t'i gufohet, por ruen qetësinë.

- O njeri, ndigjoje zanin e pleqsive, ndigjoje zanin e dritës!

Ekzistojnë të mshefta në gjithësi, që, kur zbulohen, mbushin botën me dritë.

- Lene që çdonjani që don të jetë i lirë nga zinxhirët e errësinës së vjetër, të dallojë materjalen nga jo materialja, flakën nga toka; sepse ai e di që toka vjen ke toka, kështu që edhe flaka shkon ke flaka dhe bahen nji me veten e vet.

- Çdonjani që njef flakën që asht mbrenda saj, shkon në flakën e përjetshme e jeton përjetësisht në të.

- Flaka, flaka e mbrendshme, asht ma e fuqishme nga të gjitha fuqitë. Nga ajo rrjedhin të gjitha gjanat e hyjnë të gjitha gjanat e Tokës.

- Njeriu mbahet vetëm në ato që rezistojnë. Kështu njeriu duhet të shtyjë Tokën, edhe pse nuk mundet.

- Jo të gjithë sytë shofin me të njajtin shikim, sepse njanit i duket nji send në një formë e ngjyrë tjetër nga nji njeri tjetër. Kështu edhe flaka e përjetshme ndryshon nga ngjyra në ngjyrë e nuk asht e njillojtë nga dita në ditë.

Kështu flas unë, THOTI, nga pleqsia ime, sepse nji njeri asht nji flakë që digjet e ndritshme nëpër natë; përherë zhduket në velin e errësinës, përherë zhduket në velin e natës.

Nëpërmjet pleqsive të mia kam shikue në zemrat e njerëzve, i gjeta të burgosun në skllavninë e mundimeve. Liroje nga vështirësitë, flakën tate, o Vëllai im, që mos të varroset në hijen e natës!

Ndigjo, o njeri, e merri parasysh këta pleqsi: ku mbaron emni e forma?

- Vetëm në ndërgjegje, e padukshme, nji forcë e përjetshme me rrezatim të shkëlqyeshëm.

Format që janë krijue nga mrekullia, parashikimi yt, janë me të vërtetë efekte që ndjekin arsyen.

Njeriu asht nji yll i kufizuem nga trupi, derisa ma në fund, ia mbrrin të lirohet nga lufta e mbrendshme.

Vetëm nga lodhja në mundime, ylli mund të lulëzojë në nji jetë të re. Për çdonjanin që njef zanafillën e të gjitha gjanave, ylli i tij do jetë i lirë nga mbretnia e natës.

Kujto, o njeri, se të gjitha gjanat që ekzistojnë, janë vetëm nji tjetër formë e asaj që nuk ekziston.

Të gjitha gjanat që kanë ekzistue po ndryshojnë në gjana të tjera dhe ti nuk ban përjashtim.

Konsideroje ligjin si ligj për të gjithë.

Mos kërko atë që asht jashtë ligji, sepse kjo gja ekziston vetëm në shpresa të kota të mendimeve tueja.

Pleqsitë i vijnë të gjithëve, derisa ata të shkojnë drejt pleqësive.

Nëpërmjet të gjitha kohnave, drita mbetet e mshefët.

Zgjohu, o njeri, dhe bahu i ditun e i matun!

Kam udhëtue thellësisht në të msheftat e jetës, duke pyet e kërkue atë çfarë ishte e mshefun.

Futi në llogari të gjitha e bahu i matun e i ditun (si nji plak i mençun).

Larg, poshtë sipërfaqes së tokës, në Odat e Amentit, shifen sekretet që i janë mshefë njerëzve. Shpesh kam udhëtue në kalesën e panjoftun nëntokësore, kam pa Dritën, që asht Jeta midis njerëzve.

Atje, poshtë Lules së Jetës që përherë jeton, unë kërkoj zemrat dhe të msheftat e njerëzve. Aty gjej njanin, por ai jeton në errësinë, sepse drita e flakës së madhe i asht mshefë nga mbrenda.

Përballë zotnive të së panjohunës Amenti, unë mësoj pleqsitë që i çoj ka njerëzit.

ATA janë Zotnit e Sekreteve të pleqsive, të përçueme qysh nga pafundësia.

Ata janë Shtatë, zotnit e Amentit, zotnit ma të sipërm të Fëmijëve të Mëngjesit, Diej të Zhvillimit, Zotën të Pleqsive.

Ata nuk janë ba si fëmijtë e njerëzve! Tre, Katër, Pesë e Gjashtë, Shtatë, Tetë e Nantë janë emërtimet e Zotnive të njerëzve.

Larg nga e ardhmja e pa formë ose duke u formue, ata bahen si mësues për fëmijtë e njerëzve.

Ata jetojnë përgjithmonë, edhe kur nuk jetojnë, të palidhun nga Jeta e të lirë nga Vdekja.

Ata mbretnojnë përherë me pleqsitë e tyne të pafundme, të kufizuem, por edhe të lirë nga Odat e errta të Vdekjes.

Ata kanë me vete Jetën, ose, mund të thuhet, jetën që nuk asht jetë, të lirë nga çdo gja janë Zotat e gjithshkaje.

Ma para nga ATA mbrrin Logos (në italisht – prishje, në greqisht – fjala, në shqip Lloqe-fjalë), vegël për fuqitë e tyne mbi të gjitha. E gjanë asht shprehia e tyne edhe e mshefun në vogëlsina, e krijueme në krijim, e njoftun dhe e panjoftun.

TRESH-i mban çelësin e të gjitha magjive të panjoftuna. Ai asht krijuesi i Odave të Vdekjes, duke e çue gjithnji përpara fuqinë e tij, duke mbështjellë të vdekunin me qefinat e errësinës, lidh shpirtrat e fëmijëve të njerëzve, duke i dhanë drejtim (heq) të keqes nga fëmijët e njerëzve.

KATRA asht ai që shkrin fuqitë. Ai, Zot i Jetës të fëmijëve të njerëzve: Nga drita asht krijue trupi i tij, flakë asht shprehja e tij, çlirues i shpirtit të fëmijëve të njerëzve.

PESA asht Zotnia, Zot i gjithë çelësave magjikë, asht fjala që jehon midis njerëzve.

GJASHTA asht Zot i Dritës, kalimi i panjoftun, i përshkuem nga bijtë e njerëzve.

SHTATA asht ai që asht Zot i gjanësive, Zot i hapsinës e çelësit të Kohnave.

TETA asht ai që ve në rregull zhvillimin (evolucionin); peshon dhe ve në barazpeshë udhëtimin e njerëzve.

NANTA asht baba, i gjanë në shprehitë e tij, formon e ndryshon nga jashtë çdo gja të paformë.

Mendohu rreth këtyne simboleve që po të jap, këta janë çelësat, të mshefta për njerëzit!

Shko gjithnji në drejtim të anës së naltë, o Shpirti i Mëngjesit!

Ktheji mendimet tueja në drejtim të anës së naltë të Dritës e të Jetës! Kërko në çelësin e numrave që po të jap, dritën në kalimin nga nji jetë në tjetrën!

Kërko me urtësi e matuni! Ktheji mendimet tueja nga mbrenda teje!

Mos ia mbyll mendjen tate lules së dritës!

Ven në trupin tand nji parafytyrim të formë-mendimit. Mendohu për numrat që do të drejtojnë nëpër jetë.

I kthjellët asht mendimi i atyne që janë të urtë e të matun. Hapi portën Mbretnisë së Dritës!

Drejtoje flakën tate si Dritën e Mëngjesit.

Mbylle jashtë errësinën e jeto dritën! Merre ti, o njeri, si pjesë të ekzistencës, të Shtatët që janë, nuk janë ashtu si duken.

Hapu ti, o njeri! Ke pleqësitë e mia. Ndiq udhëtimin nëpër botë që të kam tregue!

Zotën të pleqësive, Diell të Dritës së Mëngjesit e Jeta për fëmijtë e njerëzve.

# LINDJA E HAPSINES
## PLLAKA IV



Shpejt ndigjo, o njeri, zanin e pleqsive, shpejt ndigjo zanin e THOT-it, Atlantideas!

Pa më shty njeri i jap pleqsitë e mia, të mbledhuna në kohë e hapsinë të kësaj periudhe; Zot i Mistereve, Dritë e mëngjesit që jetoj përgjithmonë, një

fëmijë i Dritës që ndriçon me shkëlqim, Ylli i Mëngjesit, THOTI, mësuesi i njerëzve dhe i të Gjithëve.

Shumë kohë ma parë, kur isha fëmijë, shtrihesha nën qiellin me yje, në Atlantidë, që prej shumë kohësh asht e mbytun. Andrroja misteret e largëta që rrinin mbi njerëzit. Në zemrën teme u rrit nji dëshirë e zjarrtë për të përvetësue shtegun që të drejton ke yjet. Vit mbas viti, kërkoja dituni e njohuni të reja, dersa ma në fund Shpirti im, me mundime e vuejtje të mëdhaja, theu skllavninë e u lirua nga zinxhirët.

Unë isha i lirë nga skllavnia e tokës së njerëzve: I lirë nga trupi, shkëlqeja nëpër natë. Ma në fund për mue ishte çelë hapsina ndëryjore. Unë isha i lirë nga skllavnia e natës, ma në fund. Nga hapsina kërkoja ditunitë, që i mbikalonin njohunitë e njerëzve: Shpirti im udhëtonte lirisht larg në hapsinë, në rrathët e të pafundmes dritë. Të jashtzakonshem, matanë njohunive, ishin disa yje, të mëdhenj e gjigandë mbi çdo parafytyrim të njerëzve. Atëherë unë zbulova Ligjet, me të gjithë bukurinë e tyne, u yjet bashkëveprojnë midis tyne, si këtu me njerëzit. Shpirti im shndriti përpara nëpërmjet të pafundmes bukuri, me mendimet e mia fluturova larg, nëpërmjet hapsinës. Unë qëndrova atje mbi një planet të bukur.

Shkëmbime të harmonisë mbushnin të gjithë hapsinën. Ishin forma që lëviznin me rregull, të mëdhej e të madhnishëm si yjet e natës; rriteshin në harmoni, në ekuilibër të rregullt, simbolet e Kozmosit, si Ligjet. Në mjaft nga yjet ku kalova në udhëtimin tem, pashë shumë rraca njerëzish në botët e tyne; dikush që përparonte në drejtim për së nalti si yjet e mëngjesit. Të tjerë që binin në errësinën e natës: çdonjani nga ata që luftonin për t'u ngjitë për së nalti, fitonin naltësinë e binin në thellësi, lëviznin nganjiherë në mbretninë e ndriçimit, duke rrojtë nëpër errësinë, fitonin dritën.

Duhet të dish, o njeri, që kjo dritë asht trashëgimi e përjetshme që pret çastin për të fitue lirinë, duke pritë që të çjerrë velin e natës.

Gjeta ndonjanin që kishte pushtue hapsinën kozmike. Ata ishin të lirë në hapsinë, ndërkohë që ishin akoma njerëz. Duke përdorë forcën që asht bazamenti i të Gjitha gjanave, larg nëpër hapsinë, ata po ndërtonin nji planet, përvijonin forcën nëpërmjet të cilës rrjedh Gjithësia; dendësonin, njehsonin hapsinën kozmike në forma që rriteshin si të donin ata. Duke sipërkalue shkencën, ata nga të gjitha rracat, nën pushtetin e pleqsive, ishin bijtë e yjve.

Për nji kohë shumë të gjatë, bana nji pushim aty dhe shifja pleqësitë e tyne. Aty shifja të krijoheshin nga jashtë hapsinës kozmike, qytete gjigante të kuq e prej ari, të formuem nga elemente të paralindun, bazë e të gjithë materjes, në të largtën rrjedhë të hapsinës kozmike. Në nji kohë shumë të largët, ata kishin pushtue kozmosin, duke lirue veten e vet nga shërbimet dhe vështirësitë. Duke formue me mendime vetëm nji shembullim, ma të shpejtë ata krijoheshin, ata rriteshin.

Pastaj shpirti im përparoi me të shpejtë, nëpërmjet të gjithë kozmosit, duke pa gjana të papame ma parë, gjana të vjetra e të reja; mësoja që njeriu asht me të vërtetë i lindun nga pasina: nji Diell i Diellit, nji Bir i yjve.

Dije, o njeri i yjeve, se çdo gja që banon mbrenda teje, me të vërtetë asht e njajtë me yjet.

Trupat tuej, nuk janë gja tjetër veçse planete që rrotullohen përqark diellnave qendrorë. Kur të kenë fitue dritën e të gjithë pleqësive, do të jenë të lirë të ndriçojnë në hapsinën kozmike, do të jenë nji nga diejt që ndriçojnë jashtë nga errësina, do të jenë të lindun nga hapsina e të rritun në Dritë. Pikërisht si yjet që në kohë humbin shkëlqimin e tyne dhe drita kalon nga ata ke burimi i madh, kështu, o Njeri, shpirti shkon para, duke lanë mbrapa errësinën e natës. Të formuem nga hapsina primitive, të mbushun me shkëlqim, që rrjedh nga burimi, të kufizuem nga hapsina përreth, ndriçoni derisa ma në fund të jeni të lirë!

Ngreje flakën tate, jashtë nga errësina, fluturo, dil jashtë nga errësina dhe ti do jeshë i lirë!

Unë udhëtoj nëpër hapsinë-kohën, duke e ditë që shpirti im asht i lirë, duke e ditë që tash mund të arrij pleqësitë. Ma në fund kaloj në këtë nivel, të mshefun nga njohunitë, i panjoftun nga pleqësitë, që shpërndajnë në çdo anë, çdo të msheftë, çdo gja që ne nuk dijmë. (Këta vitet e fundit, shkencëtarët po i rizbulojnë këto gjana. – Shën. im.).

Tashti, o njeri, kur kam këto njohuni, shpirti im rritet i lumtun, sepse jam i lirë.

Ndigjo, Ti i lindun nga hapsina, shpejt ndigjo nga pleqsitë e mija: nuk e dini që edhe ju do jeni të lirë. Mbaji parasysh, o Njeri, pleqsitë e mia, sepse duke i ndigjue ato, edhe ti mund të jetosh e të jesh i lirë.

Ti nuk je bir i tokës, por bir i Dritës Kozmike e i Pafundësisë. Nuk din gja, o Njeri, për trashëgiminë tate? Nuk e din me të vërtetë që je Dritë Dielli në Diellin e Madh, kur ti fiton nga pleqësitë? Me të vërtetë do të jeni të ndërgjegjshëm për familjaritetin tuaj me Dritën.

Ty tashti po të jap njohunitë, lirinë për të kambësorue ke kalimi ku kam ecë, duke të tregue me të vërtetë se si me të gjitha sforcimet e mia kalova rrugën që të drejton ke drita.

Ndigjo, o njeri, dhe njife skllavninë tate, mëso si të lirohesh nga kjo peshë e randë. Ti do të riburosh jashtë nga erësina, i njejtë me Dritën e i njejtë me yjet. Ndiq përherë kalimin për ke pleqsitë. Vetëm nëpërmjet tyne do mundesh të riburosh (rilindësh). Fati yt, o Njeri, të drejton përherë para në Përkuljet (valëzimet) e Pafundme të Gjithësisë. (Në shekullin e XX këtë gja e rizbulon Ajnshtanji, unë do të thoja që e vërteton Ajnshtanji. Vetëm nëpërmjet këtyne ligjeve e rregullave mund të jesh i njajtë me Gjithësinë. Çdonjani që ndjek shtegun e pleqsive, duhet të jetë i hapun ke lulja e jetës dhe duhet t'i shtrish njohunitë tueja jashtë errësinës, duke rrjedhë ke Gjithësia nëpërmjet hapsinë-kohës. Duhet të ndalosh pak në Heshtjen e Thellë, derisa ma në fund ti do jesh i lirë nga dëshirat, i lirë nga lakmia që të flasësh në heshtje. Pushtoje qetësinë, shërbyesen e fjalës. Hiq dorë nga ushqimi derisa ta zotnosh dëshirën për ushqim, që asht në shërbim të shpirtit. Pastaj rri në errsinë. Mbyllja sytë tuej rrezeve të Dritës. Përqëndroje forcën e Shpirtit tand në njohunitë tueja, duke u lirue nga

lidhjet me natën. (Kjo mënyrë përdoret edhe sot nga disa njerëz që kërkojnë të shenjtërohen duke jetue nëpër guva të errëta).

Veni në nji qoshe të mëndve, përfytyrimin e dëshirave tueja. Figuroje vendin që ti dëshiron të shofësh. Vibro para e mbrapa me forcën tande. Çliroje shpirtin jashtë nga nata. Me energji duhet të tundesh, e me të gjithë forcën, derisa ma në fund shpirti yt të jetë i lirë. (Kështu falen ebrejtë dhe sot pas kaq mijëvjeçarësh).

Flaka e kozmosit asht e pushtetshme përmbi gjithë fjalët, pezull, në nivele të panjoftuna nga njeriu, e pushtetëshme dhe e ekuilibrueme, lëviz në ekuilibër-muzikë e harmonisë (rregullit), larg jetës së njeriut.

Flet nëpërmjet muzikës, këndon me ngjyra, flakëron që në fillim të së Përhershmes Gjithësi. Ju jeni nji Shkëndijë e flakës, o fëmijtë e mij, që digjeni me ngjyrat e jetoni me muzikën. Ndigjoni Zanin dhe do të jeni të lirë! Njohunitë e lira janë shkri me Kozmosin, nji me Rregullin, në varësi të Gjithësisë.

Nuk e ke ditë, o Njeri, që drita shndrit jashtë errësinës, nji përfytyrim të Gjithësisë?

Recito këtë lutje që të arrish pleqësitë!

Lutu për mbrritjen e Dritës nga Gjithësia me këtë lutje:

- I fuqishëm Shpirti i Dritës që shkëlqen nëpërmjet Kozmosit, tërhiqe flakën teme ma afër teje, në harmoni me Ty. (Përdoret dhe sot nga populli ynë betimi: "Për këtë dritë Dielli që na ndriçon e na mban gjallë!")

# BANORI I UNDALIT
# PLLAKA V

Shpesh andrroj për Atlantidën e varrosun, e humbun në moshat që kanë kalue në errësinë.

Epokë mbas epoke Ai ekzistonte nëpër bukuri, nji dritë që shndriste nëpërmjet errësinës së natës. I fortë në fuqinë e tij, sundues i të lindunve në tokë, Zot i Tokës në ditët e Atlantidës, Mbret i kombeve, pronar i Dritës së pleqsive, që shkëlqen nga SUNTAL (duket si: S'U NDAL ose SUN DAL, në dialekt, që do të thotë: Nuk mund të dal). Roje i Jetës, rrin përjetë në Tempullin e tij, Zotnia e UNALIT. Pronar Ai, nga nji periudhë tjetër jashtë jetëve tona, ku po jetojmë në trupat e fëmijëve të njerëzve, jo si të lindunit në tokë, Ai, që nga jeta tjetër, asht Dritë e një periudhe, ma e përparueme nga ajo e njerëzve.

Dije, o njeri, se HORLET, mësuesi, nuk ishte asnjiherë i njajtë me fëmijët e njerëzve.

Larg, në nji kohë të kalueme, kur Atlantida filloi të rritej e fuqizohej, shfaqet njani me Çelësin e pleqsive dhe u tregon të gjithëve shtegun për ke Drita. Ai u tregon të gjithë njerëzve shtegun e realizimeve, në çfarë mënyre drita do të rrjedhë midis njerëzve. Duke kontrollue errësinën, drejton shpirtin e njeriut në drejtim për së nalti, në naltësi që janë të gjitha nji me Dritën. Ai ndan mbretnitë me pjesë. Dhjetë ishin ata që mbretnuen nëpërmjet fëmijëve të njerëzve. Në nji mbretni Ai ndërton nji Tempull, por jo i ndërtuem nga bijtë e njerëzve. Jashtë nga hapsina, Ai thërret substancat që i duheshin, modelon e krijon formën që Ai ndërtoi me përqëndrimin e tij, me fuqinë e YTOLAN. Rregullim pas rregullimi e mbulon ishullin, hapsinë pas hapsine rritej forca e tij. E errët, por jo e zezë, ama e errët si në hapsinën-kohë, thellë në zemrën e tij, asht Esenca e Dritës. Me shpejtësi rritej Tempulli në formën e tij, që ish modelue e merrte formë nga Fjala e Banorit, që thirri të paformën e i dha formë. Ai ndërton, paskësaj, oda të mëdhaja, i mbush me forma (shpirtna) të thërritun nga Hapsina Kozmike, i mbush me pleqsitë e dala nga mendja e Tij. Ai ishte i paformë në Tempullin e tij, atëherë fillon të formohet në përfytyrimin e njerëzve. Duke banue akoma me ata, por duke mos qenë si ata, Ai ishte i ndryshëm e larg nga bijtë e njerëzve. Ai ndërkohë zgjedh disa persona, tre që bahen lajmëtarët e tij. Ai zgjedh tre nga ma të zhvilluemit, që bahen lidhja e tij me Atlantidën. Ata ishin lajmëtarët e tij, që i çonin këshillat e tij, mbretit të fëmijëve të njerëzve, Ai mori të tjerë pranë Tij e u mësoi atyne pleqsitë; duke i mësue ata për fëmijët e njerëzve. Ai i vendos ata në ishullin UNAL, si mësues të dritës të njerëzve. Çdonjani nga ata të zgjedhun kështu, duhet t'i mësonte njerëzit për pesë vjet herë dhjetë (ndofta 50 vjet).

Vetëm kështu Ai mundte t'i jepte njohuni për të çue Dritën ke fëmijët e njerëzve. Kështu, ato hyjnë e bajnë pjesë në Tempull, nji banesë për mësuesit e njerëzve. Unë, THOTI, kam kërkue pleqsitë, kam kërkue në errësinë e i kam kërkue në Dritë. I etun për studime, kur isha i ri, udhëtoja përgjatë shtigjeve të reja në kërkim të njohunive të reja: ma në fund, pas shumë mundimesh, nji nga të Tre më çon në Dritë. Ai më sjell urdhnesat e Banorit, më thërret nga errësina në

Dritë. Ai më çon para Banorit, në thellësi të Tempullit, përballë me Zjarmin e madh. Atje në fronin e madh, unë shof Banorin të veshun me Dritë, që shkëlqen nga flaka. Unë u gjunjëzova përballë kësaj të madhje pleqsi e ndieva valë Drite që vërshuen mbrenda meje.

Unë paskësaj ndigjoj zanin e Banorit:

- O Errësinë, hyn në Dritë! Për shumë kohë ke kërkue në shtigjet për ke drita. Çdo shpirti, që ti i liron zinxhirin në tokë, shpejt do të jetë lirue nga shërbimet nëpër natë. Nga jashtë errësinës ti je i naltësuem, fundi i Dritës të afrohet ma afër. Këtu ti do të mbahesh si nji nga fëmijët e mi, roje të dokumentave, mbajtës i pleqësive, vegël e Dritës së largët. Të jesh i gatshëm për çdo gja që Ai ka nevojë, ruejtës i pleqsive nëpërmjet jetës së errësinës që do të vijë shpejt ke bijtë e njerëzve. Jeto këtu, shueje etjen me pleqsitë! Sekrete dhe të mshefta do të të zbulohen.

Paskësaj unë i përgjigjem Zotnisë së Ciklit duke i thanë:

- O Dritë, që po zbret midis njerëzve, m'i jep pleqsitë tueja, derisa mund të jem nji mësues i njerëzve!

Më jep nga Drita jote e fuqishme, që unë të jem i lirë!

Paskësaj flet prap Zotnia:

- Jetë mbas jete do të rrosh me pleqsitë tueja, po, kur valët e detnave do të valëzojnë sipër Atlantidës, duke mshefë në errësinë Dritën, mbërtheje Dritën, edhe pse e mshefme në errësinë, të jesh gati që sipër të vish, kur të jesh i thirrun. Tash shko dhe mëso nga ma të mëdhajat pleqsi! Rritu nëpërmjet Dritës së pafundmes Gjithësi!

Për shumë kohë, unë banoj në Tempullin e Banorit, derisa ma në fund bahem Njish me dritën. Kështu, unë ndjek rrugën e niveleve yjore, ndjek shtegun e dritës. Thellë në zemër të Tokës, ndjek jetën, shtigjet e dijes dhe mësoj sekretet, si në botën e poshtme ashtu dhe në të sipërmen; duke mësue rrugët e dijes të Odës së Amentit, duke mësue Ligjet që barazpeshojnë botën. Të msheftat e odave të Nëntokës unë i kam përshkue me pleqsitë e mia, në thellësi, nëpërmjet kores së tokës, mbrenda në shtegun e mshefun për jetë nga bijtë e njerëzve. Më zbulohen përherë e ma shumë pleqsi, derisa arrij në të tjera njohuni. Zbuloj që çdo gja asht pjesë e Gjithësisë, e madhe e hala ma e madhe nga sa ne të gjithë e dijmë. Kërkoj zemrën e Pafundësisë nëpërmjet të gjitha kohnave. Poshtë edhe ma poshtë, unë gjej ma shumë të mshefta. Tash, duke pa nga mbrapa kohnave, unë e di që pleqsia asht e pakufizueme, e rritun përherë e ma shumë në të gjitha kohnat. NJISHI me PAFUNDËSINË janë ma të mëdhatë nga të gjitha.

Na ishte nji Dritë në Atlantidën antike, edhe errësinë, që i ishte mshefë të gjithëve. Disa që kishin ardhë midis njerëzve nga nalt, ranë nga drita në errësinë. Ata ishin krenarë për njohunitë e tyne, ata ishin kryenaltë për pozitën që kishin midis njerëzve: në thellësi ata kërkonin të ndaluemen, hapën hyrjen që i drejtonte për poshtë botës tjetër. Kërkuen të fitonin ma shumë njohuni, të dërgueme nalt, që ama të ishin larg nga të padenjat. Çdonjani që zbriste, duhej të kishte ekuilibër, përndryshe ai do të largohej e do t'i mungonte drita jonë.

ATA pastaj hapën me mendimet e tyne shtigje që i ishin ndalue fëmijëve të njerëzve. Në Tempullin e tyne, nga ku Gjithësia shifet, Banori vihet në gjendje AGWANTI, ndërkohë, nëpërmjet Atlantidës, shpirti i tij ishte i lirë. Ai shifte Atlantideasit, që me magjinë e tyne po hapnin një hyrje që do të sillte në Tokë nji dhimbje të madhe. Me të shpejtë shpirti i tij vrapon e i hyn ke trupi. Ai zgjohet nga Agwanti. Thërret ai tre lajmëtarët e fuqishëm e u jep atyne urdhna që tronditën botën. Me të shpejtë Banori zbret në thellësi poshtë kores së tokës, për ke Odat e Amentit. Thërret ai forcën e Shtatë zotnive; kështu ai ndryshoi ekuilibrin e Tokës. Atlantida zhytet poshtë valëve të errta. Prishet hyrja që kish ngelë e hapun. Prishet rruga e hyrjes që të drejtonte poshtë për në atë botë. Të gjithë ishujt u shkatërruan, i miri UNAL e pjesë të ishullit të Banorit. Ai i shpëtoi ato me qëllim që të mund të vazhdonin të ishin mësuesit, Dritë në shtegun e ditunisë, për ata që do të vinin ma mbrapa, dritë për bijtë e vegjël të njerëzve. Paskësaj, Ai më thërret mue, THOTIN, e, përballë me mue, më dorëzon urdhnesat për ato që do të duhej të bajsha, duke më thanë:

- Merri ti, o THOT, të gjithë pleqsitë tueja! Merri të gjithë regjistrat dhe njohunitë Tueja, merri të gjitha magjitë Tueja!

Ec përpara në jetë si një mësues i njerëzve! Shko ti e rueji ditunitë, derisa ndërkohë Drita do të rritet midis njerëzve! Ti do të jesh Drita nëpër të gjitha kohnat, i mshefun derisa të gjindet nga njerëzit e ndritun. Në të gjithë Tokën mund të të japim fuqi, në mënyrë të pamvarun, e japim ose e hedhim matanë. Mblidhi tash bijt e Atlantidës. Merri me vete, vrapo e largohu nga populli i gurëve të shkëmbinjve, shko drejt njerëzve të shpellave! Fluturo ke toka e bijve të KHEM.

Mblodha të gjithë bijtë e Atlantidës mbrenda në anijen kozmike, i çova të gjithë dokumentat e mia, çova dhe dokumentat (arkivin) e Atlantidës së mbytun. Mblodha të gjithë fuqitë e mia e shumë vegla të magjive të fuqishme. Kështu që u ngritëm në krahët e mëngjesit, Nalt ne ngrihemi, sipër tempullit, braktisim të TRE dhe BANORIN, në thellësi në Odat, atje poshtë Tempullit, i mbyllim hyrjen Zotnijve të Ciklit. Dhe në çdo kohë, kush ka njohuni, mund t'i hapë shtigjet për ke Amenti. Aty, me ndihmën e fuqive të mia, i përvetëson e i zotnon.

Me të shpejtë arratisemi në krahët e mëngjesit, arratisemi në tokën e bijve të KHEM. Aty baj që t'i burojë Drita bijve të KHEM. Në thellësi, poshtë gurëve, kam mshefë anijen teme kozmike, që pret kohën kur njerëzit e rinj të jenë të lirë. Sipër, anijen kozmike e vulosa duke naltësue nji simbol me formën e luanit e të ngjashëm me njeriun. Aty poshtë pushon akoma anija ime kozmike. Atje, poshtë kësaj Figure Simbolike, akoma qëndron anija ime kozmike, gati për t'u ngrejtë, kur të jetë nevoja. Dije, o njeri, se larg në të ardhmen pushtues do të vijnë nga barku i tokës, prandaj zgjohu ti që i ke pleqsitë. Merre anijen teme dhe do të fitosh me lehtësi. Në thellësi, poshtë asaj Figure Simbolike, shtrihen sekretet e mia. Kërko e do të gjesh ke piramida që kam ndërtue. Njani sipër tjetrit janë çelësat: çdonjani asht e hymja që të drejton për ke jeta. Ndiq çelësin e hymjes që po le mbas meje. Kërko dhe rruga e hymjes për ke jeta do të jetë jotja! Kërko në

piramidën teme, në thellësi, në kalimin që mbaron me një mur. Përdor çelsin e të Shtatëve dhe ty do të rihapet kalimi.

Tashti të kam dhanë pleqsitë e mia. Tashti të kam dhanë mënyrën e veprimit tem.

Ndiq shtegun! Zgjidhe sekretin tem! Ty ta tregova mënyrën.

ÇELËSI I MAGJIVE
PLLAKA VI

Ndigjoni o njerëz, pleqsitë e magjive! Ndigjoni njohunitë e fuqive të harrueme!

Shumë kohë ma parë, në ditët e njerëzve të parë, filloi lufta midis Errsinës e Dritës. Njeriu, si po ndodh tash, u mbush me errësinë e me dritë dhe, ndërkohë që disa anonin nga errësina, të tjerëve drita i kish mbushë shpirtin. Po, asht shumë e vjetër kjo luftë, lufta e përjetshme midis errësinës dhe dritës. Me egërsi të gjithë luftonin përgjatë kohnave, përdornin forca të çuditshme të panjoftuna nga njerëzit. Ata që i shkojshin nga mbrapa, u mbushën me errësinë, në luftë të përhershme kundër dritës; ama të tjerët, të mbushun me shkëlqim, e mundën errësinën e natës. Në çdo epokë a nivel kohe që ti do të jesh, asht e qartë që don të dish për luftën me natën:

Shumë epoka ma parë, Drita e Mëngjesit, kur zbriste, gjente tokën të mbushun me errësinë. Atje, në këtë kohë të shkueme, filloi lufta e lashtë, lufta midis Errësinës e Dritës. Kështu, për shumë kohë bota u mbulue nga errësina, ku e dobët dridhej drita e natës. Dikush nga ata që ishin zotën të errësinës, kërkonin t'i mbushnin të gjithë me errësinën e tyne, kërkonin të tërhiqnin të tjerët në errësinën e natës së tyne.

I përballonin me burrni Zotnit e Dritës. Me ashpërsi luftonin errësinën e natës, duke kërkue të çlironin zinxhirët, zinxhirët që lidhnin njerëzit me errsinën e natës. Zotnit e errësinës përdornin gjithnji magjinë e zezë, e ardhme ke njerëzit nëpërmjet errësinës së natës, magjia që mbështillte njerëzit me qefinet e errësinës. U bashkuen të gjithë bashkë, Vllaznit e Natës, nëpër të gjitha kohnat, për t'iu kundërvue bijve të njerëzve. Kambsoruen përherë tinës e të panjoftun, merrnin trajtë ose jo nga bijtë e njerëzve. Gjithmonë ato kambsoruen e punuen në errësinë të mshefun nga drita në errësinën e natës. Me qetësi, tinës përdorën sekretet e tyne, skllavnonin e lidhnin shpirtnat e njerëzve. Të padukshëm ata vijnë e të padukshëm ata shkojnë. Njerëzit, me padituninë e tyne, i thërrasin nga bota e poshtme.

E errët asht bota ku udhëtojnë Vllaznit e Errët, të errët nga errësina, jo nga nata, udhëtojnë nga Toka për në botën tjetër, nëpërmjet andrrave të njerëzve. Ata e marrin forcën nga erësina përreth tyne për të thirrë banorë të tjerë jashtë nga niveli i tyne, në mënyra që janë të panjoftuna e të errta për njerëzit. Vllaznit e Errët janë në aftësinë mendore të njerëzve. Përreth njeriut, ato mbyllin velin e natës së tyne dhe, përgjatë jetës tokësore, kur shpirti përulet në skllavni, e kufizojnë me zinxhirët e Velit të Natës. Ata janë të fuqishëm në njohunitë e ndalueme, të ndalueme sepse janë nji me natën. Ndigjo, o i vjetri njeri, dhe mbaje parasysh paralajmërimin tem: bahu i lirë nga skllavnitë e natës! Mos ia dorëzo shpirtin tat Vllazënve të Errsinës! Mbaje gjithnji shikimin tat të drejtuem drejt dritës! Nuk e din, o njeri, se dhimbja jote vjen vetëm nga Veli i Natës? Po, njeri, merri me kujdes paralajmërimet e mia:

- Stërmundohu përherë në drejtim për së nalti, drejtoje shpirtin tand drejt Dritës! Vllaznit e Errësinës i kërkojnë për vllaznit e tyne ata që udhëtojnë në shtigjet e dritës. Ata e dinë mirë se, që njerëzit që kanë udhëtue larg drejt Diellit, në shtegun e tyne të Dritës, kanë ma shumë fuqi për t'i lidhë me errësinën bijtë e Dritës. Baj kujdes, o njeri, çdonjani që të paraqitet, peshoja me peshore fjalët e tij, nëse janë të Dritës ose jo. Sepse janë shumë që kambsorojnë në Dritën e Errët e nuk janë bijt e Dritës. Asht e kollajshme të ndjekësh shtegun e tyne, e lehtë asht të ndjekësh drejtimin që ata të thonë.

Por akoma, o njeri, i baj kujdes paralajmërimeve të mia: Drita i vjen vetëm atij që stërmundohet. I vështirë asht shtegu që të drejton ke Pleqsitë, i vështirë asht shtegu që të drejton ke Drita.

Të shumtë janë gurët (pengesat) që mund të gjesh në shtegun tand: të shumta malet për t'u ngjitë drejt Dritës. Dhe, dije, o njeri, që çdonjani që bahet i lirë do të jetë në shtegun e Dritës; sepse, dije, o njeri, Drita ma në fund do të fitojë dhe errësina e nata do të jenë përzanë nga Drita që do rrjedhë. Ndigjo, o njeri dhe merri kujdesjet e këtyne pleqsive: nga errësina merr Drita. Kur errësina të jetë evitue e i gjithë veli të jetë çjerrë, jashtë nga errësina do të vezullojë Drita. Si edhe ke njerëzit ka Vllazën Ezmerë, kështu ka dhe vllazën të Dritës. Ata janë e kundërta e Vllazënve të Errësinës, kërkojnë t'i lirojnë njerëzit nga errësina e natës. Ata kanë forcë, forcë e fuqi kur njofin Ligjet, rrespektojnë planetet. Ata punojnë gjithnji në mirëkuptim, duke lirue shpirtnat e njerëzve nga skllavnia e natës. Ata i kanë luftue gjithnji Vllaznit e Errët, duke i pushtue kohën e pafundme. Përgjithmonë drita do të jetë ma në fund Zonjë e do ta largojë tutje errësinën e natës. Po, o njerëz, duhet ta dini se përherë, ngjitë me ju, kambsorojnë dhe bijt e Dritës. Ata janë zotën të forcës së Diellit, përherë të padukshëm e roje të njerëzve. Asht i hapun shtegu i tyne, i hapun për çdonjanin që ecën nëpër Dritë. Ata janë të lirë nga e errta AMENTI, të lirë nga Odat, nga ku Jeta mbretnon e madhnishme. Ata janë diellna dhe zotnijt të mëngjesit, Bij të dritës që shkëlqejnë midis njerëzve. Bijt e Dritës janë si njerëzit ose të ngjashëm; në të kaluemen nuk ndaheshin kurrë. Ata kanë qenë Nji me Njishin e Gjithësisë, në të gjithë hapsinën nga fillimi i Kohës. Ata ishin nalt të bashkuem me Gjithsinë e pashoqe, me prejardhje nga Hapsina e Parë, me formë dhe pa formë. Ata u dhanë njerëzve sekrete që të mbroheshin nga çdo e keqe.

Çdonjani që mund të udhtojë në shtegun e Mësuesit, mund të lirohet nga shërbimet e natës. Ai mund të jetë sipër të patrajtave e të paformuemve, mund t'i zotnojë fantazmat (hijet) e frykës. Duke pasë Njohunitë, ai mund të mbrrijë të gjithë sekretet, duke udhëtue dhe në shtegun e errësinës, duke mbajtë në ballë, dritën e mendve të tij. Ai takon pengesa të mëdha në këtë shteg, por i tregon atyne Dritën e Diellit.

Ndigjo, o njeri: Dielli asht simbol i Drritës që shkëlqen në fund të rrugës tate.

Tash po të zbuloj nji sekret:

Kur të takosh forcën e errët, fito mbi frikën e natës! Vetëm me njohunitë mund të fitosh, vetëm me njohunitë mund ta kesh Dritën. Tash po të jap

njohunitë, të njoftuna nga Zotnit, njohunitë që fitojnë mbi të gjitha frikat e errta. Përdori këto, pleqsitë që do t'jap; ti do të jesh sipër Vllazënve të Natës.

Kur të të vijë nji ndjeshmëni, që të drejton ma afër portës së errët, kontrolloje zemrën tande e zbulo nëse kjo ndjeshmëni të vjen nga mbrenda. Nëse ti gjen errësinë në mendimet tueja, përzeni nga mendja juej. Fito nëpërmjet trupit tand valë vibracioni, në fillim të parregullta, pastaj të rregullta, duke i përsëritë rregullisht kohë mbas kohe, derisa të lirohesh. Forca e valëve fillon nga qendra e trunit. Drejtoje valën nga koka jote ke kambët. Ama, nëse ti shef që zemra jote nuk asht errësue, të jesh i qartë se nji forcë po vjen drejt teje. Vetëm me anë të njohunive ti mund ta mbikalosh. Vetëm duke qenë i mbushun me pleqsi, mund të shpresosh të jesh i lirë. Njohunitë të sjellin Pleqsitë e pleqsitë të japin forcë. Shko ke ato e ti do kesh fuqi mbi të gjitha. Kërko në fillim nji vend në kufi të errësinës. Bane nji rreth përqark teje. Vendosu e rregullohu në qendër të rrethit. Përdore këtë rregull e ti do jesh i lirë. Ngreji duert tueja në hapsinën e errët përqark teje, mbylli sytë e vizato nëpër dritë. Thirr Shpirtin e Dritës nëpërmjet kohës e hapsinës e do jesh i lirë mbas përdorimit të këtyne fjalve:

- Mbushe trupin tem, o Shpirt i Jetës, mbushe trupin tem, o Shpirti i Dritës! Ec ke unë nga Lulja që shkëlqen nëpër errësinë! Ec nga odat ku të Shtatë Zotnit mbretnojnë! Po ju thërras në emën unë, o Ju të Shtatë: TRE, KATËR, PESË e GJASHTA, SHTATA, TETA - NANDË. Nëpërmjet emnave, po ju thërras për ndihmë, duke ju kërkue që të më lironi e të më shpëtoni nga errësina e natës: UNTANAS, QUERTAS (Kuertas), CHIETAL (Kietal) e GOYANA, HUERTAL, SEMVETA – ARDAL. Nëpërmjet këtyne emnave, të lutem, më liro nga errësina e më mbush me Dritë! (Duken si fjalë në shqip që unë po mundohem t'i shpjegoj sipas mënyrës teme: UN TA NGAS, KUR O TASH, KY (KI) E TALL, GOJ HANA, KUR E TALL ose HU E TALL ku HU ishte dhe emni i Sfinksit, ose UN E TALL e në fund SE MË PYTE-AR DAL – Shën. im.).

Dije, o njeri, që kur të kesh ba këtë gja, ti do të jesh i lirë nga zinxhirët që të lidhin, e hedh tutje zinxhirin e vllazënve të natës. Nuk e shef që emnat kanë forcë që të lirojnë me vibracione zinxhirët që të lidhin? Përdori me qëllim që të lirosh dhe vllanë tand, kështuqë edhe ai të mund të dalë nga nata. Ti, o njeri, të jesh ndihmës për të lirue vllanë tand. Mos e len që ai të qëndrojë në skllavninë e natës!

Tashti po të jap magjinë teme. Merre dhe mendo shtegun e Dritës. Drita asht mbrenda teje, Jeta asht mbrenda teje, Dielli mund të bajë që të hysh në nivele ma të nalta.

SHTATË ZOTNITË
PLLAKA VII

Ndigjo, o njeri, e mbaje parasysh zanin tem, hapi mendimet e tua hapsinore dhe pij nga pleqsitë e mia!

E errët asht rruga e jetës që ti përshkon. Shumë pengesa ke në rrugën tande. Kërko përherë që ta marrësh sa ma të madhe pleqsinë e Drita do të vijë në rrugën tande. Hapja shpirtin tand, o njeri, Kozmosit e lene atë të rrjedhë e gjitha bashkë me Shpirtin tand. Drita asht e përjetshme, kurse errësina asht e ikun.

Ti kërko përherë dritën, o njeri! Dije se përherë, në çastin kur Drita do të të mbushë, errësina për ty do të zhduket shpejt. Hapja Shpirtin tand Vllazënve të Ndriçimit! Leni që ATA të hyjnë e të të mbushin me Dritë. Ngreje shikimin tand drejt Dritës së Kozmosit! Ktheje përherë shikimin tand në qendër. Vetëm duke fitue dritën e gjithë pleqsive, ti do jesh nji me qendrën e Pafundësisë. Kërko gjithmonë të përjetshmen e Vetme. Kërko përherë Dritën ke e Vetmja! Ndigjo, o njeri, shpejt ndigjo zanin tem që të këndon me melodinë e Dritës. Në të gjithë hapsinën Drita asht universale dhe i rrethon të gjithë me shenja si flaka. Kërko përherë e përherë në velin e errësinës, në ndonji vend me siguri do të gjesh Dritën.

E mshefme dhe e mbulueme, e humbun nga njohja e njeriut, thellësisht në fund, ekziston pafundësia. E humbun, por ekzistuese, rrjedhëse në të gjitha gjanat, jetësore në Gjithësi asht Mendja e pafundësisë. Në të gjithë hapsinën ekziston vetëm Nji pleqsi. Nëpërmjet nji paraqitjeje të pafundme AI (Zoti) asht i VETMI në njësinë e VETME.

Çdo gja që ekziston, vjen nga Drita, dhe Drita vjen nga Gjithësia e kjo asht e bazueme në Rregullin: Ligji asht mbi Hapsinën ku Pafundësia banon. Nga ligji i baraspeshës (ekuilibrit) vijnë ciklet e mëdha që lëvizin në rregullsi, deri në fund të Pafundësisë.

Dije, o njeri, që larg në Hapsinën-Kohë, e njajta Pafundësi ndryshon. Ndigjo dhe shkruej Thaniet e Pleqsive: Dije se përjetësisht Gjithësia asht e Gjithësisë. Dije se nëpërmjet Kohës ti mundet që përherë të ndjekësh Pleqsitë e të gjesh përherë e ma shumë Dritë në rrugën tande. Po, ti do ta gjesh këtë gja me vuejtje, gjysma jote do të të varrosë nga dita në ditë.

Shumë kohë ma parë, në Odat e Amentit, unë THOTI, rrija në kambë përballë Zotnive të Ciklit. Të mbifuqishëm ATA, në gjendjen e tyne të forcës; të mbifuqishëm ATA në Pleqësitë e zbulueme. I dërguem nga Banori, i pashë për të parën herë, paskësaj unë isha i lirë nga prania e tyne, i lirë të hyja në mesin e tyne me dëshirë.

Shpesh udhëtoj për teposhtë nëpër shtegun e errët për ke Odat, nga ku Drita shkëlqen përherë: unë mësoj nga zotnit e ciklit pleqsitë e ardhuna nga nivelet ma të nalta. ATA shfaqen në këtë periudhë si udhërrëfyes të njeriut në njohunitë për Gjithësinë. Ata janë shtatë, të gjithëpushtetshëm në fuqi, u flasin njerëzve nëpërmjet meje, nëpërmjet këtyne fjalëve të shkrueme këtu. Kohë mbas kohe,



*Kjo figure gjigande asht e krijueme ne fushat me grune te Zvicres. Cdo vije kullimi asht larg nga vijat e tjera rreth 33 metra dhe permasa afersisht 150x150 m mund te llogaritet ne baze te tyne. Shpreh shume qarrte gjuhen e Thotit me ane te rrethoreve.*

44

rrija në kambë, përballë me ata, duke ndigjue fjalë që nuk erdhën nëpërmjet zanit.

Nji herë Ata më thanë:

- O njeri, don ti të përfitosh sa ma shumë nga Pleqsitë? Kërko në zemër të flakës!

Don ti njohuni për të përfitue Fuqinë? Kërkoje në zemër të flakës!

Don të jesh nji me zemrën e flakës? Atëherë kërko veten tande në flakën e mshefme!

Shumë herë më flasin, duke më mësue Pleqsitë, jo të botës; përherë më tregojnë shtigje të reja për ke e ndritmja; më mësojnë pleqsitë të zbrituna nga nivelet e sipërme, duke më dhanë njohuni si të punoj, më msojnë Ligjet, rregullat e Gjithësisë. Më flasin prap të Shtatët duke më thanë:

- Ne vijmë, o njeri, nga larg, matanë kohës. Ne kemi udhëtue nga matanë Hapsinë-Kohës. Po, nga vendi i Fundit të të Pafundmes. Kur ti dhe vllaznit e tuej ishit të paformë, Ne ndërkohë ishim të formuem nga ekuilibri i Gjithësisë. Ne jemi formue jashtë Boshllëkut të Madh në bazë të ligjeve, sepse dije se çdo gja që ka formë në të vërtetë mbrenda asht e paformë dhe vetëm se ka formë në sytë e tu.

Të Shtatë më flasin prap duke më thanë:

- Fëmijë i Dritës, O THOT, ti je i lirë të udhëtosh në të ndritmin shteg drejt për së nalti, derisa ma në fund Gjithësia bahet NJI. Në fillim, ne jemi formue simbas rregullave tona:

TRE, KATËR, PESË, GJASHTË, SHTATË, TETË-NANDË. Dije që këta janë numrat e rrethrrotullimit, nga ku NE kemi origjinën deri ke njeriu. Çdonjani këtu ka nji detyrë për të ba; çdonjani këtu ka nji forcë për të kontrollue. Akoma ne jemi NJI me esencën e rrethrrotullimit tonë. Gjithashtu Ne jemi nga ata që kërkojmë ma pak. Larg, matanë njohunive të njeriut, Pafundësia shtrihet në nji gja që asht ma e madhe se GJITHËSIA. ATJE, në nji kohë që nuk asht akoma kohë, ne të Gjithë do të bahemi NJI me ma të madhen GJITHËSI. Koha e hapsina po lëvizin në rrethrrotullime. Njifi ligjet e tyne, kështu edhe ti do të jesh i lirë. Po, do jesh lirue nga lëvizjet nëpërmjet rrethrrotullimeve. I kalon rojet që banojnë në fund të Gjithësisë.

Paskësaj më flet Ai i quajtuni NANDA e më thotë:

- Epokë mbas epoke kam ekzistue, pa e njoftun Jetën e pa e shijue vdekjen, sepse dije, o njeri, se larg në të ardhmen, jeta e vdekja do të jenë NJI me GJITHËSINË. Çdonjana kështu me përpikmëni baraspeshon tjetrën, që asnjena nga të dyja të mos jetë e vetme në NJISINË e GJITHËSISË. Ke njerëzit e kësaj kohe, forca e jetës asht e papërmbajtshme, ama jeta në rritjen e saj bahet nji me NJISINË e me GJITHËSINË. Këtu unë po shfaqem në të gjithë këtë periudhë, gjithashtu unë jam aty, në Kohën e ardhshme tanden, përndryshe për Mue koha nuk ekziston, sepse në botën teme koha nuk ekziston, sepse Ne jemi të paformë. Ne nuk kemi Jetë dhe nuk kemi ekzistue; Jemi ma të plotë, ma të mëdhej e ma të lirë se sa ti. Njeriu asht nji flakë e rrethueme nga nji mal, ama në periudhën tonë do të jeni përherë të lirë. Dije, O njeri se kur ti të kesh përparue në kohën që

vazhdon në pjesën e sipërme, e njajta jetë do të kalojë në errësinë e do të ngelet vetëm esenca e Shpirtit.

Paskësaj më flet Zotnia i TETË duke më thanë:

- E gjitha ajo që ti din, nuk asht gja tjetër, veçse nji pjesë fare e vogël. Ti nuk ke arritë as ta fshikësh pak të Madhin. Larg në hapsinë, ku drita mbretnon e plotfuqishme, unë erdha në Dritë. Edhe Unë jam i formuem, por jo ashtu siç je ti. Forma ime asht formue nga nji Trup Drite i paformë. Unë nuk e njof Jetën e nuk e njof Vdekjen, prapseprap unë jam Pronari i çdo gjaje që ekziston.

Kërko ta gjesh kalimin nëpërmjet pengesave! Ndiq rrugën që të drejton drejt Dritës!

Më flet prap i ashtuquajtuni NANDA:

- Kërko që të gjesh shtegun për në botën tjetër! Nuk asht e pamundun të rritesh në drejtim të nji njohunie të masipërme, sepse qyshkur DY janë ba NJI e NJISHI asht ba Gjithësia, dije se pengesa asht heqë e ti mund ta përshkosh i lirë rrugën. Rritesh në formë nga e paforma. Ti mund të jesh i lirë në këtë udhëtim.

Unë kështu kam ndigjue nëpërmjet epokave, duke mësue rrugën për ke Gjithësia. Unë tash po i ngrej mendimet e mia ke të Gjitha Gjanat. Marr shënim dhe i ndigjoj kur më thërrasin.

- O Dritë, që mbush çdo gja. NJISHI që asht GJITHËSIA, asht GJITHËSIA që asht NJISHI, rridh ke unë nëpërmjet kalimit Tand! Hyn, sepse kështu mund të jem i lirë: Më len që un të jem i lirë në të gjithë Hapsinë-Kohën, i lirë nga Veli i Natës! Unë, nji fëmijë i Dritës, urdhnoj: lirohu nga errësina! Unë jam i paformë për Dritën e Shpirtit, i paformë, por gjithashtu jam shkëlqimi i Dritës.

Duhet ta dish se zinxhirët e errësinës duhet të shkërmoqen e të bien poshtë përballë me Dritën. Tash po të jap këto pleqsi. Mund të jesh i lirë, o njeri, duke rrojtë në dritë e në shkëlqim. Mos e largo shikimin tand nga Drita! Shpirti jot banon në mbretninë e ndriçimit. Ti je nji bir i dritës. Drejtoji mendimet tueja nga mbrenda e jo nga jashtë. Gjej mbrenda teje Shpirtin e Dritës! Drejtoi mendimet tueja në drejtim të Dritës! Dije se ti je nji me Kozmosin, nji flakë e nji fëmijë i Dritës. Tash po të jap nji paralajmërim: mos len që mendimet tueja të kthehen mbrapsht. Dije se ndriçimi rrjedh nëpërmjet trupit tand. Mos u kthe në drejtim të Vllazënve të Errët që vijnë nga Vllaznit e Zij, por mbaji sytë e tu drejt naltësisë! Shpirti yt asht marrë vesh me Dritën.

Merri këto pleqsi dhe futi në llogari!

Ndigjoje Zanin tim dhe zbatoje!

Ndiq shtegun e ndriçimit e ti do jesh nji me shtegun e Dritës!

## ÇELËSI I MISTERIT
## PLLAKA VIII

Mbrenda teje, o njeri, kam vu njohunitë e mia. Mbrenda teje kam vu Dritën. Më ndigjo tash e merr pleqsitë e mia, që i kam pru nga nivelet e hapsinës që janë mbi çdo gja!

Unë nuk jam si nji njeri, sepse lirisht vij nga nivele e dimensione të ndryshme. Në çdonjanin prej tyne unë marr nji trup të ndryshëm. Në çdonjanin prej tyne unë ndryshoj formën. Tash e di se mungesa e formës asht gjithandej ku ka nji formë.

E madhe asht Pleqsia e të Shtatëve. Të mbifuqishëm janë ata në atë botë. Ata bahen të dukshëm me anë të Forcës së tyne, të mbushun deri në majë nga forca që i vjen nga bota tjetër.

Ndigjoji këto fjalë pleqnishte! Ndigjoi dhe bani tuejat! Kërko ke ato mungesën e formës! Misteri nuk asht gja tjetër veçse njohunia e mshefun. Njifi e do të jenë të zbulueme. Kërkoje pleqsinë shumë thellë të varrosun e do të jesh Mësuesi i errësinës dhe i dritës.

Të panjoftuna e të thella janë të panjoftunat që të rrethojnë e që mshefin sekrete shumë të vjetra. Kërko nëpërmjet çelësave të pleqsive të mia! Me siguri do ta gjesh rrugën. Porta për ke fuqia asht sekrete, ama, kush e mbrrin, duhet të mundohet shumë. Shife Dritën! O Vllai im! Hapu ti dhe do i marrësh! Shtyhu ti nëpër krahinën e errësinës duke mbikalue banorin e natës. Mbaje gjithmonë shikimin tand në drejtim të dritës e do të jesh i njillojtë me atë. Njeriu po ndryshon në forma që nuk janë të kësaj bote. Rritet me kohën në drejtim të paformës që asht nji nivel i ciklit superior. Dije se ti do të arrish të bahesh i paformë, përpara se të nisohesh me Dritën.

Ndigjoje, o njeri, zanin tem, që po të kallëzon shtigjet e dritës, që të tregon para syve rrugën për ke realizimet, kur ti të jesh Nji me Dritën!

Kërkoji të msheftat nga zemra e tokës! Mëso ligjet që atje ekzistojnë, që i mbajnë yjet në ekuilibrin e tyne, me forcën e mjegullës së zanafillës! Kërkoje flakën e jetës së Tokës, të lagun nga vezullimi i flakës së saj! Ndiq shtegun e shumfishuem, derisa edhe ti të jesh NJI me flakën!

Foli me fjalë të buta atij që banon N’at Botë! Hyn në Tempullin e dritës blu dhe zhytu në flakën e jetës së pandame! Dije, o Njeri, se ti je i krijuem. Je nji gja e bame nga toka e flaka. Lene flakën tande që të shkëlqejë ndritshëm. Bahu vetë flakë!

Pleqsitë janë të mshefme në errësinë. Kur të shkëlqesh me dritën e Shpirtit, do të gjesh Pleqsitë e ke për të lè në Dritë, nji Diell Drite i paformë. Kërko përherë ma shumë pleqsi. Do t’i gjesh në zemër të flakës. Dije, nëse ti e lodh Dritën, ajo mund të derdhet në mendt e tua. Tash unë po të flas me anë të pleqsive. Shpejt ndigjo zanin tem dhe bindu! Shqyeje të gjithë velin e errësinës! Nji Dritë do të ndriçojë në shtegun e dijes.

Unë po flas nga e vjetra Atllantidë, flas për ditët e Mbretnisë së Hijeve. Flas për ardhjen e bijve të Hijeve. Ata munden të dilnin jashtë nga thellësitë e

mëdha nëpërmjet njohunive të njerëzve të tokës, me qëllim që të mbanin për vete nji forcë të madhe. Larg, në të kaluemen, para se Atlantida të ekzistonte, ishin disa njerëz që kërkonin nëpër errësinë, duke përdorë mënyra magjike, thërritnin qeniet e thellësive të mëdhaja, poshtë në atë botë. Ata e arritën atë nivel. Ata ishin të përbamun nga nji tjetër vibracion i paformë, duke jetue të padukshëm nga bijtë e njerëzve të tokës. Vetëm nëpërmjet gjakut ata mund të merrnin formë. Vetëm nëpërmjet njeriut ato mund të jetonin në këtë botë.

Në të largtat kohë të kalueme kanë qenë marrë nën kontroll të Mësuesve, të dërguem poshtë në vendin nga ku kishin ardhë. Ama disa nga ata mundën të ngelin të mshefun nëpër vende dhe nivele të panjoftuna nga njeriu. Ata jetonin në Atlantidë si hije, ama nganjëherë shfaqeshin midis njerëzve. Po, kur gjaku i vihej përpara, ato vijshin e banojshin me njerëzit. Hijet ishin midis nesh me pamjen e njeriut. Me kokë gjarpni, kur magjia u hiqej, por me pamjen e njeriut midis njerëzve. Ato hynin hajdutçe nëpër kuvende, duke marrë formën e njerëzve. Vrisnin sipas mënyrës së tyne të parët e Mretnisë, duke e ba fytyrën si të atyne që vrisnin dhe mbretnonin midis njerëzve. Vetëm nëpërmjet magjive ishte e mundun të zbuloheshin. Vetëm nëpërmjet tingujve mund të zbulohej fytyra e tyne. Ata vinin nga mbretnitë e Hijeve për të shkatërrue njerëzit dhe për të mbretnue në vend të tyne. Ama, duhet ta dini se Mësuesit ishin magjistarë të fuqishëm, të zotë që t'ia hiqnin velin nga fytyra prej gjarpni, të zotë që t'i ripërzenin mbrapsht për nga ku kishin ardhë. Ata vinin ke njerëzit dhe u mësonin sekretin, Fjalën, që vetëm njeriu mund të flasë. Shpejt Mësuesit ngrinin velin nga gjarpinjtë dhe e hidhnin larg nga toka e njerëzve.

Gjithashtu, keni kujdes, gjarpni jeton në nji vend të botës që mundet, nganjëherë, të jetë i hapun! Të padukshëm ato rrëshqasin midis njerëzve, në vende ku bahen ceremonitë. Prap, me kalimin e kohës, ata marrin pamje njerëzore. Ato mund të sillen nga Zotnitë që njofin të bardhën e të zezën, por vetëm Mësuesi i bardhë mund t'i kontrollojë e t'i mbërthejë të gjallë. Mos kërkoni mbretninë e hijeve, sepse me siguri do të gjeni keq, sepse vetëm Mësuesit e dritës mundet të zotnojnë frikën nga errsina.

Dije, o vlla im, se frika asht nji pengesë e madhe. Të jesh përherë Mësues i Dritës dhe frika nga errësina do të të zhduket shpejt! Ndigjo dhe mbaji parasysh këto pleqsitë e mia; zani i dritës asht i qartë. Mos kërko në lëndinën e hijeve, sepse Drita do të shfaqet. Shpejt ndigjo, o njeri, thellësitë e pleqsive të mia; unë po flas për njohuni të mshefme për njerëzit. Unë kam shkue larg në udhtimin tem nëpërmjet Hapsinë-Kohës, deri në fund të hapsinës, të këtij zhvillimi të hapsinës. Po, kam pa përbindësha, ndjekësa të kufinit, që rrinin në pritje të çdonjanit që donte të kalonte n'atë botë. Në atë hapsinë ku koha nuk ekziston. Me të vërtet e kam ndie dobët ekzistencën e Rojeve të Ciklit, që lëvizin vetëm nëpër kufij, të paliruem nga harkimet dimensionale.

Të panjoftun e të rrezikshëm janë përbindëshat, rojet e kufinit të hapsinës. Ata ndjekin vetëdijen në fundet e hapsinës. Mos mendo t'i largohesh mishërimit, sepse ata ndjekin me kujdes shpirtin përgjatë kufinit të saj. Vetëm rrethi mundet që të mbrojë, duke të shpëtue nga thonjt e përbindshave të kufinit.

Nji herë, në nji kohë të kalueme, unë iu afrova Pengesës së Madhe dhe shof anën tjetër ku nuk ekziston koha, formën pa formë të përbindëshave të pengesave. Po, i gjeta të mshefun në harkëzimet e kohës së tyne, që më nuhatnin nga larg, u ngrejtën e i ranë kumbonave gjigande, që mund të jenë ndigjue nga njëna shtresë e hapsinës në tjetrën dhe unë lëviza nëpërmjet hapsinës në drejtim të shpirtit tem.

Unë largohem me të shpejtë nga ato, duke u kthye mbrapsht nga nji kohë e pamendueshme, por ata më ndiqshin, duke lëvizë me mënyra të çuditshme, të panjoftuna nga njerëzit. Po, në rrjetën e anës së fundit të Hapsinë-Kohës, unë gjej përbindëshat e kufinit të hapsinë-kohës, të uritun për të hangër shpirtnat që donin të kalonin këtë kufi.

Unë largohem nëpërmjet rrathëve, mbrapsht në trupin tem.

Iki me të shpejtë e ato më ndjekin. Po, mbas meje më ndjekin të pangopshmit, duke kërkue mënyrën për t'u ngopë me shpirtin tem. Po, o njeri, dije se shpirti që i kundërvihet kufinit të Hapsinë-Kohës mund të mbërthehet nga rojet, ndjekësat e shpirtnave të kohës tjetër (të botës tjetër) dhe e mbajnë të mbërthye, derisa zhvillimi nuk asht përmbushë dhe e lanë mbrapa, derisa vetëdija ta braktisë.

Unë hyj në trupin tem, krijoj rrathë që nuk kanë kufij, krijoj forma, nga të cilat, forma ime asht krijue. Ve trupin tem në qendër, ke rrathët, dhe i le ndjekësit e mij të pangopun në rrathët e kohës.

Ama kur shpirti të jetë i lirë nga trupi im, unë duhet të jem i kujdesshëm që mos i afrohem kufijve të hapsinë-kohës, përndryshe shpirti im nuk do jetë kurrë i lirë. Dije se ndjekësit (përbindëshat) e kufinit lëvizin vetëm përgjatë kufinit dhe asnjiherë nëpërmjet harkëzimeve të hapsinës. Vetëm duke lëvizë në drejtim të harkëzimeve (me formë si të valëve të buta të detit), ti mundet të largohesh prej tyne, sepse vetëm në fund të kufinit ata të ndjekin. O njeri, mbaji parasysh paralajmërimet e mia! Kërko që mos e shkelësh hymjen për n'atë botë! Të pakët janë ata që kanë pasë sukses në kalimin e këtij kufini, deri në Dritën e Madhe që shndrit nga Bota tjetër, sepse, dije që banorët e asaj bote kërkojnë përherë ndonji shpirt për ta kthye në skllav.

Ndigjo, o njeri, e futi në llogari paralajmërimet e mia: kërko të lëvizësh përgjatë harkëzimeve (valëve) dhe jo në fundet e tyne, e ndërkohë që ti je i lirë nga trupi jot, beson se po ndigjon nji tingull të njillojtë me nji kumbim kumbone nëpërmjet trupit tand. Tërhiqe mbrapsht trupin tand dhe ndiq rrathët e mos kërko të hysh nëpër mjegull!

Kur ti të hysh në formën ku banojë (shpirti hyn ke trupi – Shën.im.), përdor kombinimet e rrathëve dhe kryqet (plusat) e qendrave të rrathëve. Hape gojën tande dhe përdor fjalët tueja! Përmbushe Fjalën dhe ti do jesh i lirë. Vetëm kush asht i mbushun me Dritë, mund të shpresojë të bahet Roje i shtegut të pleqsive e atëherë mund të lëvizë nëpërmjet harqesh (valësh) të çuditshme dhe kufizimesh, që janë krijue në drejtime të pa njoftuna nga njeriu.

Ndigjo, o njeri, e mbaji parasysh paralajmërimet e mia: mos u mundo t'i kalosh rojet e shtegut!

Ma mirë ta mbash Dritën e të jesh gati për të kalue ke shtegu.
Drita asht gjysma e fundit tand, o vlla!
Kërko e do ta gjesh përherë Dritën në shteg!



*Figure gjigande mbi 300 x 300 M e shfaqun ne nji nate te vrejtun vetem nga nje shkreptime e ardhun nga qielli. Çdo vije kullimi uji ne aren me grune, asht 33 m lrg nga tjetra. Besoj se shpreh qarte me gjuhen e Thotit ate qe ai ka shkruejte ma poshte.*

52



*Edhe kjo figure, ma e vogel se tjetra, mund te shprehe te njajten gja. Figurat e jashtme ngjasojne me peshkaqene, qe mund te perfaqesojne rojet e kufinit te gjithesise. Nuk jam i sigurte nese asht fallso apo e vertete, por perdorimi i harqeve ne ndertimin e saj me ban ta quaj si gjuhen e Thotit.*

53



*Kjo fotografi paraqet bustin e nji saçerdoti Egjyptian. Mendohet se mund te kete qene e Thotit. Bie ne sy pamja e qeshun dhe e dashun e tij me nji fytyre europiane qe na duket shume e afert.*

Kujdes, o njeri, ndigjoje zanin tem, që të mëson pleqsitë dhe Dritën për këtë periudhë, që të mëson si të përballosh errësinën, që të mëson si ta çosh përpara dritën në jetën tande! Kërko, o njeri, të gjesh shtegun që të drejton për ke Përjetësia si nji Dritë! Përplase tutje nga vetja velin e errësinës!

Kërko të jesh nji Dritë nëpër botë!

Bane veten tande nji flamur për Dritë, nji flakë për Diellin e kësaj hapsine! Ktheje fytyrën tande në Kozmos!

Fol me zanin e Banorit, që asht nji kangë që rithërret dritën. Këndo nji kangë të lirisë. Këndo kangën e shpirtit. Krijo vibracione që do të bajnë ty Nji me Gjithësinë, të përziem me Kozmosin. Rritu i bamun nji me dritën! Të jesh nji kanal për ekuilibrin, nji shteg për ke Ligjet e kësaj bote! Drita, o njeri, asht Drita e Madhe, që ndriçon nëpërmjet hijeve të trupit. Ti je i lirë të burosh nga e stërvjetra errësinë, ti je nji me Dritën. Hijet e errësinës të rrethojnë, por jeta të mbush me rrjedhën e saj. Ama, tash, o njeri, duhet të burosh e ta çosh trupin tand larg nga shtresat (niveli) që të rrethojnë dhe që janë nji me ty.

Rrotulloje shikimin, o njeri! Shifi përthyerjet (valëzimet) e dritës tande. Po, shif deri dhe errësinën që të rrethon, e derdhun jashtë nga veli saj. Kërko përherë pleqsitë! Mos len që trupi jot të të tradhtojë! Vazhdo në shtegun e valëve të Dritës. Evitoji rrugët e errta! Dije se pleqsitë janë të përhershme. Ka ekzistue qyshkur Shpirti i Madh i Gjithësisë ka fillue të ekzistojë, duke krijue rregullsi me ligjet që ekzistonin nëpër shtigjet e tyne. Futi në llogari, o njeri, mësimet nga pleqsitë. Fute në llogari zanin që të flet për kohën e kalueme. Po, unë do të tregoj për njohuni të harrueme, të tregoj për pleqsitë e mshefta në kohët e kalueme, të humbuna në errësinën që më rrethon. Dije, o njeri, ti je fundi i të gjitha gjanave. Vetëm se këto njohuni janë harrue, kanë humbë kur njeriu asht hedhë në robni, i lidhun e i mbërthyem nga zinxhirët e errësinës. Shumë, shumë kohë ma parë, unë e braktisa trupin tem. I mrrekulluem unë shkoja i lirë nëpër hapsinën e Kozmosit, duke shqyrtue shkaqet që e çojnë njeriun në skllavni.

Dije, o njeri, që ti je vetëm nji shpirt. Trupi nuk asht asgja. Shpirti asht gjithshka. Mos len që trupi jot të jetë nji burg për shpirtin! Ik nga errësina e udhëto nëpër Dritë. Largohu nga trupi jot, o njeri, e do të jesh i lirë, me të vërtetë nji Dritë që asht Nji me Dritën! Kur ti të jesh i lirë nga zinxhirët e errësinës e udhëton nëpër hapsinë si nji Diell i Dritës, atëherë do ta kuptosh se hapsina nuk asht pa pengesa, por me të vërtetë asht e mbyllun me harqe e kande. Dije, o njeri, se çdo gja që ekziston, asht vetëm nji pjesë e vogël e nji pamjeje të ma të Madhes Gjendje që i bashkohet asaj.

Landa materjale asht si nji lang që rrjedh si korrent, që ndryshon në mënyrë të njillojtë nga një pamje në nji tjetër. Njohunitë kanë ekzistue gjithmonë nëpër të gjitha kohnat, asgja nuk asht ndryshue, edhe pse të groposuna në errësinë; asgja nuk humb, edhe pse të harrueme nga njeriu. Dije se nëpërmjet hapsinës ku ti banon, ka dhe të tjerë që janë të mëdhej njisoj si ti, të krijuem nga zemra e landës, ose të ndamë nga hapsina e tyne.

Dikur, në nji kohë të harrueme gjatë, unë Thoti, hapa nji kalim e u zhyta në të tjera hapsina dhe mësova sekretet e mshefta. Shumë thellë në esencën e landës materjale janë mshefë shumë sekrete. Nandë janë dimensionet e pakapërxyeshme dhe nandë janë ciklet e hapsinës. Nandë janë zhvillimet e njohunive e nandë janë botët mbrenda botëve. Po, nandë janë Zotnat e cikleve (Zhvillimeve) të hapsinës që vijnë nga sipër e nga poshtë. Hapsina asht e mbushun me gjana të mshefta, sepse hapsina asht e ndame nga koha.

Kërko çelësin për hapsinë-kohën dhe ti do të hapësh portën e madhe. Dije se në hapsinë-kohën asht e sigurtë se ekziston vetëdija, edhe pse e mshefun nga ndërgjegjia jonë, ajo do të ekzistojë tash e për jetë të jetëve. Çelësin për botët mbrenda teje mund ta gjesh vetëm brenda teje, sepse asht njeriu hymja e misterit, asht hyrja për të qenë Nji me NJISHIN. Kërkoi mbrenda në rreth! Përdor FJALËN dhe UNË do ta jap. Hape kalimin mbrenda teje dhe me siguri do të jetosh. Njeri, ti beson se po e jeton jetën, por dije se jeta asht mbrenda vdekjes. Nga çasti që ti je lidhë me trupin tand, për ty nuk ekziston ma jeta. Vetëm shpirti asht i lirë në hapsinë, ka nji jetë që asht me të vërtetë jetë, Gjithë pjesa tjetër asht skllavni, nji zinxhir nga i cili duhesh lirue. Mos beso se njeriu asht i lindun nga toka, edhe pse ka origjinën nga toka edhe mund ta ketë origjinën nga toka. Njeriu asht nji shpirt i lindun në dritë, ama pa njohuni, nuk mund të jetë kurrë i lirë. Errësina e rrethon të lindunin nga Drita. Errësina kap Shpirtin. (Thoti e përsërit dhe i ven shumë randësi studimit).

Vetëm ndonjani që kërkon, mund të shpresojë të jetë ndonjiherë i lirë.

Hijet përreth teje po bien, errësina po mbush gjithë hapsinën edhe Dritën, o Dritë e shpirtit njerëzor!

Mbushe errësinën e hapsinës! Ju jeni bijt e të Madhes Dritë. KUJTOJENI E DO TË JENI TË LIRË!

Mos rrini në hije! Drita vërshon nga errësina e natës. Lene shpirtin tand, që asht i lindun nga DIELLI të mbushet nga Lavdia e Dritës, të lirë nga zinxhirët e errësinës, nji shpirt që asht Nji me Dritën.

Ti je çelësi i pleqsive tueja. Mbrenda teje asht e gjithë koha dhe hapsina. Mos jeto në skllavninë e errësinës!

Liroje trupin tand nga drita e natës!

O Dritë e Madhe që mbush të gjithë Kozmosin, rridh e gjitha ke njeriu!

Ban nga trupi i tij nji pishtar që të ndriçojë përhapë midis njerëzve!

Larg, në të kaluemen, kërkoja pleqsitë, njohunitë e panjoftuna nga njerëzit! Larg në të kaluemen, unë udhëtova në hapsinën ku fillon koha. Kërkoja përherë të arrija njohunitë dhe pleqsitë.

Atëherë unë mendova: vetëm e ardhmja mund të më sjellë çelësin e pleqsive.

Unë udhëtova poshtë, në thellësitë e Amentit, për të kërkue Njohunitë e Mëdhaja.

Ju pyes ju, Zotnij të Ciklit, për rrugën e njohunive që po kërkoj.

I ve përpara Zotnijve këtë pyetje:

- Ku asht burimi i GJITHËSISË?

Me nji za të fuqishëm, më përgjigjet Zotnia i Nandës:

- Liroje shpirtin tand nga trupi jot dhe ec me mue përballë Dritës!

Unë dal nga trupi im si nji flakë e ndritshme nëpër natë. Qëndroj në kambë përballë Zotnisë, i lagun nga Flaka e Jetës. Më vjen e më mbërthen nji forcë e madhe jashtë çdo njohunie të njeriut. Gjindem i hedhun në nji greminë nëpërmjet hapsinash të panjoftuna nga njeriu. Unë shof farkëtuesin dhe krijuesin e RREGULLIT e të RRËMUJËS (Kaos) dhe kufinin e natës. (Këto vitet e fundit po zhvillohet teoria e kaosit – Shën.im.). Unë shof Dritën, që rrjedh nga rregulli (harmonia) dhe ndigjoj tingujt e Dritës. Unë shof flakën nga Humnera, që ve në Rregull Dritën. Shof Rregullin që buron nga Rrëmuja. Shof Dritën që jep Jetën.

Ndërkohë ndigjoj zanin:

- Ndigjo dhe kupto! Flaka asht burimi i të gjitha gjanave, që përmban fuqinë e të gjitha gjanave.

Asht Rregulli që formon çdo gja, asht FJALA e nga FJALA vjen Jeta dhe ekzistenca e të gjithave.

Dhe nji herë më thotë Zani:

- Jeta që asht ke ti, asht FJALA. Kërkoje Jetën brenda teje dhe do të kesh fuqinë për të përdorë FJALËN!

Për nji kohë të gjatë shof flakën e ndritshme, që del nga përqendrimi (esenca) i flakës, realizuese si e Jetës, ashtu dhe e Rregullit ku njeriu asht Nji me Flakën.

Unë kthehem mbrapsht në trupin tem, dhe ngrij në kambë përballë të Nandëve, duke ndigjue Zanin e Cikleve, me nji vibracion të fuqishëm që më thonë:

- Dije, o THOT, se Jeta nuk asht gja tjetër, veçse Fjala e Flakës. Jeta tjetër që ti kërkoje ma parë nuk asht veçse si nji flakë, Fjala në Botë, si nji flakë. Kërkoje rrugën për Fjalën dhe sigurisht Fuqia do të jetë jotja me siguri!

Atëherë unë pyes Nandën:

- O zotni, ma trego rrugën! Ma jep drejtimin për ke pleqsitë! Ma shpjego drejtimin për ke FJALA!

Më përgjigjet atëherë Zoti i Nandës (ARDALI):

- Në mes të drejtqëndrimit (ekuilibrit), ti do të gjesh rrugën. Ke pa se FJALA vjen nga KAOSI?

Nuk e ke pa se DRITA vjen nga FLAKA?

Kërkoje ke jeta jote këtë drejtpeshim! Drejtpeshoje dhe sistemoje jetën tande!

Përmbaje të gjithë Rrëmujën e emocioneve dhe ti do të arrish drejtqëndrimin në jetën tande. Rregulli i ardhun nga Rrëmuja të dërgon FJALËN nga BURIMI, vullnetin e fuqisë së Ciklit dhe i jep shpirtit tand nji forcë që shpërndahet lirisht nëpërmjet të gjitha kohnave, nji Diell i përkryem që del nga BURIMI.

Unë ndigjova Zanin dhe e falënderova me sinqeritet nga fundi i zemrës teme për këto fjalë.

Gjithmonë kisha kërkue Rregullin që të kisha mundun të krijoja me FJALËN. Dije se kushdo që mbrrin ke kjo gja duhet përherë të jetë në drejtpeshim, edhe pse ky drejtpeshim nuk ka qenë kurrë e asnjiherë nuk mund të jetë. Merri këto fjalë, o njeri, leni që ato të jenë si nji pjesë e jetës tande! Kërko ta mbrrish e ta përvetësosh këtë drejtpeshim e do të jesh Nji me Diellin. Kërko të jesh vetëm Dritë. Çoje pikërisht mendimin tand drejt njehsimit të Dritës me trupin njerëzor! Kujtohu që e gjitha asht Rregulli që vjen nga Rrëmuja e që shpërthen nëpër Dritë.

## ÇELESI I KOHES

PLLAKA X



Ndigjo, o njeri, merri pleqsitë e mia! Mësoji sekretet e thella të mshefuna të hapsinës! Mësoji nga mendimet që rriten në humnerë, duke çue Rregullin dhe Mirëkuptimin (Harmoni) në hapsinë. Dije, o njeri, gjithshka që ekziston, ka

ekzistencën e saj vetëm për shkak të LIGJIT. Njifi Ligjet dhe do jesh i lirë e nuk do jesh kurrë i lidhun nga zinxhirët e natës.

Larg, nëpërmjet hapsinash të çuditshme, unë kam udhëtue nëpërmjet thellësive të humnerave të kohës, derisa ma në fund e gjitha u zbulue. Dije se misteri asht mister vetëm kur asht nji njohuni e pa-njoftun akoma nga njeriu. Kur ti t'i kesh mbërthye zemrën e të gjithë mistereve, njohunitë dhe pleqsitë do të jenë me siguri tuajat! Kërko dhe mëso se ke Koha asht sekreti që mund t'ju lirojë nga kjo hapsinë.

Shumë gjatë unë, me anë të pleqsive kam kërkue pleqsi; po, dhe e gjej në fund të pafundësisë, sepse e di që përgjithmonë, para meje asht gjysma që unë kërkoj të arrij, që më largohet mbrapsht.

Deri dhe Zotnat e Cikleve e dijnë se nuk kanë arritë akoma gjysmën, sepse me të gjitha pleqsitë e tyne, e dinë që e vërteta duhet gjithmonë të përpunohet. Nji herë, në nji kohë të kalueme, unë i fola Banorit. E pyeta për misteret e kohës dhe të hapsinës. I drejtova pyetjen që buroi nga vetja ime:

- O mësues! Çfarë asht koha?

Atëherë kështu më tha Mësuesi:

- Dije, o Thot, që në fillim ishte BOSHLLIKU e atje ishte mosekzistenca, mungesa e kohës, mungesa e hapsinës dhe jo ekzistenca. Atje mbrenda mosekzistenca arrin nji mendim vendimtar, përmbushës dhe e mbush BOSHLLIKUN. Nuk ekzistonte landa, vetëm forca, nji lëvizje, nji vibracion (dridhje), nji mendim i përcaktuem që mbush boshllëkun. (Në shekullin XX u krijua teoria e Big-Bengut, nga një prift që e mendoi Gjithësinë, para shumë miliarda vjetësh, vetëm si një grimcë e shumë, shumë fuqishme, që ekzistonte në boshllëk e duke shpërthye krijoi Gjithësinë. Me siguri e ka marrë nga shkrimet e Thotit – Shën.im.).

Unë pyes Mesuesin: Çfarë asht ky Mendim i përjetshëm?

Më përgjigjet Banori, duke më thanë:

- Në fillim ishte Mendimi i përjetshëm, sepse që mendimi të jetë i përjetshëm, duhet të ekzistojë koha. Kështu nga mbrenda mendimeve të përmbushuna, rritet Ligji i Kohës. Po, koha që ekziston nëpërmjet gjithë hapsinës fluturon me nji delikatë lëvizje ritmike që asht e përjetshme në nji gjendje qëndrueshmënie. Koha nuk ndryshon, por të gjitha gjanat ndryshojnë në kohë. Sepse koha asht forca që çon në ndarje ndodhitë, çdonjëna në vendin e vet. Koha nuk asht lëvizja, ama ti lëviz nëpërmjet kohës, sepse ndërgjegjia jote lëviz nga një ngjarje në tjetrën. Po, mbrenda në kohë megjithatë, e gjitha mbi të gjitha asht Ekzistenca. Dije që me të vërtetë edhe pse në kohë je i ndamë, ti je Njishi, ekziston në çdo kohë.

Kështu ndaloi zani i Banorit dhe unë u largova për t'i peshue gjanat. Unë e dija që në këto fjalë ishte vendosë pleqsia dhe mënyra për të zbulue të msheftat e kohës. Shpesh rrij e mendoj fjalët e Banorit dhe kërkoj të zgjidh misteret e Kohës.

Unë zbuloj se si Koha lëviz përgjatë drejtimesh të çuditshme, edhe pse vetëm nëpërmjet ndryshimesh të menjëhershme, mund të shpresoja të arrija të kisha çelësin që do të mund të më jepte hymjen për ke hapsinë-koha.

Zbulova se vetëm lëvizja për së nalti e në mënyrë të drejtë mund të më lironte nga Koha e nga lëvizja. U ktheva mbrapsht nga jashtë trupit tem, duke lëvizë në mënyrë që koha të më ndryshonte.

Pamje të çuditshme pashë në udhëtim tem, shumë të mshefta që më hapën sytë. Po, unë pashë lindjen e njeriut, mësova për të kaluemen që nuk ka ndonjë të re.

Kërko, o njeri, të mësosh shtegun që të drejton nëpërmjet hapsinash që janë formue në kohët e kalueme!

Mos harro, o njeri, se, me të gjitha zbulimet tuaja, Drita asht Qëllimi që duhet të kërkosh të mbrrish!

Kërko dritën në shtegun tand dhe përherë për ty gjysma do të jetë e qëndrueshme. Mos len kurrë që zemra jote të kthehet në drejtim të errësinës! Lene që shpirti yt të ndriçohet nga Drita, nji Diell në shtegun tand!

Dije se trupi yt do të gjejë gjithmonë përjetësinë e ndritshme, të mshefun në dritë, asnjiherë e mbajtun nga lidhje m errësinën, përherë do të të ndriçojë si nji Diell i Dritës.

Po, dije, edhe pse i mshefun në errësinë, Shpirti yt asht nji shkëndijë e flakës së vërtetë, ekzistuese.

Të jesh Nji me Dritën ma të madhe nga të gjitha! Kërko burimin, fundin e gjysmës tande! Drita asht jeta, sepse pa Dritën e Madhe asgja nuk mund të ekzistojë. Dije se në të gjithë landën e krijueme, ekziston përherë zemra e Dritës. Po, deri ke burgu i errësinës, ekziston Drita e mbrendshme.

Nji herë unë po rrija drejt ke Odat e Amentit dhe ndigjoja Zotin të Amentit, që thonte me nji za që kumbonte në qetësi fjalë të fuqishme, energjike e të kumbueshme. Ata ja morën këngës së Ciklit, me fjalë që hapën hymjen për ke Bota tjetër. Po, unë pashë portën e madhe të hapun dhe hodha vështrimin matanë vetëm nji çast. Pashë lëvizjen e Ciklit, e gjanë si mendimi i Burimit ku shkova. Atëherë mësova se dhe pafundësia lëviz në drejtim të të pamendueshmit fund. Pashë që Kozmosi dhe rregulli banin pjesë në nji lëvizje që shtrihet në të gjithë hapsinën, nji bashkim i Rregullit të Rregullit, që në mënyrë të njëjtë lëviz në Harmoninë e Hapsinës.

Pashë rrotullimin e Ciklit si rrathë të gjanë nëpër qiell. Dije se e gjithë kjo që ekziston, rritet për të takue nji tjetër ekzistencë me nji tjetër të largët bashkë me hapsinë-kohën.

Atëherë dije se ke fjalët asht forca për të hapë nivele të panjoftuna nga njeriu. Po, dhe deri ke fjalët shtrihet i mshefun çelsi për të hapë hymjen për ke bota e sipërme dhe e poshtme.

Ndigjo tash, o njeri, fjalën që po të le. Përdore e ti do të gjesh fuqinë në kumbimin e saj! Thuej fjalën:

"ZIN-URU" (Duket si fjalët shqipe në dialektin geg: me "zie" dhe me "urue" dmth Zin Urimi. Edhe sot përdoret kjo fjalë ke ne si dhe: Zien, valon

hareja, zien nga inati, etj.) dhe do të gjesh forcë. Edhe nji herë duhet të kuptosh se njeriu asht i dritës dhe drita asht e njeriut.

Shpejt, ndigjo, o njeri, ndigjo për sekretet që shtrihen poshtë Diellit! Dije që e gjithë hapsina asht e mbushun me botë mbrenda botëve; po, njana ke tjetra, ose të ndame nga Ligji. Nji herë në kërkimet për ke pleqsitë në thellësi të mëdhaja të mshefuna, hap portën që ndan Ato me njeriun. Unë i thërras nga nivele të tjera të ekzistencës, njanën që ishte ma e bukura gocë e njerëzve. Po, e thërras nga pjesa tjetër e hapsinës, që të rishkëlqejë si një dritë në botën e njerëzve.

Unë përdor daullen me lëkurë gjarpni. Vishem me veshje ngjyrë ari dhe të kuqe të ndezun (purpur). Ve mbi kokë kunorën prej argjendi. Përqark meje baj nji rreth të kuq, të ndezun. Ngrej nalt krahët e gërthas thirrjen teme, që hap shtegun për ke niveli i botës tjetër, thërras Zotnat e Shenjave (astrologjike) në banesën e tyne:

- Zota të dy horizonteve, roje të portave që dridhen, drejtohuni, njani djathtas e tjetri majtas, si yjet që agojnë nga froni i tyne dhe rregullojnë shenjat e tyne. Po, Ti, princi ezmer i ARULU, hapi dyert e të padukshmes, mshife tokën dhe leni të lirë ata që mbani të burgosun! (ose AR ULU. Këtë fjalë e shpjegoj: 1-AR ULU, ku Ari ishte perëndia e luftës tek Pellazgët e lashtë. 2-AR ULU, ku Ar mund të jetë nji copë toke are, dmth, ulu në arë. 3-AR ULU, ku Ar do të thotë flori, dmth ulu mbi flori. Fjala AR është dhe rrënja e fjalëve: Ar-janë, Ar-janitas, Ar-vanitas, AR-bane, Ar-bën, Ar-bëresh, Ar-bënesh, ku fjalët "ar-bëresh" e "ar-bënesh" në dialektin tosk duen me thanë: ar-bahesh, dmth se në territoret shqipfolëse të shqiptarëve, duke ndejtë me ata, të rriten vlerat e bahesh i çmueshëm si ari. Kjo gja tregon origjinën e popullit shqiptar. Populli ynë thotë për nji njeri të mirë: Asht ar e flori ai çun ose ajo gocë. – Shën.im.), Ndigjoni, ndigjoni, ndigjoni Zotna ezmere e Zotna të ndritshëm e nëpërmjet emnave tuej sekrete, emna që unë i njof e mundet t'i them, më ndigjoni e bindjuni dëshirës teme!

Ndërkohë ndez nji flakë dridhëse në rrethin tem e i baj thirrje nga ana tjetër e hapsinës:

- Goca e Dritës, kthehu nga ARULU! Shtatë herë e shtatë herë unë kam kalue nëpërmjet flakëve. Nuk kam ngranë ushqim. Nuk kam pi ujë. Të kam thirrë nga ARULU për ke mbretnia e EKERSHEGAL. (Në Shqipëri ka akoma pyje me shegë dhe ndonjani të thotë: po shkoj "ke shega" ose "e ke ke shega).

Të thërras që të shfaqesh, Zonja e Dritës!

Atëherë përballë meje u naltësuen figurat e errta. Po, figurat e Zotnave të ARULU hapën përballë meje e doli përpara Zonja e Dritës. Tash Ajo ishte e lirë nga Zotnat e natës, e lirë të jetonte në Diellin e tokës, e lirë të jetonte si nji gocë e vogël e Dritës. (Besoj se flitet për perëndeshën e drejtësisë dhe të rregullit MAT. – Shën.im.).

Më ndigjoni e më besoni, o fëmijët e mi! Njohunia asht e magjishme dhe asht vetëm ligje. Mos kini frikë nga forca mbrenda jush, mbasi ajo (njohunia) ndjek Ligjet si yjet në qiell. Dijeni e bani kujdes të mos jeni pa njohuni, sepse e



*Kjo figure mund te jete ba nga njerezit, sepse siper, majtas, atje ku duken tre si yje, duken dhe vijat e gjurmeve te kambeve te njerezve qe mund t'i kene ba.*

magjishmja asht ke pleqsitë e jo ke Ligjet. Ama dije se ndërmjet njohunive tueja do mundesh përherë t'i afrohesh ma afër nji vendi, afër Dritës. Ndigjo, biri im, ndiq mësimet e mia! Të jesh përherë kërkues i Dritës! Ndriço nëpër botën e njerëzve rrotull teje, nji dritë në shtegun që ndriçon midis njerëzve. Ndiq dhe mëso nga magjitë e mia (Mësimet e shkencës). Dije që e gjithë forca do jetë jotja, nëse ti e don. Mos kesh frikë nga shtegu, që të çon ke njohunitë, ma mirë shmangiu rrugës së errët! Drita asht jotja, o njeri, mundet ta marrësh! Hidhi tutje lidhjet me errësinën dhe ti do jesh i lirë. Dijeni se shpirti juej jeton me zinxhirë

për shkak të frikës që ju mban si skllevën. Hapni sytë tuej e shifni Dritën e Madhe të Diellit! Të mos kini frikë sepse çdo gja asht jueja. Frika asht te Zotnia i errësinës ARULU, nga ku asnjiherë nuk e keni kundërshtue frikën për errësinën. Po, dije se frika ekziston sepse asht krijue nga ata që janë të lidhun nga frika. Tunduni nga skllavnia juej, o fëmijë, e shkoni ke drita e lavdishme e ditës! Mos e ktheni kurrë mendimin tuej në drejtim të errësinës dhe sigurisht do të jeni Nji me Dritën! Njeriu asht ai që beson se asht, nji vlla i errësinës ose nji fëmijë i Dritës.

Kambsoroni tash në Dritë, fëmijtë e mij! Kambsoroni në shtegun që të drejton ke Dielli! Ndigjo tash e futi në llogari pleqsitë e mia! Përdor fjalët që të kam dhanë! Përdori dhe me siguri do gjesh forcë, pleqsi e dritë për të kambsorue nëpër rrugë! Kërko e do të gjesh çelësin që të kam dhanë e do jesh përherë biri i Dritës!

Ndigjoni e futini në llogari, o Bijtë e Khem, fjalët që po ju jap e ju çojnë ke Drita! Dijeni, o njerëz, se unë i kam njoftë baballarët tuej, po, baballarët tuej, në nji kohë shumë të kalueme. Unë kam qenë i pavdekshëm në të gjitha kohnat. Jetova midis jush qysh në fillim të fillimit të Njohunive. Jam sforcuar gjithmonë për t'ju drejtue drejt për së nalti, drejt Dritës së të Madhit Shpirt. Ju drejtoja jashtë nga errësina e natës.

Dijeni, o njerëz, që ju kam përqark, se unë, THOTI, kam të gjitha njohunitë e pleqsitë e njoftuna nga njeriu, qysh nga kohnat ma të vjetra. Kam qenë grumbulluesi i sekreteve të Rracës së Madhe, mbajtësi i çelësit që të drejton për ke jeta. Ju kam qitë nga erësina, o njeri, edhe nga errësina e kohnave shumë të vjetra.

Tashti, ndigjoni me vëmendje fjalët e pleqsive të mia! Shpejtoni e ndigjoni fjalët që po ju jap e ju do të buroni nga errësina në dritë!

Larg, në të kaluemen, kur për herë të parë u njofta me ju, unë ju gjeta ke shpellat ëpër shkambij. Ju naltësova me fuqinë teme e me pleqsitë e mija, derisa ju shkëlqyet si njerëzit midis njerëzve.

Po, ju gjeta pa asnji njohuni. Vetëm pak nga ju ishin disi ma nalt se kafshët. Ju ushqeva me shkëndijat e përgjegjshmënisë tuej, derisa ma në fund, ju shkëlqyet si njerëzit: tash po ju flas për nji njohuni shumë të vjetër mbi përmbajtjen e rracës tuej. Dijeni, se ne të Rracës së Madhe kishim dhe kemi njohuni superiore nga ato të njeriut. Ne transmetojmë pleqsitë e rracave të linduna nga yjet, (Yllirët, ilirë – Shën.im.) pleqsitë e njohunitë nga larg, matanë njerëzve. Mësuesit e pleqsive zbrisnin midish nesh, aq larg nga ne ishin Ata, sa jemi ne me ju. Ndigjoni me vëmendje tash, ndërkohë unë po ju jap pleqsitë. Përdorini e do jeni të lirë!

Dijeni se në piramidat që unë kam ndërtue, janë çelësat që të tregojnë rrugën për tek jeta. Po, shënoni vijat e pamjes së madhe që po ndërtoj, deri në majë të piramidës, e ndërtueme si nji portë. Shënoni nji tjetër në anën tjetër me të njajtin kand e drejtim. Gërmoni aty e do të gjeni atë çfarë unë kam groposë. Aty do të gjeni hymjen nëntokësore të sekreteve që janë mshefë para se ju ndofta nuk ishit ba njerëz.

Tash po ju kallëzoj për ciklet që lëvizin në mënyrë të çuditshme në pafundësi, sepse pafundësia shkon matanë njohunive të njeriut. Dijeni se aty janë nandë cikle, që lëvizin me harmoni në drejtim të pikës së bashkimit që do të ekzistojë në të ardhmen. (Këto vitet e fundit me anë të teleskopeve të fuqishëm të hedhun në hapsinë, po studiohen këto fenomene. – Shën.im.).

Dijeni se Zotnat e Ciklit janë bashkue për përgjegjësinë e dërgueme nga TË TJERËT për bashkimin e kësaj me Gjithësinë. TË TJERËT janë ma nalt nga përgjegjësia nga të gjithë Zotnat e Ciklit, punojnë në harmoni me Ligjet. Ata e dijnë se me kalimin e kohës Gjithësia do të jetë e persosun, nuk do të ketë asgja sipër e asgja poshtë, por NJI GJITHËSI me nji pafundësi të përsosun, në harmoni me GJITHËSINË, me bashkimin e GJITHËSISË.

Në thellësi, poshtë sipërfaqes së tokës, në Odat e Amentit, qëndrojnë të SHTATËT, Zotnat e Ciklit, po, dhe nji tjetër, Zotnia i Botës së Poshtme. Shpesh

kam pi nga burimi i Pleqsive të Tyne dhe kam mbushë trupin dhe shpirtin tem me Dritën e Tyne. Ata më flasin, duke më tregue për Ciklet dhe Ligjet që i jep atyne arsye për të jetue.

Më flet Zotnia i Nandës, duke më thanë:

- O Thot, ti je i madh midis bijve të njerëzve, por ka të mshefta që ti nuk i njef. Dije se ti ke ardhë nga nji Hapsinë-kohë përposhtë kësaj ku je e do të udhëtosh në drejtim të nji hapsine-kohë ma superiore. Ama ti di pak për të msheftat e tyne, di pak për pleqsitë që ekzistojnë n'atë botë. Ti e di se e gjithë ditunia asht vetëm nji qelizë në proçesin e rritjes. Njohunia poshtë teje përhapet në mënyrë të ndryshme nga ajo që njef ti. Po ato edhe pse në nji hapsinë-kohë të botës tjetër, rriten përherë në mënyra të ndryshme nga ato që bajnë pjesë në shtegun e dijeve tueja.

Dije që ajo rritet për shkak të rritjes tande, por jo në të njëjtën mënyrë që rritesh ti. Rritja që ti ke ba dhe ke arritë deri tash, ka ba që të jenë shkak i pasojës. Jovetëdija ndjek po atë rrugë, çdo gja mund të jetë e përsëritshme dhe pa kuptim. Çdo vetëdije në çdo cikël ekziston për të ndjekë shtegun e tij deri në mesin e fundit. Çdonjani reciton pjesën e vet në Planin Kozmik. Çdonjani reciton pjesën e vet deri në fundin e përhershëm. Matanë cikleve, ma e madhe asht njohunia e përshtatja që të shkrihesh me Ligjin e Gjithësisë. Dije që ti, në ciklet para nesh, po punoje në nji pjesë të vogël të ligjit, kurse ne, të ciklit që shtrihet deri në pafundësi, përmbajmë sforcimet për t'i ba ma të mëdhaja ligjet. Çdonjani ka pjesën e vet për të recitue në cikle. Çdonjani ka punën e vet për ta kompletue në mënyrën e vet. Cikli para teje nuk asht shumë para teje, ama asht formue vetëm nga nevoja për të ekzistue. Sepse dije që burimi i pleqsive, që buron mbrapa në cikle, asht përjetësisht në kërkim të forcave të tjera për t'i thithë. Ti e di se njohunitë fitohen vetëm me praktikë, e pleqnitë fitohen vetëm me njohuni e këto janë ciklet të krijueme nga Ligji. Ato janë mjete për të arritë njohunitë që duhen për të fiksue Ligjet, që janë Burim i Gjithësisë. Cikli ma i vogël, në të vërtetë nuk asht ma i vogël, por vetëm i ndryshëm në hapsinë e në kohë. Vetëdija atje po punon e po provon ma pak gjana në krahasim me atë ku ti ekziston. Dije, ashtu si po punon ti ke cikli i madh, kështu dhe n'atë botë sipër janë disa që po punojnë si ti me të tjera ligje. Ndryshimi që ekziston midis cikleve asht vetëm aftësia për të punue simbas Ligjit. (Këto vitet e fundit po zhvillohet teoria e botëve paralele. Për mue të gjithë po kopjojnë nga Thoti – Shën.im.).

Ne që kemi ekzistue në ciklet e maparshëm, jemi ata ma të parët që kemi dalë nga Burimi dhe në kalimin nëpërmjet hapsinë-kohës kemi fitue aftësinë për të përdorë Ligjet ma të Mëdha që janë larg, matanë njohunive të njeriut. Nuk asht asgja reale n'atë botë poshtë teje, por janë vetëm shfaqje të ndryshme të Ligjit. Nëse shef ato botë sipër e poshtë, do të gjesh përherë të njajtën gja, sepse Gjithësia nuk asht gja tjetër veçse nji pjesë e Njisimit, që asht Burimi i Ligjit. Vetëdija që asht përposhtë teje ban pjesë edhe ke vetja jote, ashtu si dhe ne jemi pjesë ke jotja. Po, si nji fëmijë pa njohuni që vjen ke ti kur je ba burrë. Krahaso ciklin e njeriut në udhëtimin e tij nga lindja deri në vdekje e shif në ciklin e përposhtëm fëmijën me njohuninë e tij me kohën që i kalon. Na shif edhe Ne,

fëmijë të rritun në njohuni e me pleqsi që i kemi arritë me kalimin e viteve. Kështu, o THOT, janë dhe ciklet e vetëdijes, fëmijë në periudha të ndryshme të rritjes, kështuqë e gjitha vjen nga i Vetmi Burim, që asht pleqsia dhe të gjitha ke pleqsitë kthehen.

Ai pushon së foluni e qëndron në nji heshtje që vjen nga Zotat. Atëherë më flet akoma, duke më thanë:

- O Thot, për shumë kohë kemi qëndrue ke Amenti duke pa flakën e jetës nëpër Odat dhe dije që Ne jemi akoma pjesë e ciklit tonë, me Pamjen tonë që shpërndahet ke Zotnat e n'atë botë. Po dije, se mbi të gjitha, asgja tjetër Atyne nuk i intereson, përveç se rritja që mund të fitojmë për shpirtin tonë.

E dijmë që trupi asht nji pasagjer. Gjajnat që njerëzit mbajnë si të mëdhaja, për ne janë asgja. Gjajnat që ne kërkojmë nuk bajnë pjesë ke trupi, por janë vetëm qenie e përkryeme e shpirtit tonë. Kur ti si njeri të mundesh me mësue që në fund asgja nuk merret parasysh, veçse zhvillimi i shpirtit, atëherë ti me të vërtetë do të jesh i lirë nga do lidhje, i lirë të punosh në harmoni me ligjet, që ti të mundesh të thithësh përsosmëninë, sepse vetëm ajo të ban që të mbrrish ke gjysma. Duhet të dish se asgja nuk asht e përkryeme, gjithashtu ti mund të jesh thithja jote dhe gjysma jote.

Ndalon zani i Nandës dhe fjalët e tij u fundosën ke ndërgjegjia ime. Tash unë po kërkoj akoma e ma shumë pleqsi, derisa të mund të jem i përkryem në Ligjet e Gjithësisë. Me të shpejtë, zbres Odat e Amentit për të jetue në të ftoftën lule të jetës. Ju që unë ju kam mësue, nuk do më shifni ma, sepse unë do të rroj përherë ke pleqsitë që kam mësue. Njeriu asht njeri për shkak të pleqsive. Çdo gja që do të jetë, do të jetë për shkak të kësaj gjaje.

Ndigjoni tash zanin tem dhe do të baheni ma të mëdhenj se njerëzit e zakonshëm. Drejtoni sytë tuej në drejtim për së nalti, leni Dritën që të mbushë veten tuej! Të jeni gjithnji fëmijët e Dritës. Vetëm me mundime mund të rriteni për ke e sipërmja, në nivelin ku Drita asht Nji me Gjithësinë. Të jeni mësuesit e gjithshkaje që ju rrethon! Të mos jeni asnjiherë të kontrolluem nga pasojat e jetës tuej, prandaj krijoni qëllime gjithnji ma të përsosuna e me kalimin e kohës do të jeni Diell i Dritës!

Lirohuni, lenie që shpirti juej të naltësohet gjithnji për së nalti, i lirë nga zinxhirët e nga lidhjet me natën! Ktheni sytë ke Dielli në hapsinë. Quajeni atë nji simbol të jetës!

Dije, që ti je Drita ma e Madhe, e përkryeme ke sfera jote, kur ti të jesh i lirë!

Mos shif mbrenda në errësinë! Ktheji sytë tuej në hapsinën sipër!

Lene që flaka jote të ngjiet e lirë e ti do të jesh nji fëmijë i Dritës!

ÇELËSAT E PROFECISË
PLLAKA XII

Ndigjo me vëmendje, o njeri, fjalët e pleqsive të mia, ndigjo me vëmendje zanin e Thot Atlantideut!

Unë kam zotnue ligjet e Hapsinë-kohës, kam fitue njohunitë për të ardhmen e kohës. E dij që njeriu në kalesën nëpërmjet hapsinë-kohës mund të jetë Nji me gjithësinë. Dije, o njeri, se e gjithë e ardhmja asht nji libër i hapun për ata që dinë ta lexojë.

Të gjitha pasojat arrijnë nga shkaqet e tyne, ashtu si të gjitha pasojat arrijnë nga Shkaku i Parë. Dije se e ardhmja nuk asht e shtangun o e qëndrueshme, por ndryshon, ashtu si dhe shkaqet krijojnë pasojat. Shife pasojën që të drejton për të qenë (ekzistue) dhe me siguri shef që e gjitha asht një pasojë. Kështu, o njeri, të jesh i qartë se në pasoja që kanë ndodhë janë përherë shkaqet gjithnji e ma të përsosuna. Dije se e ardhmja nuk asht e fiksueme, por gjithmonë janë rrjedhojë të dëshirës së lirë të njerëzve, nga çasti kur lëviz nëpërmjet lëvizjes së hapsinë-kohës në drejtim të qëllimit të fundit (destinacionit) ku fillon koha e re.

Njeri, mund ta lexosh të ardhmen vetëm nëpërmjet shkaqeve që krijojnë pasojat. Kërko mbrenda pasojave dhe me siguri do të gjesh shkaqet! (Teoria e shkak-pasojës përdoret sot në shkencat shoqnore).

Ndigjo me vëmendje, o njeri, ndërsa unë flas për të ardhmen, flas për shkaqet që ndjekin pasojat! Dije se njeriu në udhëtimin e tij të ndritshëm kërkon përherë që t'i largohet natës që e rrethon, si hijet që rrethojnë yjet e qiellit dhe si yjet e hapsinës ato shndrisin nga hijet e natës. Destinacioni i drejton përherë përpara, derisa të jenë nji me Dritën. Po, edhe pse rruga e tij asht midis hijeve, mbrenda ke ai shkëlqen përherë Drita e Madhe, edhe pse rruga asht e errët, megjithatë ai do i zotnojë hijet që do fluturojnë përqark tij porsi nata.

Larg, në të ardhmen, unë shof njerëzit si të lindun nga Drita, të lirë nga errësina që i lidh Shpirtin, që jetojnë në Dritë pa lojën e errësinës që don me mshefë Dritën, që asht drita e Shpirtit të tyne. Dije, o njeri, se para se ti të mbrrish këtë gja, shumë hije të zeza do bien sipër dritës tande, duke u mundue ta shuejnë me hijet e natës, dritën e Shpirtit që stërmundohet për t'u lirue. E madhe asht lufta midis Dritës e Errësinës, shumë e vjetër dhe përherë e re. Gjithashtu e dij që në nji kohë, në nji të ardhme të largët, e gjitha do të jetë Dritë dhe errësina do të bjerë.

Ndigjo me vëmendje, o njeri, fjalët e mia të pleqsvie! Përgatitu dhe nuk do të jesh prangue nga errësina!

Njeriu ka lé e asht rritë dhe si përherë ka mbarue, kur valë të reja përgjegjësie burojnë nga humnera e madhe poshtë nesh, në drejtim të Diellit, të mesit të vet. Po, bijt e mij, jeni rritë nga nji gjendje që ishte pak ma e naltë se ajo e kafshëve, derisa tash ju jeni nga ma të mëdhejtë midis njerëzve, ama ma parë ishin të tjerë ma të mëdhej se ju dhe, siç ju kam tregue, si të tjerët ma parë edhe ata kanë mbarue. Kështu edhe ju do të mbaroni, sipër, ke toka ku unë tash po ju mësoj, do banojnë barbarët dhe do bajnë të perëndojë Drita.

Pleqsitë e vjetra do të harrohen, edhe pse ajo do të jetojë, gjithmonë e mshefun nga njerëzit.

Po, në tokën që quhej Khem, raca do të lindin e rraca do të mbarojnë. Ju do të jeni harrue nga bijtë e njerëzve, megjithatë ju do të keni lëvizë në drejtim të nji hapsine yjore të nji bote tjetër, të ndryshme nga që po lini mbas shpine vendin ku keni banue. Shpirti i njeriut lëviz përherë para, i pa lidhun me asnji yll, duke lëvizë përherë në drejtim të Qendrës së Madhe që ka përpara, ku ai asht shpërda në Dritën e Gjithësisë. Dije, që do shkoni para gjithmonë, të lëvizun nga Ligjet e shkak-pasojës, derisa ma në fund, si njana ashtu dhe tjetra do bahen Nji.

Po, njeri, mbasi të kesh mbarue, të tjerë do lëvizin në hapsinat ku jetoje ti. Njohunitë e pleqsitë do të jenë harrue të gjitha. Ashtu siç jam unë si nji Zot për ju, ashtu dhe ju do jeni Zotat e të ardhshmes për shkak të njohunive tueja, për brezat e tjerë që do vijnë.

Brezat që do vijnë do të shofin të burojnë pleqsitë nga ata që ju i keni lanë trashëgim në këtë vend të këtij planeti. Ata do të kthehen ke pleqsitë tueja dhe të mësojnë t'i zhysin hijet në nji banjë Drite. Duhet të mundohen shumë ata që do vijnë për të fitue nëpër të gjithë brezat e tyne, për të fitue lirinë e Dritës.

Do të fillojë midis njerëzve luftë e madhe që do bajë të dridhet toka e do t'i ndryshojë drejtimin.

Po. Atëherë bijtë e hijeve do hapin armiqësinë midis Ditës dhe Natës.

Kur njerëzit do t'i rizotnojnë tokën e oqeanet dhe të fluturojnë në ajër me krahë si zogjtë, kur njeriu të ketë mësue ta ndriçojë dritën, atëherë do fillojë koha e luftës. E madhe do të jetë lufta mes forcave, e madhe do jetë lufta midis errësinës dhe Dritës. Popuj do të ngrejnë krye kundër popujve të tjerë, duke përdorë forca të errta për të pushtue Tokën. Armë të fuqishme do i thajnë (avullojnë) njerëzit nga toka, dersa gjysma e racës njerëzore të jetë zhdukë.

Ndërkohë mbrrijnë Bijt e Mëngjesit e i shpalin deklaratën e tyne njerëzve duke i thanë:

- O njerëz, ndaloni luftën kundër vllazënve tuej! Vetëm kështu ju mund të shkoni ke drita! Ndalojeni mosbesimin, vllaznit e mij, ndiqni shtegun e dritës dhe mësoni të gjeni se ku asht e drejta!

Atëherë njerëzit do ndalojnë luftën e vllait kundër vllait dhe babës kundër fëmijve.

Atëherë do burojë shumë e vjetra shtëpia e popullit tem, në vendin e vet, poshtë dallgëve të detnave. N'atë kohë do krijohet Era e Dritës dhe të gjithë njerëzit do kërkojnë mesin e Dritës. Atëherë Vllaznia e Dritës do të mbretnojnë ndër popuj. Do të jetë shpërnda errësina e natës. Po, bijt e njerëzve zhvillohen e shkojnë para e në drejtim për së nalti, në drejtim të Gjysës (Qendrës) së Madhe. Ata do të bahen Fëmijët e Dritës. Shpirtnat e tyne do të jenë përherë sepse po afron flaka e përjetshme, burim i të gjitha pleqsie, vendi i fillimit, që megjithatë asht Njishi me fillimin e çdo gjaje. Po, në nji kohë që akoma nuk ka lé e do të lejë, Njishi do jetë Gjithësia dhe Gjithësia do jetë ba Nji. Njeriu, nji flakë e përsosun e këtij Kozmosi, do lëvizë përpara, në drejtim të nji vendi ke yjet. Po,

po, do të lëvizë drejt e jashtë nga kjo hapsinë-kohë, në nji tjetër m'atë botë matanë yjeve.

Për nji kohë të gjatë më kini ndigjue, o fëmijtë e mi, për nji kohë të gjatë keni ndigjue pleqsitë e THOTIT. Tash po largohem nga ju në errësinë. Tash po shkoj ke Odat e Amentit, për të banue aty edhe në të ardhmen, kur drita të kthehet midis njerëzve. Dijeni, se shpirti im do të jetë përherë me ju, për të drejtue hapat tueja në shtegun e dritës.

Ruejini sekretet që po ju la dhe me siguri shpirti im do të ju ruejë gjatë jetës!

I mbani përherë sytë tuej ke shtegu i pleqsive mbajeni përherë dritën si gjysmën tuaj!

Mos lini që shpirti juej të mbërthehet nga skllavnia e errësinës; lenie që ajo të fluturojë nalt në drejtim të yjeve!

Tash po nisem për të banue ke Amenti. Ju do të jeni fëmijët e mij në këtë jetë e në tjetrën. Në kohën që do vij këtu, edhe ju do të jeni të pavdekshëm, duke jetue nga nji erë në tjetrën erë, si nji Dritë midis njerëzve. Ruejeni hyrjen e Odave të Amentit! Ruejini sekretet që kam mshefë midis jush! Mos lini që pelqsitë të hidhen tutje nga barbarët! Po i mbaj mshefë e po i ruej për ata që kërkojnë Dritën. Do të merrni bekimin tem. Merrni rrugën teme dhe ndiqni rrugën!

Përzijeni shpirtin tuej me Esencën e Madhe!

Lenie që përgjegjësia të jetë Nji me Dritën e Madhe!

Më thërritni kur të kini nevojë!

Përdorni emnin tem tri herë me vargun:

THOT, CHEQUETET (kequetet, ose keqetet), ARELICH (arelik) VOLMATLITES.

(Po mundohem t'i jap shpjegimin, simbas meje: TË KEQET, AR E IK ose AR E LIK, ku E LIK në shqip ka kuptimin: e dobëson ose e keqëson, VEZ (VO) E MALIT ESHT.)

ÇELSËSI I JETËS DHE I VDEKJES
PLLAKA XIII




Ndigjo me vëmendje, o njeri, ndigjo pleqsitë e mia! Ndigjo fjalët që të mbushin me jetë! Ndgjo fjalët që shpërndajnë errësinën. Ndigjo Zanin që

shpërndan natën. U kam pru mistere e pelqsi fëmijëve të mi: njohuni e fuqi të prueme nga kohët shumë të vjetra. Nuk e dinë që e gjitha do dalë në dritë kur ti të jesh i bashkuem me Gjithësinë? Ti do jesh Nji me Mësuesit e Misterit, Zotnuesit (fitimtarët) e Vdekjes dhe Mësuesit e Jetës.

Po, ti njef lulen e jetës, o njeri, zhvillimin e jetës që shkëlqen ke Odat. Nëpërmjet shpirtit zbulon këto Odat e Amentit e don t'i çosh mbrapsht pleqsitë që jetonin në dritë. Dije se hymja për ke fuqitë asht sekrete. Dije se e hymja për ke jeta kalon nëpërmjet vdekjes, por nji vdekje që asht jetë, flakë e dritës.

Ke dëshirë t'i njofësh të msheftat e mshefuna shumë thellë?

Shif ke zemra jote ku njohunitë janë mshefë! Dije se sekretet janë mshefë mbrenda ke ti. Burimi i gjithë jetës asht dhe burimi i gjithë vdekjes.

Ndigjo me vëmendje, o njeri, ndërkohë që unë të tregoj sekretin, të zbuloj sekretin e vjetër.

Shumë poshtë, thellë në zemër të tokës, asht vendosë nji lule, burim i jetës, që i ka ndrye të gjitha në formën e tyne. Dije se Toka jeton në nji trup, ashtu si ti jeton me formën e trupit që ke. Lulja e jetës ka, ashtu si ti, nji vend për shpirtin dhe rrjedh nëpërmjet Tokës, pikërisht ashtu si shpirti yt rrjedh nëpërmjet formës së trupit tand. Ajo i jep jetë Tokës dhe bijve të saj, duke rinovue shpirtin nga nji formë në tjetrën. Ky asht shpirti që i ka dhanë trupit tand formën, të përfundueme e të formueme mbrenda formës tande. Dije o njeri, se forma jote asht e dyfishtë; e barazpeshueme në këtë dyfishim gjatë formimit të saj. Dije dhe këtë: kur ti i afrohesh me të shpejtë vdekjes, ndodh vetëm sepse ky drejtpeshim asht prishë, ndodh sepse nji pol ka humbë. Dije se sekreti në jetën ke Odat e Amentit asht aftësia për t'i rregullue këta polaritete. Çdo gja që asht krijue e ekziston, ka formën e jetës për shkak të Shpirtit të jetës në dy polet e tyne. Nuk shef se në zemër të tokës asht ekuilibri i të gjitha gjanave që ekzistojnë dhe do të ekzistojnë në sipërfaqe?

Burimi i shpirtit tand asht përpunue nga zemra e Tokës, sepse në formën tande ti je nji me Tokën. Kur ti të kesh mësue të kontrollosh drejtpeshimin tand, atëherë mund të përshtatesh me drejtpeshimin e Tokës. Ti do të jetosh në këtë formë derisa Toka do të jetojë. Nji ndryshim në formë do të ndodhë vetëm nëse Toka do të ndryshojë formë. Mos e shijo vdekjen, po njehsohu me këtë planet, duke mbajtë formën tande, ndërsa koha po kalon.

Ndigjo me vëmendje, o njeri, ndërkohë unë të jap sekretet kështu edhe ti nuk do të kujtohesh për ndryshimin:

Shtrihu për një orë në ditë me kokën e kthyeme në drejtim të polit pozitiv (Veri). Nji orë tjetër në ditë ktheje kokën në drejtim të polit negativ (Jug).

Ndërsa koka jote asht kthye në drejtim të veriut, çoji mendimet tueja: nga krahnori në drejtim të kokës!

Ndërsa koka jote të jetë kthye nga jugu, çoji mendimet tueja nga krahnori ke kambët! Të çueme në drejpeshim nji herë në çdo shtatë, dhe drejtpeshimi yt do të mbajë të gjithë forcën. (Besoj, nji herë në javë).

Po, nëse ti je i vjetër, trupi yt do të freskohet e do të bahet si i ri. Kjo asht e mshefta e Mësuesve, nga ku ata mbajnë dorën e vdekjes. Mos e len mbas dore

ndjekjen e kësaj që të tregova, sepse kur ti të kesh kalue mbi njiqind vjet, ndjekja e kësaj do të thotë se vdekja po të afrohet. Ndigjo fjalët e mija dhe ndiq shtegun tem!

Përvetësoje ekuilibrin tand dhe jetoje jetën: më ndigjo, o njeri, dhe futi në llogari fjalët e mija!

Ndigjo me vëmendje pleqsitë që po të jap për vdekjen!

Kur të jesh në fund të punës që t'u ka shënue (jetës), ti mund të deshirosh me ikë nga kjo jetë, për të kalue në nivelin ku jetojnë Bijt e Mëngjesit dhe ata ekzistojnë si Fëmijët e Dritës. Kalo pa dhimbje e kalo pa mërzitje në nivelet ku asht Drita e Përjetshme.

Në fillim, shtrihu në qetësi me kokën të drejtueme nga lén Dielli!

Përthyej (gërshetoji) duert mbi Burimin e jetës tande (mbi krahnor)!

Vene ndërgjegjen tande ke vendi i jetës!

Rrotulloje e ndaje ndërgjegjen në dy pjesë: për në veri e për në jug. Njanën pjesë mendoje në drejtim të veriut, tjetrën në drejtim të jugut.

Qetësohu e kaloje (braktise) sipër ekzistencën tande! Përpara dy pjesëve të drejtueme në veri e në jug, shkëndija jote e argjendtë fluturon para në botën sipër Diellit të mëngjesit, e zhytun në dritë, e bame nji me Burimin e do të ndriçojë dersa t'i plotësohet dëshira.

Do të ndizet prap dëshira për të qenë i krijuem, atëherë do kthehesh në nji vend e me nji formë. (Kj gja pranohet e predikohet nga budistët).

Dije, o njeri, se në këtë mënyrë do të mbikalosh Shpirtin e Madh, duke ndryshue me dëshirë nga jeta në jetë. Në këtë mënyrë mbikalohet përherë mbi AVATAR, i gatshëm për të vdekë ashtu siç mund të kesh dëshirë për jetën tande!

Ndigjo me vëmendje, o njeri, e pij nga pleqsitë e mia:

- Mëso të msheftën që asht e Mësuesit të Kohës! Mëso se si ata që ti i quen Mësues, janë të aftë të kujtojnë jetët e kalueme. I madh asht sekreti, por edhe i lehtë për t'u përvetësue, po të të jepet kontrolli i kohës. Kur vdekja të të afrohet me të shpejtë, nuk duhet të kesh frikë, dije që ti je pronar i vdekjes.

Qetësoje trupin tand, mos u sill i tensionuem!

Vene në zemrën tande flakën e Shpirtit tand!

Atëherë largohu me të shpejtë nga vetja jote e vendosu ke trekandëshi!

Ndalo për një çast, pastaj lëviz në drejtim të gjysmës! Kjo, gjysma jote, asht vendi midis vetullave, vendi ku duhet të fluturojë kujtesa e jetës. Mbaje flakën tande këtu, mbrenda trunit tand, para se dora e vdekjes ta mbërthejë shpirtin tand!

Atëherë, kur ti sapo ke kalue gjendjen e ndërmjetme (transit), me siguri do të të vijë dhe kujtesa e jetës.

Atëherë e kaluemja do të jetë nji me atë që po rijeton.

Atëherë do të kesh fitue kujtesën për gjithshka.

Ti do të jesh i lirë nga gjithë ndërlikimet.

Gjajnat e së kaluemes do i jetosh në të tashmen!

## SHTESE
### PLLAKA XIV



*Figura ne fushat me grune rreth 120 x 120 m shpreh nji piramide qe ruen sekretet e sferes magjike*

Ndigjo me vëmendje, o njeri, pleqsitë e mshefta në fund të thellësive të mshefta, që kanë humbë nga kjo botë qysh nga koha e Banorit, të humbuna e të harrueme nga njerëzit e kësaj ere. Dije se kjo Tokë nuk asht gja tjetër veçse nji hamalle (mbartëse) e kontrollueme nga fuqi të panjoftuna nga njeriu.

Po, Zotnat Ezmerë mshefin hymjen që të çon ke ata që kanë lé nga qielli. Dije se rruga që të çon ke sfera e ARULU asht e ruejtun nga pengesa që mund të hapen vetëm nga njerëz të lindun nga Drita. Sipër toks unë jam ma i vjetri mbajtës i çelësave të portës për ke Toka e Shenjtë. Unë komandoj nëpërmjet fuqisë që asht mbrenda meje, për t'i lanë çelësat në botën e njerëzve. Para se të nisem, unë po ju la sekretin që ju mëson se si të shkëputeni nga skllavnia e errësinës, se si të hidhni tutje zinxhirët që ju kanë lidhë e të buroni nga errësina në dritë. Dije se shpirti duhet të jetë i pastruem nga errësina e saj, para se të mundet me kapërxye portën e madhe të Dritës. Po, edhe pse njerëzit mund të bien në errësinë, Drita do të ndriçojë gjithnji si një udhërrëfyes. Shumë thellë, në fund të errësinës e mbulueme me vel simbolesh, rruga për ke Porta mundet përherë të jetë e gjetun. Njeriu në të ardhmen do i mohojë Misteret, por kërkuesi do të gjejë përherë rrugën. Tash ju urdhnoj që t'i mbani fort të msheftat e mija e t'ia jepni vetëm atij që ju keni verifikue, kështu që pastërtia të mos jetë e njollosun, kështu që fuqia e së Vërtetës të mbizotnojë.

Ndigjo me vëmendje, tash po të zbuloj të msheftën! Ndigjo me kujdes shenjat e të msheftave të Mistereve që po të jap! Bani, në bazën e këtyne nji drejtim fetar, sepse vetëm kështu mund të qëndrojë esenca. Ekzistojnë zona midis kësaj jete dhe TË MADHIT NJI, të përshkueme nga shpirti që largohet nga kjo Tokë kur ndahet nga jeta. Këto janë:

Duat, - shtëpia e fuqisë dhe e zhgënjimeve. (Dialekt geg: du-at që do të thotë dua atë – Shën.im.).

Sekhet Hetspet – shtëpia e zotnave.

Osiride – simboli i rojes së portës, që kthen mbrapsht shpirtnat e njerëzve të padenjë.

Nga mbrapa qëndron sfera e fuqisë e të lindunve nga qielli.

Arulu, - toka ku Të Mëdhenjtë kanë kalue. Atje ku unë përfundova punën teme midis njerëzve, u unë ju bashkova Të Mëdhejve të së vjetrës Shtëpisë Teme.

Shtatë janë detyrat e Shtëpisë së të Fuqishmëve; Tre janë rojet e errësinës për çdo portë të madhe; pesëmbëdhjetë janë rrugët që të drejtojnë ke Duat (shtëpia e fuqisë dhe e zhgënjimeve). Dymbëdhjetë janë shtëpitë e Zotnijve të Iluzioneve, që përballojnë katër rrugë, çdonjana e ndryshme nga tjetra. Dyzetë e dy janë Fuqitë e Mëdhaja, që vendosin për vdekjen e atyne që kanë vendosë të kalojnë nëpërmjet Portës së Madhe. Katër janë bijtë e Horus, dy janë rojet e Lindjes dhe Perëndimit: Iside, mama që lutet për fëmijët, mbretnesha e Hanës, refleks i Diellit.

Ba- asht esenca që jeton përherë.

Ka – asht hija që njeriu e njef si jetë. Ba – nuk vjen derisa Ka – nuk asht mishërue. (Ba e Ka duken si fjalët shqipe: Me ba, ai ka).

Këto janë të msheftat për t'i ruejtë nëpërmjet të gjitha ernave. Ato janë çelësi i jetës dhe i vdekjes.

Ndigjo tash për Të Msheftat e Të Msheftave, mëso për rrathët pa fillim e pa fund, për formën e Atij që asht NJISHI i të gjithave. Ndigjo e veni veshin, kthehu

mbrapsht dhe veni në praktikë, në këtë mënyrë do të udhëtosh nëpër rrugën që unë kam ba, Mistere në Mistere, megjithatë janë shumë të qarta për ata që kanë lé nga Drita. Unë tash të tregoj sekretin për të gjitha. I tregoj të msheftat fillestare, ama e le plotësisht të mbyllun portën kundër atyne që nuk më besojnë.

Ke të TRE asht misteri që vjen nga i Madhi NJISH. Ndigjo dhe drita do të Ndriçojë mbi ty!

Në fillim ishin tre banorë. Para këtyne asgja nuk ekzistonte. Këta ishin ekuilibri: Nji Zot, Nji e Vërtetë, Nji bazë e Lirive. Nga këta të TRE vijnë tre drejtpeshimet: E gjithë jeta. Të gjithë të mirat e Të gjitha fuqitë.

Tri janë cilësitë e Zotit ke shtëpia e tij e Dritës:

- Pafundësia e Fuqive.
- Pafundësia e ditunive dhe e pleqsive.
- Pafundësia e Dashunisë.

Tri janë fuqitë e Mësuesve:

- Të ndryshojnë të keqen.
- Të marrin pjesë ke e mira.
- Të përdorin dallimet.

Tri janë gjanat që nuk mund t'u shmanget Zoti për t'i plotësue:

- Të tregojë Fuqinë.
- Dituninë.
- Dashuninë.

Tri janë fuqitë që kanë krijue çdo gja:

1. Dashunia e Përjetshme që i zotnon të gjitha njohunitë.
2. Njohunitë e Pleqsitë e Përjetshme, që njofin çdo mendim të mundshëm.
3. Fuqia e Përjetshme, e arritun nëpërmjet dëshirës së bashkueme midis Dashunisë së Përjetshme dhe Pleqsive.

Tri janë rrathët (gjendje) e ekzistencës:

1. Gjendja e Dritës, u nuk banon tjetër përveç se Zoti dhe vetëm Zoti mund ta mbikalojë.
2. Gjendja e Rrëmujës (kaos), nga ku të gjitha gjanat në natyrë rilindin nga vdekja.
3. Gjendja e Përgjegjësisë, ku të gjitha gjanat çelin nga jeta.

Të gjitha gjanat me shpirt kanë tri gjendje të ekzistencës:

1. Rrëmujë o vdekje.
2. Liri midis njerëzve.
3. Lumtuni e qiellit.

Tri kërkesa kontrollojnë të gjitha gjanat:

1. Fillimi në Thellësitë e Mëdha.
2. Gjendja e Kaosit (rrëmujës).
3. Plotësia e qiellit.

Tri janë shtigjet e Shpirtit: Njeriu, Liria dhe Drita.

Tri janë pengesat:

1. Mungesa e Mundimeve për të marrë ditunitë.

2. Mosnjohja e Zotit

3. Njohja e së keqes.

Ke njeriu tri janë çfaqjet, tri janë Mbretnitë e fuqive të mbrendshme, tri janë Odat e Mistereve, të krijueme e gjithashtu të pagjetuna ke trupi i njeriut.

Tash të më ndigjojë kush asht i lirë, i zgjidhun nga zinxhirët e jetës për dritën. Me njohunitë hapen burimet e të gjitha botëve, po, e deri dhe porta e madhe e Arulu nuk mund të jetë e mbyllun. Edhe nji herë ndigjo me vëmendje, o njeri, t'ju them se kush mund të hyjë në qiell. Nëse ti nuk do jesh i denjë, asht mirë që të të hedhin në flakë. E njef hymjen blu nëpërmjet flakës së pastër? Në çdo revolucion të qiellit ata bajnë banjë në shatërvanin e dritës. Ndigjo me vemendje, o njeri, për këtë të msheftë: në nji të kalueme të largët, para se ti të lindje si njeri, unë banoja në të vjetrën Atlantidë.

Atje, në Tempull, unë pija nga pleqsitë e hedhuna nga Banori si nji shatërvan i Dritës. Më dha çelësin për të zbritë ke Vendndodhja e Dritës, në Botën e Madhe. Ngriva në kambë përballë të shenjtit e të madhit NJI, i naltësuem në fronin e tij, në lule të flakës. Ai ishte mbulue me velin e vezulluem të errësinës, megjithatë shpirti im u coptue nga Lavdia e Tij. Përpara kambëve të Fronit të tij, i ngjashëm me diamantin, vërshonin katër lumej flake. Vërshonin nëpërmjet nji kanali mjegulle në drejtim të tokës së njerëzve. Oda u mbush me Shpirtna Blu. Pallati me yje ishte mrekullia e mrekullive. Sipër në qiell, Shpirtnat formojshin nji ylber me flakë e dritë. Këndonin për lavdinë e të Shënjtit NJI. Atëherë nga mesi i flakës mbrrin nji za:

- Shifni lavdinë e Çashtjes së Parë!

Unë pashë këtë Dritë, e naltë sipër të gjitha errësinave, që reflektonte ke vetja ime. Unë kuptova që Ai ishte Zot i të gjithë zotave, Shpirti i Diellit, i Plotfuqishmi i Sferave Diellore. **Ekziston NJISHI, që asht i Pari, që nuk ka fillim e nuk ka mbarim; që ka krijue të gjitha gjanat, që drejton Gjithësinë, asht i mirë, i drejtë, që të ndriçon e të mbron.**

Atëherë, nga Froni që grumbullonte nji rrezatim të madh, më rrethonte e naltësonte Shpirtin tem me Forcën e Tij. Me shumë shpejtësi më lëvizi nëpërmjet hapsinave blu e më paraqiti Misteret e Mistereve, zemrën e sekreteve të Kozmosit, paskësaj u transportova ke toka e Arulu e u ngrita në kambë, në Shtëpinë e tyne. Ata më hapën hymjen, kështu munda të hedh sytë ke rrëmuja (kaos) e Fillimit. Shpirti im u drodh nga pamjet e tmerrshme, të tërhequna nga oqeani i errësinës. Atëherë unë pashë nevojën për pengesat, pashë nevojën për Zotnat e Arulu. Vetëm Ata, me të pafundmin drjetpeshim, mund të qëndrojnë në shtegun rrjedhës të Rrëmujës. Vetëm Ata mund të shofin krijimtarinë e Zotit. Ndërkohë unë kalova përqark përkatësive të Tetës. Pashë të gjithë shpirtnat që kishin pushtue errësinën. Pashë të ndritmen dritë ku banojshin. Unë ndenja gjatë midis tyne, ama më mbajtën dhe për shkak të jetës që kisha zgjedhë, kur unë ndenjta në kambë ke Odat e Amentit dhe bana zgjedhjen teme për punën që do të më duhej të kryeja. Unë kalova përmes Odave të Arulu, poshtë, drejt Tokës ku shtrihej trupi im. Riburova nga toka ku isha shtri, ndenja në kambë përballë

Banorit, i dhashë pengun tem të miqësisë duke thanë të Drejtat e mija, dersa të jetë kompletue puna ime në Tokë, derisa të kalojë epoka e errësinës.



Ndigjo me vëmendje, o njeri, fjalët që po të dërgoj. Ke vetja jote do gjesh Esencën e jetës. Para se të kthehem ke Odat Amentit, si unë, ashtu dhe ti do të

burosh nga Drita. Mshife dhe rueje, mbylle ke simboli, kështu që i padituni nuk e qesh e nuk e përfol. Në çdo tokë jepi formë të panjoftunës! Banie të vështirë rrugën kërkuesve që e dëmtojnë. Në këtë mënyrë të dobtit e të pasigurtët do kenë nji shtytje, do gjejnë pengesa. Në këtë mënyrë sekretet do të jenë mshefë e ruejtë, të mbajtuna deri në kohën kur këtu të kthehet periudha e drejtë. Nëpërmjet epokave të errta, shpirti im do të ngelë nën tokë i mshefun, duke pritë e duke vështrue. Kur të kalojnë të gjitha provat e jashtme, më thërritni e do të shfaqem nëpërmjet çelësave që ju kam lanë. Kështuqë unë, Filluesi, do të përgjigjem nga Odat e Amentit, kështuqë pranoj Fillimin, duke dhanë fjalën e fuqisë. Ndigjo dhe kujto, këta fjalë paralajmëruese:

- Mos ec ke unë i pakompletuem me pleqsitë, i papastër në zemër ose me propozime të dobta, përndryshe unë ta heq fuqinë duke të gërthitë e do të dal nga vendi ku po flej.

Tashti po kthehem mbrapsht dhe po mbledh vllaznit tuej, kështu që unë mund të rinis pleqsitë e Dritës, kur të kem ikë. Ec ke Oda përballë tempullit tem! Mos ha ushqim para se të kalojnë tri ditë! Atje unë do të të jap esencën e pleqsive, kështuqë do të mund të shndritësh me fuqi midis njerëzve. Atje do të jap Sekretet e botës, që edhe ti të mundesh të ngjitesh ke e Vërteta në Qiellin e Njerëzve Zotninj, ke esenca e asaj që ti je.

Tash nisu e më len, ndërkohë unë po mbledh ata që dijnë por nuk dijnë se si.

## SEKRETI I SEKRETEVE
### PLLAKA XV



Tash bashkohuni, bijt e mij, e pritni të ndigjoni për Sekretin e Sekreteve, që do t'u japë fuqi për të zbulue Njeriun Zot, që ju jep drejtimin për ke rruga e jetës së përjetshme! Do ju flas me qartësi për të Msheftat e Zbulueme: Nuk do ju jap fjalë të errta. Hapni veshët tash, fëmijët e mij! Më ndigjoni dhe bindjuni fjalëve që do ju them!

Në fillim do flas për zinxhirët e errësinës që ju mbajnë të lidhun ke sfera e Tokës. Errësina dhe Drita janë në të njëjtën kohë pjesë e të njëjtës natyrë, ndryshimi qëndron ke paraqitja, sepse çdonjana buron nga Burimi i të gjithave. Errësina asht çrregullsia. Drita asht rregulli. Errësina e ndryshueme asht drita e Dritës. Kjo duhet të jetë, bijt e mij, qëllimi juej: ndryshimi i errësinës në dritë. Ndigjoni tash për të msheftat e natyrës, bashkëveprimin e jetës me Tokën ku banoni! Dijeni, se ju në natyrë jeni të ndërtuem nga tri mënyra: fizike, mendore dhe hapsinore, të gjitha të mbledhuna ke ti. Tri janë cilësitë e çdonjanës nga këto cilësi; që bahen nandë gjithsej, si për nalt ashtu dhe për poshtë.

Në fizikun e njeriut janë këta kanale:

Gjaku që lëviz me rrethqarkullim të vrullshëm, bashkëpunon me zemrën, duke e ushqye atë për t'i dhanë rrafjet.

Magnetizmi që lëviz nëpërmjet fijeve nervore, që e çojnë energjinë ke të gjitha qelizat dhe ke lëkura.

Akasha (Nuk e shpjegojnë se çfarë asht, por sipas meje duhet të jetë palca e kockave dhe sistemi nervor), që rrjedh nëpërmjet kanalesh, të hollë dhe fizikë, që plotësojnë kanalet. Këta formojnë skeletin, nga ku rrjedh hapsina (kozmosi) e hollë. Në kontrollin e këtyne shtrihet e mshefta e jetës për trupin. Braktiset nga dëshira e bashkëmendimtarit, kur të ketë mbrritë fundi i qëllimit të jetës. (Vdekja)

Tri janë format e Astrales, që asht ndërmjetës për n'atë botë, nalt e poshtë. Nuk asht fizike, nuk asht shpirtnore, por asht e aftë të lëvizë n'atë botë, nalt ose poshtë.

Tri janë cilësitë e mendve, trasnmetuese e dëshirave të të Madhit NJISH, Drejtues i çashtjes dhe efekteve në jetën tuej. Kjo asht e përbame nga tri esenca, të drejtueme për nalt nga forca e Katrës.

Në botën tjetër sipër, natyra trishe e njeriut rrin ke mbretnia e vetes së vet Shpirtnore. Në mbrendi të vetes janë katër cilësi, ndriçuese në çdo nivel të ekzistencës, edhe trembëdhjetë në nji, që asht numër mistik. VLLAZNIT i kanë hedhë themelet ke cilësia e njeriut; çdonjani drejton zhvillimin e qenieve, çdonjani kanalizues i të Madhit Nji. Në tokë njeriu asht në zinxhirë, i burgosun nga hapsinë-koha në nivelin e Tokës. Ai rrethon çdo planet me nji valë vibracionesh, duke lidhë aftësitë e tij të zhvillimit. Gjithashtu mbrenda ke njeriu asht dhe çelësi i qetësimit, mbrenda ke njeriu mund të gjindet liria. Kur ju të keni lirue Veten nga trupi, do të buroni nga nji sasi e madhe zinxhirës të nivelit tuej tokësor. Thoni fjalën: Dor-E-Lil-La, (Duket si fjala shqip: dorën e lidha – Shën.im.) atëherë për ca kohë Drita juej do të naltësohet e do të mund të kaloni lirisht pengesat e niveleve tokësore. Shifni dhe dijeni se kush jeni matanë vetes tuej! Po, do të mundeni të kaloni për ke botët ma të nalta! Do të shifni mundësi ngritjeje të zhvillimit tuej, do të njifni të ardhmen e tokësorëve dhe të shpirtnave të tyne. Ju jeni lidhë me trupin tuej, ama nëpërmjet fuqisë mund të jeni të lirë. Ky asht sekreti, nëpërmjet të cilit ju mund të ndrroni magjinë me lirinë tuej.

Që të qetësohen mendimet tueja, që i qetë të jetë trupi juej, përgjegjës vetëm për lirinë nga trupi, përqendroje veten tande ke dëshira e mesit tand!

Mendo njiherë, edhe nji herë që mund të jesh i lirë. Mendo këto fjalë: La-U-M-I-L-Ganoover (Duket si: Lahu mirë, Ganoover) dhe lene të rikumbojë ke mendt tueja! Lëviz me këtë kumbim në drejtim të vendit ku ti dëshiron. Lirohu nga lidhjet e trupit nëpërmjet dëshirës tande!

Ndigjo, ndërkohë unë po të jap Sekretin ma të madh: se si mund të hysh ke Odat e Amentit, të hysh si baj unë, ke pallati i të pavdekshmëve.

Rri ke qetësia e trupit tand! Qetësoje mendjen tande në mënyrë që asnji mendim të mos të shqetësojë. Duhet të jesh i pastër në mendimet dhe në qëllimet tueja, përndryshe mund të vijë dështimi i veprimit. Pamja e Amentit asht kjo që po ju tregoj ke pllakat (shkrimet) e mija. Me dëshirën e zjarrtë për të qenë aty me zemrën plot, mbetem përballë Zotnave me sytë ke mendimet tueja. Thoni me mend fjalën që të jep fuqi, që unë po të jap: Mekut-El-Shab-El-Hale-Sur-Ben-El-Zabrut-Zin-Efrim-Quar-El. Qetësoje mendjen dhe trupin tand, kështu të jesh i qartë se shpirty yt do të thërritet!

Tash po të jap Çelësin për ke Shamballa, vendi ku vllaznit e mij jetojnë në errësinë, por e mbushun me dritë të Diellit në Errsinën e Tokës, Dritë e Shpirtit, udhëtregues për ju kur ditët e mija të kenë kalue.

Braktise trupin tand ashtu si të kam mësue. Kaloji pengesat e fëllësive, vendin ma të msheftë, qëndro përballë portës së madhe dhe rojeve të tyne. Urdhnoje hymjen tande atje me këto fjalë:

- Unë jam Drita. Mbrenda meje nuk asht errësina. Unë jam i lirë nga zinxhirët e natës. Ma hapni rrugën e të Dymbëdhjetëve e të Njishit, kështu që unë të mundem të kaloj ke mbretnia e Pleqsive.

Kur ata nuk do të të pranojnë, e me siguri kështu duen, urdhnoji ata që ta hapin portën me këto fjalë që do të të japin fuqi: Edom-El-Ahim-Sabbert-Zur Adom.

Kështuqë, nëse fjalët tueja kanë qenë të vërtetat ma të nalta, për ty pengesat do largohen e porta do të të hapet.

Tashti po ju la, fëmijët e mij. Po shkoj poshtë ose edhe nalt, ke Odat. Fitojeni udhëtimin për ke unë, fëmijët e mij. Me siguri do të baheni vllaznit e mij.

Me këtë po mbaroj shkrimin tem. Po i la që të jenë udhëzime për ata që do të vijnë mbrapa, ama vetëm për ata që do të kërkojnë pleqsitë e mia, sepse vetëm për ata unë jam Çelësi i Jetës.

FUND.




*Ne pikturen egjyptiane siper e poshte paraqitet pamja e bukur e perendeshes egjyptiane Mat.*



*Ne pikturen e masiperme paraqitet nji çast kur mbas vdekjes peshohen veprimet e faraonit kur ishte gjalle. Ne pikture shifet ne nji ane zemra e faraonit e ne anen tjeter pupla qe mbante ne koke perendesha Mat. Nese kandari nen peshen e puples do anonte nga ana e puples,donte te thonte se faraoni nuk ishte sjelle mire gjate jetes se tij. Per persona qe ishin sjelle mire per se gjalli, kandari duhej te rrinte drejt, siç po rrin ne figuren siper.*



*Ne figuren siper paraqitet perendesha Mat. Bie ne sy pamja e saj europiane, me buze te holla.*

Perëndesha Mat ishte goca e Zotit Diell, që ma vonë u zavendësue nga Zoti Nji e i plotfuqishëm, zot i çdo faraoni e çdo gjaje në Gjithësi, që në Egjypt quhej Atum (Disa gjuhëtarë e përkthejnë me shqipen: At-um, at-me, at-ume, që do të thotë babë dhe mëmë, ndërsa fjalën Faraon me fjalën shqipe Fara jonë).

Perëndesha Mat kishte pamjen e nji grueje, me një pupël të vendosun në kokë e që i zbukuronte flokët. Kur faraoni bahej drejtues vendi, ishte i detyruem të betohej për besnikëri, drejtësi e që do ndiqte rregullat e Mat. Mbas vdekjes, zemra e tij peshohej në botën tjetër me anën e peshores së perëndeshës Mat. Në njanën anë të peshores ishte zemra, në anën tjetër vihej pupla. Nëse kandari nuk rrinte në qendër, donte të thonte se faraoni nuk kishte punue mirë. Kjo gja pasqyrohet ke pikturat e piramidave dhe asht domethanëse, sepse tregon se sa të randësishme ishin zbatimet e rregullave të perëndeshës Mat për Faraonin dhe për popullin egjyptian, i cili e jetonte jetën e përditshme të tij të drejtueme e të rregullueme në bazë të këtyne ligjeve.

Për egjyptianët Mat ishte pamja, fytyra e Drejtësisë, ishte mishërim i së vërtetës dhe i rregullit të Gjithësisë, ishte grueja e THOTIT. Mat u ba nisja e rrymave fetare dhe shpirtnore të Egjyptit të lashtë, e, në bazë të këtyne, dhe e të gjitha rrymave fetare në botë. Rregullat e Mat ishin qendra e moralit egjyptian dhe çdo faraon, para hypjes në fuqi, duhej të betohej mbi këto rregulla që duhej t'i zbatonte gjatë qeverisjes së tij. Simbas shkrimeve të zbulueme, jeta në Egjypt bazohej në punën e njerëzve të lirë, ku grueja gëzonte të drejtat e saj, ku drejtuesit e vendit duhet të ishin të drejtë e të pakorruptuem. Faraoni ishte i rrethuem nga dijetarë shkencash, shpirtnorë e fetarë dhe në të gjithë veprimtarinë e tij shtetnore duhej të konsultohej me këta njerëz të ditun. Kjo qeverisje me mençuni dhe drejtësi bani që qytetnimi egjyptian të kishte jetëgjatësinë ma të madhe, ndërsa, siç e dijmë nga historia, drejtues shtetesh, që kanë udhëheqë me diktaturë ose me mashtrime, e kanë pasun të shkurtën qeverisjen dhe janë mbulue nga harresa.

Me rregullat e perëndeshës Mat njerëzimi asht njoftë pas zbulimit të Papirit të Anit, i shkruejtun me hieroglife korsive dhe i takon dinastisë XVIII të Egjyptit të vjetër. Në këtë papir janë shkruejtë 42 rregulla të njoftuna si RREGULLAT E MAT.

Këto 42 rregulla përmbanin betimin e Faraonit dhe drejtonin ligjet e Egjyptit. Do të shifni se shumë nga këto rregulla do jenë familjare, të ndigjueme nga veshët e lexuesit, sepse janë përsëritë nga fe të ndryshme. Mendohet të jenë shkruejtë 3500 vjet para Erës së Re dhe 2000 vjet para Mose (musait)

1. Mos vrit e mos lejo që ndonjani ta bajë këtë gja! – I barabartë = me urdhnesën nr. 5 të Mose.
2. Mos tradhto bashkëshortin! (mos shkel kunorën). = me urdhnesën nr 6 të Mose.
3. Mos ji inatçi!
4. Mos shkakto tmerre! (terror)
5. Mos sulmo e mos i shkakto dhimbje të afërmit!

6. Mos shfrytëzo të afërmin!
7. Mos baj dame që mund t'u krijojnë dhimbje njerëzve dhe kafshëve!
8. Mos shkakto derdhje lotësh!
9. Rrespekto të afërmin!
10. Mos vidh atë që nuk të takon! = me urdhnesën nr 7 të Mose.
11. Mos merr ushqim ma shumë se sa të takon!
12. Mos damto natyrën!
13. Mos i hiq të drejtën ndonjanit për atë që ai don!
14. Mos baj dëshmi të rreme! = me urdhnesën nr 8 të Mose.
15. Mos rrej që t'i bash keq tjetrit!
16. Mos i dikto idetë tueja të tjerëve!
17. Mos vepro kur mund të bash keq!
18. Mos përfol gjanat e të tjerëve!
19. Mos ndigjo msheftas (mos përgjo)!
20. Mos nënvleftëso të vërtetën dhe drejtësinë!
21. Mos gjyko keq për tjetrin pa e njoftë!
22. Rrespekto vendet e shejta!
23. Nderoje dhe ndihmoje atë që vuen!
24. Mos u zemëro pa nji shkak të vlefshëm!
25. Mos pengo rrjedhën e ujit!
26. Mos shpërdoro ujin!
27. Mos damto Tokën!
28. Mos ju lut Zotit bosh! (Pa u përqendrue ke lutja.) = me urdhnesën nr 2 të Mose.
29. Mos urre besimin e të tjerëve!
30. Mos përfito nga besimi i tjetrit për t'i ba keq.
31. Mos u lut pak, por edhe shumë, shumë mos iu lut Zotit!
32. Mos përfito në përvetësimin e gjanave të fqinjit! = me urdhnesën nr 10 të Mose.
33. Rrespekto të vdekunit!
34. Rrespekto ditët e shenjta, edhe nëse nuk beson! = me urdhnesën nr 3 të Mose.
35. Mos vidh ndihmat që i janë ba Zotit e që do të përdoren për ty!
36. Mos urrej ceremonitë e shenjta!
37. Mos vra kafshët e shenjta pa ndonjë qëllim!
38. Mos u sill si i paturp!
39. Mos u sill me mendjemadhësi!
40. Mos të të rritet mendja nga gjendja e mirë ekonomike!
41. Rrespekto detyrat tueja!
42. Rrespekto ligjet dhe mos i shpërdoro ato!

***

Tashti do të njifeni me përkthimin e PAPIRIT TË ANIT: Ky papir shërbente si dokument që shoqnonte të vdekunit për në jetën tjetër dhe u vihej atyne ke sarkofagu. Bie në sy se aty i vdekuni duket sikur i përgjigjet urdhnesave

që janë shkruejtë ke rregullat e MATIT. Asht shkruejtë shumë ma vonë se rregullat e Mat. (Mbi 1300 vjet ma vonë e rreth 200 vjet para Mosesë (Musait)). Ruhet në një muzeum të Londrës dhe asht përkthye si ma poshtë:

- Çfarë do të thuhet ke hyrja e Odave të dy Mat nga mbikqyrësi i pallatit dhe i thesarit NU: të bajë valë pastruese e të jetë pastrue nga të gjitha të këqijat e bame nga ai e pastaj të shofë Fytyrën e Zotit.

- Të përshëndes ty, o Zot, ma i madhi nga të gjithë ke odat e dy të vërtetave!

- Unë kam ardhë ke ti, o Zoti im, i dërguem nga valë, për të pa përsosmërinë tate.

Unë të njof vetëm Ty dhe emnin Tand.

- Unë njof të 42 ligjet hyjnore që ekzistojnë bashkë me Ty, në këtë Odë të Dy të Vërtetave, që janë krijue për të kontrollue ata që bajnë mëkate e që po pijnë gjakun e tyne.

Në gjykimin me cilësi në prani të Unnefer (Besoj që quhet: Unë Neferi), shifi këto dy gocat, këto dy MERet (shqip ajo që merr nji gja), Zonjsha të dy të Vërtetave, në emnin e Zotit. Shif: (sjelljen teme – Shën.im.)

- Unë kam ardhë ke ty e kam sjellë të vërtetën e perëndeshës Mat.
- Unë i kam heqë mëkatet për ty e nuk i kam ba keq njeriu.
- Nuk jam sjellë keq me miqtë.
- Nuk kam shpërdorue të vërtetën e drejtësinë.
- Nuk kam ba gjana pa vlerë.
- Nuk kam ba keq.
- Nuk kam pranue që çdo ditë të kem persona të tepërt për të më shërbye.
- Mu më ka ardhë urdhni të komandoj shërbyesit e mij.
- Nuk e kam përbuzë përjetësinë.
- Nuk u kam heqë të varfërve mjetet e jetesës.
- Nuk kam pasë asnji urrejtje ndaj Zotave.
- Nuk kam ofendue shërbyesit e Zotit.
- Nuk i kam shkaktue hidhnim njeriu.
- Nuk kam shkaktue vdekje nga uria.
- Nuk kam ba njeri të qajë.
- Nuk kam vra.
- Nuk kam dhanë urdhën me vra.
- Nuk i kam shkaktue vuejtje ndonjeriu.
- Nuk kam marrë ushqimin e faltoreve.
- Nuk kam damtue propozimet e miraueme nga Perënditë.
- Nuk kam marrë ambëlsinat e dhurueme shpirtnave të shenjtë.
- Nuk kam krye marrëdhanie homoseksuale.
- Nuk kam krye veprime të pista në vende të shenjta.
- Nuk kam marrë nga fqinji pronat e atij që nuk më takojnë.
- Nuk kam hy pa leje ke pronat e tjetrit.
- Nuk kam shtue peshë gjatë peshimit.
- Nuk kam peshue mangut gjatë peshimit.

- Nuk kam marrë qumësht nga goja e fëmijëve.
- Nuk kam pengue bagëtitë në kullotat e tyne.
- Nuk i kam kthye mbrapsht bagëtitë e çueme në kullotë nga zotnit e tyne.
- Nuk kam kapë në lak zogjtë ke pyjet e zotnive.
- Nuk kam peshkue me grep duke përdorë peshq të vegjël.
- Nuk kam devijue ujin në sezon vaditjeje.
- Nuk kam shuejtë flakën kur ajo ndriste.
- Nuk kam ba diga për të devijue ujin në favorin tim.
- Nuk kam shkelë detyrën në ditën e shenjtë të dhuratave ushqimore.
- Nuk kam qenë kundër gjanave të shenjta gjatë ceremonive fetare.
- Jam kthye katër herë në gjendje pastrimi.
- Pastërtia ime asht pastërtia e shumë të madhit Herakleopolis.
- Në të vërtetë unë jam hunda e Zotit të erës, që i jep jetë gjithë njerëzimit, në këtë ditë e deri në mbylljen e syve të Horus (Heliopolis), ditën e fundit të muejit të dimnit.
- Në prani të Zotit të kësaj toke, unë kam qenë ai që zgjodhi mbylljen e syve të Horus.
- Asgja e keqe nuk më ndodh në këtë Tokë, në Odat e dy Mat, sepse i njof me emën këta që banojnë këtu, admirues të Zotit të Madh.

...........................

Moze (Musai), që ishte rritë e shkollue në oborrin e Faraonit, i njifte mirë Rregullat Mbretnore dhe bazat e të Drejtave Civile e Penale egjyptiane dhe Librin e të Vdekunve. Kur u largue nga Egjypti bashkë me simpatizantët e vet, ai u gjind pa ligje e rregulla, me nji "popull" (sepse ishin disa qindra) të dërmuem e gjysëm të egër. Në këto kushte Mose duhej të bante rregulla e ligje për të krijue nji trup të ri juridik që të drejtonte e të kontrollonte këtë popull të sapodalë nga Egjypti. Këto ligje i gjeti të gatshme ke librat e Egjyptit, me të cilat njifej populli i tij dhe ai vetëm sa i bani disa korrigjime të vogla. Simbas Biblës, Mose shkoi ke mali i Sinait dhe atje i zbritën dhjetë urdhnesat e Zotit, por në të vërtetë nuk ishte ashtu.

Pas daljes në Dritë të Rregullave të Mat, studiosëve u lindi pyetja: Me të vërtetë Mozes (Musa) i zbresin nga Zoti ligjet dhe urdhnesat, apo i kopjon nga rregullat e Mat, duke transformue betimin e egjyptianëve në nji seri urdhnesash që i shërbenin popullit të tij. Duke analizue shkrimet e kohës ebreje dhe ato egjyptiane, ata dalin në konkluzionin se Moses nuk i kanë zbritë nga Zoti të Dhjetë Urdhnesat e Zotit, por i ka kopjue nga librat e shenjtë të Egjyptit. I mori ligjet egjyptiane dhe i modifikoi në favor të tij, dhe për ma shumë se 3300 vjet i ka ba ma shumë se gjysmën e botës të besojnë se i kanë zbritun nga Zoti ligjet e shenjta.

Kush ishte Moze (Musai)?

Mendohet (me dyshim!) se ishte fëmijë ebre, i braktisun në ujnat e lumit Nil nga prindët e tij. (Në lashtësi, braktisja e fëmijve bahej kur ata lindnin me të meta fizike. – Shën.im.) E gjen goca e faraonit dhe e rrisin si fëmijën e tyne, me gjithë të mirat dhe i japin arsim të plotë, por ai në moshë të pjekun vret nji roje të

faraonit dhe për t'i shpëtue drejtësisë, edhe pse ishte si nji djalë i faraonit, arratiset nga Egjypti. Martohet, krijon familje dhe i lindin dy djem. Ban nji jetë klandenstine me emën të ndryshëm. Në moshë të vjetër (Mendohet të ketë qenë 80 vjeç), për hakmarrje o për urrejtje, për jetën e keqe që po bante ose ngaqë nuk do ta kenë falun për fajin e bamun, mbasi ka mësue shumë gjana për magjinë, ose do i ketë pas mësue nga saçerdotat e Thotit kur trajtohej si bir i faraonit, rikthehet në Egjypt dhe vendos t'i largojë nga Egjypti ebrejtë e tij. Largimi nga Egjypti përshkruhet me saktësi ke Bibla, që sigurisht tregon fajtorë egjyptianët dhe të pafajshëm Mozenë dhe ebrejt e tij që po braktisnin vendet e punës dhe vendbanimet.

Ligjvuesit e shteteve duhet të dinë të vlerësojnë në këtë rast se kush ishte fajtori:

Moze vrau nji njeri, dhunoi ligjin duke mos u dorëzue e jetonte i mshefun e i kërkuem nga ligji i Egjyptit. Ma vonë kthehet dhe nxit revolten atje, duke i nxitë njerëzit të braktisin vendin në mënyrë masive. Me anë të magjive të tij i shkaktoi shumë vuajtje Egjyptit dhe popullit të tij. Në këtë rast, çfarë duhej të bante drejtuesi i shtetit që ishte faraoni? E rriti dhe e arsimoi, e mbajti si çunin e vet dhe ai dihet se si ia shpërbleu! Kush ishte fajtori? A ishte me të vërtetë fëmijë ebreu? Apo u shpall ma vonë nga ebrejt si i atillë, ngaqë i largoi ata nga Egjypti dhe i formoi si komb më vete, duke u pranue si profeti i tyne.

Nga zbulimet e fundit dhe nga përkthimet e bame këtu, shofim që egjyptianët besonin plotësisht në Zot dhe i faleshin Atij simbas mënyrës së tyne dhe jo ashtu siç na janë paraqitë deri më sot: si besimtarë paganë. Këtë besim Moze e përvetësoi dhe ia predikoi popullit ebre, duke i thanë se i kishin zbritun nga Zoti. Në fakt, mbas leximit të shkrimeve të Thotit, shofim se mënyra e faljes që bajnë sot ebrejtë asht ashtu siç e rekomandon Thoti: luten në kambë mbas murit të shenjtë, me tundje energjike para e mbrapa derisa kalojnë në trans.

Shkencëtarët kanë vrojtue se i njati fenomen që përshkruhet ke Bibla, për historinë e Mozes, asht përsëritun në SHBA, shekullin e sapokaluem, mbas nji shpërthimi vullkani, nga i cili u helmuen peshqit e bretkosat dhe kafshët e lumit që filluen të dekompozoheshin në breg. Afër lumejve që morën ngjyrë të kuqe nga zhvillimi i nji lloj alge të kuqe, njerëzit dhe kafshët filluen të sëmureshin e të vdesin nga nji sëmundje nga nji sëmundje lëkure e panjoftun dhe për shkak të kafshëve të ngordhuna, u shtuan shumë insektet e mizat e zeza, kështuqë fuqia magjike e Mozesë, në këtë rast del fallso. Në Bibël thuhet se mbas thirrjes së Mozes, u hap deti dhe ebrejtë kaluen lirisht dhe ushtarët e faraonit u mbytën mbas tyne. Simbas tudiuesve edhe kjo nuk asht e vërtetë, sepse ata kanë kalue në cektinën e nji kënete që e kanë quejtë det, rrugën e të cilës e njihnin mirë, ndërsa ushtarët e faraonit, që në atë kohë po i shifnin nga afër ebrejtë, që po largoheshin nëpër këtë kënetë, sulen drejt tyne pa u mendue gjatë, por fundi i kënetës me barishte e gjol nuk i mbajti dot karrot ushtarake të faraonit dhe aty u mbytën shumë ushtarë bashkë me karrot e kuajt e tyne.

Studiusit venë re se disa pika të urdhënesave janë modifikue në krahasim me rregulalt e Mat. Mose flet në shumës, sepse i drejtohet popullit të tij, ndërsa

Mat flet në njejës, sepse merr në pyetje Faraonin dhe ai i përgjigjet: Nuk kam vjedhë. Ndërsa Mose i thotë popullit të vet: Mos vidhni!

Po të shofim të dhjetë urdhnesat të pasqyrueme te Katekizmi Katolik, vëmë re se nga dhjetë urdhnesa që janë shkruet ke Bibla e Shejtë, në Katekizmin Katolik në fakt janë nandë. Urdhnesa e dytë asht prishë dhe urdhnesa e dhjetë asht nda në dy urdhnesa për të plotësue dhjetë urdhnesat. Kështu, urdhnesa e dytë te Katekizma Katolike asht e treta, e treta, asht e katra e deri ke e nanda dhe e dhjeta ke Katekizma Katolike, janë njësoj me pikën e dhjetë të Biblës së Shejtë.

Le të shofim tash "dhjetë" urdhnesat simbas Katekizmës Katolike:

Unë jam Zoti yt.

1. Mos kesh tjetër zot, veç meje!
2. Mos përmend emnin e zotit i papërqendruem (bosh)!
3. Kujtohu të shenjtërosh festat!
4. Ndero babën e nanën!
5. Mos vra!
6. Mos kryej vepra të pista!
7. Mos vidh!
8. Mos baj dëshmi të rreme!
9. Mos dëshiro gruen e tjetrit!
10. Mos dëshiro gjajnat e tjetrit!

Simbas Biblës së Shenjtë shkruhet:

1. Unë jam Zoti, Zoti yt, që të kam ba të dalësh nga Egjypti, nga vendi i skllavnisë. Nuk duhet të kesh tjetër Zot, përveç meje!

2. Mos baj skulptura, as piktura të pamjeve që janë në qiell e poshtë në tokë, o në ujë ose poshtë tokës! Mos u përkul para atyne e mos i shërbe, sepse unë, Zoti jot, jam nji Zot xheloz, dënoj padrejtësitë e prindënve ndaj fëmijëve të tij deri në të tretin, të katërtin brez ata që më urrejnë dhe përdor të mirat e mia deri në të mijtin brez, në drejtimt të atyne që më duen dhe shofin urdhnesat e mia. (Këtë urdhnesë, Mose (Musai) e shtoi kur nji pjesë e popullit të tij po kthehej në fenë pagane duke iu falun Viçit të Artë).

3. Mos përmend emnin e Zltit bosh (jo me gjithë zemër), sepse Zoti të quen fajtor po ja përmende emnin bosh!

4. Kujtohu për ditën e pushimit për t'u shenjtërue! Puno gjashtë ditë e bani të gjitha punët, por dita e shtatë asht ditë pushimi, për të shenjtërue Zotin tand!

5. Nderoje babën tand e nanën tande, derisa ditët tueja të jenë zgjatë në tokë, që Zoti yt po të jep!

6. Mos vra!

7. Mos shkel kunorën!

8. Mos vidh!

9. Mos ban dëshmi të rreme kundër të afërmit tand!

10. Mos dëshiro shtëpinë e të afërmit tand; mos dëshiro gruen e fqinjit, as shërbyesit, as shërbyeset, as buejt, as gomarët dhe çdo gja të të afërmit tand!

Simbas mendimit tem, me heqjen e urdhnesës së dytë kisha katolike asht tregue praktike, sepse ka shpëtue nga shkatërrimi që mund t'i banin fanatikët, të gjitha veprat kulturale: statuja, piktura etj., të cilat zbukurojnë të gjithë Euorpën e botën, njëkohësisht dhe tërhiqte njerëzit e kthyem nga fetë pagane, që i dukeshin familjare statujat. Me sa di unë, respektimi nga fanatikët e kishës ortodokse në fillimet e saj, i urdhnesës së dytë ku thuhet:

- "Mos baj skulptura, piktura etj e mos ju fal atyne", ka dëmtue dhe shkatërrue gati të gjitha faltoret e Greqisë së lashtë dhe veprat e artit që ajo kishte, si dhe në gjithë Bizantin. Në vendin tonë, që kaloi gati nji mijë vjet nën sundimin e Bizantit dhe të Turqisë, nuk ngeli asgja nga kultura e vjetër përveç pak gjanash që ishin hedhë e braktisë nëpër tokë dhe ishin mbulue nga dheu, si dhe shumë kisha të vjetra bizantine të padamtueme, ose të kthyeme në faltore myslimane.

Kjo urdhnesë asht dhe te feja myslimane. Në këto vite të mijëvjeçarit të tretë talebanët po hedhin në erë statuja e vepra arti të randësisë botnore, të shtyme nga kjo urdhnesë.

Simbas historisë së Biblës, Mose (Musai) e shtoi këtë ligj, ur pa se nji pjesë e popullit të tij po i falej Viçi të Artë e nuk po rrespektonte ligjet që ai kish kopjue nga egjyptianët. (Ai thotë se i zbriti nga qielli). Në Bibël nuk flitet për Thotin.

Në Kuran Thoti njehsohet me profetin Idriz, pasuesit e të cilit janë sufijtë e bektashijtë.

Simbas studiuesve të feve, në moshën 30 vjeçare, profeti Muhamed, para se të bahej profet, njifet me nji guvë të malit Hira, afër Mekës, me nji njeri të shenjtë (eremit, dervish, sufi etj.) të vjetër e të mençëm të quejtun Ben Kazi, i cili i mësoi atij shumë të mshefta, të trashëgueme qysh nga kohët e Thotit, si t'i lexojë e interpretojë librat fetare, sid he sekretet se si të kalonte në gjendje mendore autohipnoze e transi e të hynte në lidhje me Zotin, gja të cilën ai e realizonte shumë herë. Mbas pak vjetësh, ky njeri i shenjtë vdiq dhe profeti vazhdoi ta frekuenteon këtë shpellë i vetëm duke iu kushtue Zotit.

Në ndryshim nga saçerdotët e Thotit dhe me eremitët e sufijtë, që i deklaronin sekretet e mshefta shpirtnore vetëm atyne që u betoheshin për besnikëri dhe i faleshin Zotit nëpër guva e shpella, profeti Muhamed në moshën 40 vjeçare mori përsipër t'ia zbulojë këto të mshefta grues së vet që e inkurajon dhe të afërmve të tij që e mirëpresin dhe nis të drejtojë me sukses popullin e tij në rrugën e besimit monoteist (Në Allah) deri në fund të jetës së tij e që po vazhdon deri më sot në të gjithë botën. Njerëzit mund t'i faleshin Zotit në vende të shenjta (xhamia) si dhe nëpër shtëpitë e tyne ose kudo që të ndodheshin, mjaft që të ktheheshin në drejtim të Mekës e të pastroheshin fizikisht para faljes. Pasuesit e Thotit u banë pjesë e besimit mysliman dhe profeti i tyne Idrizi, u quajt profeti ma i vjetër, kështuqë, bektashijtë i quaj pasardhës direkt të Thotit dhe vendosja e Kryegjyshatës së tyne në Shqipni, e quej rikthim në vendin e origjinës.

Të admirosh nji skulpturë ose nji pikturë të bukur, nji vepër arti ose arkitetkure, të jep kënaqësi, por nuk do të thotë që ato duhet të mos ekzistojnë. Në piramidat janë të shumta pikturat dhe skulpturat, por ato janë nji gjuhë që shprehin gjendjen kulturale e shoqnore të kohës kur ato u krijuen. Artistët dhe arkitektët, në kërkim të së bukurës dhe harmonikes, kanë arritë të krijojnë vepra të admirueshme, përndryshe do ishim akoma nëpër shpella. THOTI në të gjitha shkrimet e tij na mëson që të studiojmë e të përsosemi, sepse sa ma shumë të studiojmë, aq ma shumë e kuptojmë sa të vegjël e të parandësishëm jemi para Gjithësisë dhe Zotit.

Edhe besimet fetare, nga njani shekull në tjetrin, kanë evolue, janë zhvillue e kanë ba shtesa ose pakësime në dobi të situatës që i shërbejshin: p.sh., koncepti i Parajsës dhe Ferrit në fenë kristiane u fut në fund të shekullit të parë të Erës së Re dhe koncepti i Xhenetit e Xhehnemit, në shekullin e shtatë të erës së re. Kjo bahej që për masat e padituna e pa arësim të popullit, besimi në fe të bahej ma real e ma i pëlqyeshëm për besimtarët, sidomos për luftëtarët, të cilët, po të vriteshin në luftë duke i shërbye atdheut të tyne, i kishin vendin në parajsë. Mbas vdekjes, besimtarëve të denjë u premtohej jeta e pafundme, me gjithë të mirat që gjinden në parajsë: nga vendi i banimit me lulishte përherë të lulëzueme e me ajër të shëndetshëm, pa sëmundje e pa vdekje, ushqimet, pijet, parfumet e çdo gja që të dëshirosh, të bollshme e si t'i kërkosh, e deri ke dëshira për seks, që të plotësohet si ta dëshirosh në sasi e në cilësi; ndërsa Ferri ose Xhehnemi ishin vendi ku digjen në zjarr e flakë ata që bajshin mëkate e nuk besonin në fe.

Në besimet pagane ekzistonte besimi për jetën mbas vdekjes, për këtë qëllim të vdekunit varroseshin me disa gjana që do t'i shërbenin për mbas vdekjes: luftëtarët shoqnoheshin me armët e tyne, zanatçijtë me veglat e tyne dhe të gjithë me disa enë me ushqime, që do i shërbenin për t'u ushqye në botën tjetër. Simbas tyne, jeta mbas vdekjes do ishte e pafundme. Vdekje tjetër nuk do të kishte. Qysh nga ato kohë ka ngelun shprehja: "nji vdekje kemi për të ba". Në fetë budiste e në disa monoteiste, përderisa shpirti kalon nga nji njeri ke tjetri ose nga njerëzit ke kafshët ose anasjelltas, len të kuptosh që shpirti ka lindë vetëm nji herë e nuk ves deri në pafundësi, duke u transformue, ashtu siç transformohet materja.

Në shkrimet e THOTIT shpirti bahet nji me Gjithësinë.

Në fillim, në fenë kristiane engjujt parafytyroheshin me pamje fëmijësh, femna e meshkuj dhe asht ba shumë sherr midis kristianëve, derisa u vendos që engjujt të jenë vetëm me pamje fëminore, por pa seks të përcaktuem. Në fenë myslimane meleqt (meleket) paraqiten pa seks të përcaktuem, por me emna mashkullore. Edhe synetlliku deri në shekullin VII ka qenë aplikue dhe nga kristianët, por u hoq me urdhën të drejtuesve kristianë të asaj periudhe. Ebrejtë, myslimanët e disa sekte të tjerë, vazhdojnë ta zbatojnë edhe sot.

Aq i fortë asht presioni ndaj skulpturave, pikturave e, tashti edhe ndaj fotografive, saqë të gjithë atyne njerëzve që ekspozojnë këto gjana në shtëpitë e tyne u thuhet se do u mungojnë engjujt (meleqt) mbrojtës. E gjitha kjo bahet që

njerëzit të friksohen e t'u kujtohet rreziku që çon, kur ai fillon të adhurojë këta gjana, në shkëputjen nga besimi në fenë monoteiste dhe rikthimi në atë pagane.

Në shkrimet e THOTIT nuk flitet për engjuj por për zotnij hijerandë e të shumëditun, të krijuem nga drita, që janë ndërmjetësit midis njerëzve, mësuesve dhe Zotit.

Ndryshimi midis feve që janë pasardhës të Mozesë, (Musait), dhe feve pagane të Greqisë së lashtë e asaj romake asht i madh. Nëse feja pagane predikonte zhvillimin e trupit, mendjes dhe shpirtit të pandarë, si për së gjalli ashtu dhe mbas vdekjes, fetë pasardhëse të Mozesë (Musait) predikojnë zhvillimin e shpirtit dhe trupit në mënyrë të pamvarun. Për këto fe trupi asht një vendqëndrim i përkohshëm ku qëndron shpirti. Mbas vdekjes trupi e humb ekzistencën, ndërsa shpirti vazhdon të jetojë.

Nëse në antikitet zhvillimi trupor asht paralel me zhvillimin shpirtnor, në fetë monoteiste zhvillimi shpirtnor merr ma përparësi se ai trupor, kështuqë e humbin vlerën palestrat e stërvitjet fizike. Ekspozimi i trupave të bukur filloi të quhej nji gja e turpshme dhe skulpturat me sportistë të zhveshun filluan të thyheshin e të dëmtoheshin. E njajta gja ndodhi dhe për pikturat e këtyne llojeve. Njerëzit në fetë monoteiste i kushtohen lutjeve e jetës pasive dhe e humbin vlerën ushtrimet fizike që baheshin nëpër palestra për zhvillimin e fizikut. Aq i randë u ba ky problem për fenë islame, ku besimtarët i kushtoheshin lutjeve natë e ditë, duke lanë mbas dore punën dhe problemet e tjera të jetës, saqë profeti Muhamed, bashkë me drejtuesit e naltë të Mekës, u detyruen të vendosnin gurin e kufinit, mbas të cilit njerëzit të mbaronin lutjet e t'i shtroheshin punës.

Ky problem duhet të ketë qenë dhe në kohën e Thotit, i cili në pikën nr.31 të rregullave të Perëndisë së drejtësisë Mat thotë:

- Mos ju lut Zotit pak, por dhe shumë, shumë, jo!

Mësimet e feve pagane me ato monoteiste mund t'i krahasoj sot me shkollën e marinsave dhe me ato fetare. Shkollat e marinsave predikojnë zhvillim fizik të fuqishëm dhe aspak mëshirë, ndërsa shkolla fetare predikojnë përsosmëri të shpirtit, mëshirë e dhembsuni dhe nuk i vihet randësi zhvillimit të fizikut.

Dihen luftnat e egra që banin gladiatorët në lashtësi, por asnjanit nuk i banin përshtypje vrasjet e tmerrshme që ndodhnin në arenë dhe dëfreheshin duke parë se si vriteshin njerëzit midis tyne. Nëse falej ndonjani gjatë dyluftimeve, kjo bahej nga simpatia që kishin për atë gladiator dhe jo nga mëshira. Të atilla ishin edukata dhe morali i asaj kohe. Njerëzit duhej të ishin me trup të fuqishëm e me shpirt të fuqishëm, që të përballonin tmerret e luftnave.

Influenca e paganizmit dhe instiktet e lashta e të egra njerëzore, pasqyrohen dhe sot, kur nuk kanë fund luftnat dhe njerëzimi ka akoma kënaqësi kur shef filma me vrasje e krime nga ma të randat.

***

Për të kuptue mirë këtë shkrim duhet të lexohet dhe libri i z.Xhiusepe Katapano. Rekomandoj dhe librat e z.Aristidh Kola, të cilat me thellësinë e saktësinë e tyne të lanë me gojë hapun, librin SHQIPËRIA me autor z.Mathieu Aref, të gjithë librat e zonjës Elena Kocaqi, që i uroj jetë të gjatë e të skruajë sa

ma shumë për vendin tonë. Librin e z.Zhan Klod Faveirial me titull "Historia e Shqipërisë", studimet e z.Pukëvil, si dhe plot libra të tjerë të autorëve të huaj e vendas, të lashtë e të rinj, që flasin për historinë e popullit shqiptar, pasardhës i drejtpërdrejt i pellazgëve e ilirëve, që janë themeluesit e shumë prej popujve të Europës. I baj thirrje të gjithë shqiptarëve që janë shpërnda nëpër botë:

- Mos e humbni gjuhën tuej! Kemi trashëgue nga gjyshet e stërgjyshet nji thesar gjuhësor që vetëm populli ynë e ka dhe ai asht çelësi i gjithë gjuhëve të Europës. Kemi trashëgue nji gjuhë që studkuesit e gjuëhve bajnë shkollë për ta mësue, harxhojnë kohë e lekë për të pasë nji dipllomë për gjuhën shqipe, kurse ju e keni të gatshme nga stërgjyshët tuej!

Asht ba nji punë kolosale nga shumë të ndritshmit rilindës të Shqipnisë për pastrimin e gjuhës shqipe nga fjalët e hueja, për krijimin e alfabetit dhe gramtikës së gjuhës shqipe dhe e banë të ndrisë me gjithë shkëlqimin e saj këtë gjuhë hyjnore të Yllorëve ilirë.

Ma vonë, në kohën e komunizmit, në emën të "internacionalizmit proletar", filluen të fusin mikrobin e heqjes së fjalëve shqipe dhe zavendësimit të tyne me fjalë internacionale. Njikohësisht, po në emën të internacionalizmit, u la mbas dore dhe problemi nacional. Po të kishte vazhdue gjatë kjo gja, gjuha shqipe do të ishte mbytë nga fjalët e hueja. E ashtuquejtuna gjuhë letrare u kthye për t'i ba qejfin kreut komunist që ishte nga jugu, nga gjuhë e bazueme në gegënisht, në gjuhë të bazueme në toskënishte, që i përgjigjet nji përqindjeje të vogël të popullsisë, po të marrim parasysh dhe shqiptarët me banim në trojet e tyne të Ballkanit dhe të Greqisë që përdorin dialektin geg. Kjo gjuhë letrare filloi të errësojë dhe gjuhën e folun, e cila, për mendimin tem, ka ma muzikalitet e asht ma melodioze se sa gjuha letrare. Të gjithë dialektet kanë bukurinë e tyne. Me kalimin e shekujve, gjuha letrare do tejmbushet me fjalë të hueja, do largohet nga gjuha e folun e do ndodhen fenomeni që ka ndodhun me gjuhën letrare (zyrtare) greke dhe latine, të krijueme në popullsinë pellazge shqipfolëse, të cilat dolën ma vonë si gjuhë më vete e të shpjegueme shumë bukur nga i nderuemi z.Aristidh Kola.

Mikrobi e sëmundja e lanë nga komunizmi vazhdon dhe në ditët e sotme: vihet re ke të rijtë e të rejat, sidomos ata që dalin pak kohë jashtë shtetit, që kanë mësue 5-6 fjalë të hueja dhe për t'u dukun në shoqni që kanë pa botë me sy, ato 5-6 fjalë që kanë mësue jashtë shtetit, edhe pse pa kuptim e pa gramatikën përkatëse, i fusin vend e pa vend në diskutimet me shokët e miqt. I baj vërejtje atyne: ma parë mësoni mirë gjuhën shqipe, flitni mirë dialektin tuej, sepse edhe atë po mundoheni ta shpërfytyroni dhe lini rehat gjuhëne huaj, ta flasë ai popull që i takon ajo gjuhë!

Kam rastin të them se ky fenomen ka qenë përsëritë nga të rinjtë shqiptarë dhe në të kaluemen, po në të najjtën mënyrë: disa të rinj karafila nga mendja, që kishin dalë për pak kohë jashtë vendit, ktheheshin e dërdëllisnin vetëm fjalë të hueja. Atëherë doli historia për ata "që kishin harrue gjuhën shqipe", që me këtë rast po e them:

Na ishte nji herë nji katund apo nji lagje e bukur qyteti, ku burrat mblidheshin çdo darkë në qendër, takoheshin me miqt e llafosnin hallet e problemet e ditës. (Fjala “katund” nuk duhet të thuhet: fshat, që vjen nga keqpërdorja e fjalës fushat, ku i hiqet germa “U” e transformohet në fshat. Kur unë isha i vogël, atyne që banonin në katundet fushore u thuhej: fusharakë, fushatarë etj. për t’i dallue nga ata që banonin në zonat kodrinore e malore.) Nji mbramje, burrave të këtij katundi apo të kësaj lagjeje, ju prish qetësia, sepse nji djalë i ri, që kishte dalë për pak ditë jashtë shtetit me të afërmit e tij, ishte kthyer, kishte harrue shqipen dhe dërdëlliste fjalë të hueja e pa kuptim, sepse burrat atje e njihnin atë gjuhë të huaj, por nuk e flitnin dhe shifnin që djali i ri atë gjuhë të huej e fliste pa pikë kuptimi.

Prindët i bajshin vërejtje, i flitnin shqip, por ai vazhdonte në të vetën. Të shqetësuem, prindët folën me shokët, por edhe ndërhymja e tyne shkoi kot. Atëherë, të zanë ngushtë, prindët iu drejtuen heqimit (atij që heq dhimjet, doktorit), i cili ishte nji plak me eksperiencë, e që e merr përsipër shërimin e djalit, por porosit prindët e djalit të mos ndërhynin, se ai do të përdorte forcën.

Prindët e djalit e pranuan këtë mënyrë dhe në orën e ditën e caktueme, prunë djalin e tyne ke heqimi, i cili kishte marrë nji dajak druni të trashë e po i mprifte majën dhe dhënçkat.

I ati i djalit, sipas fjalës që kishin ba ma parë e pyet heqimin:

- Për cilin po e pref aq mirë atë dajak, or mik?

Heqimi, pa u ngutun në përgjigje e duke vazhdue të prefte dhënçkat me brisk, iu përgjigj:

- Po e pref për çunin tat, që ka harrue shqipen! Do ja zbus kurrizin e do ia baj ma të butë se barkun me këtë dajak! Të shofim nëse dajaku do ia kthejë mendjen në vend!

Djalin e ri e mbuluen djersët, i harroi në çast fjalët e hueja e budallallëqet që fliste dhe u përgjigj në shqip:

- Pashi Zotin, mos më rrifni me atë dajak, se nuk e kam harrue shqipen e nuk do flas ma budallallëqe!

I ati qeshi nën buzë dhe heqimi serioz ia ktheu:

- E paske pasë të lehtë sëmundjen, or çun, se po ta kishe pasë pak ma të randë, këto dheçka do të ta zbutnin mirë kurrizin e do t’i kthejshin mend në vend. Mos e përsërit ma këtë gja!

I ati, i gëzuem, pagoi heqimin dhe u kthye i lehtësuem në shtëpi, bashkë me djalin që i përgjigjej rrjedhshëm në gjuhën shqipe fjalëve të të atit.

Qysh nga ajo kohë, për një njeri që sillet në atë mënyrë, thonë: “ka harrue shqipen” dhe nënkuptojnë se ai njeri tashti ka nevojë për dajakun me dhënçka.

Me këtë histori, që të vjetrit thonë se ka qenë e vërtetë, nuk due të them që duhet përdorë e njajta gja dhe për ju që po harroni shqipen, por theksoj se sa randësi i vinin të vjetrit tanë ruejtjes së gjuhës shqipe dhe sa shumë shqetësoheshin ata kur fëmijët e tyne fillonin të shitnin mend duke dërdëllisun fjalë pa kuptim në gjuhë të huej, siç bajnë shumë të rij sot. Edhe pasardhësit tanë kanë qenë të dalun dhe i njifnin gjuhët e hueja, por në mes shqiptarësh dhe në

familje përdornin gjuhëne tyne, atë shqipe që e adhuronin. Kjo gja bani që të ruhej deri më sot kaq e pastër sa ishte dhe në kohën e Thotit, kjo gjuhë e Ylloréve.

U baj thirrje vajzave të reja, që në gjimnazet e shkollat e Shqipnisë mbarojnë shkollën shkëlqyeshëm, por, kur shkojnë jashtë shtetit e martohen, u flasin fëmijëve të tyne gjysëm me fjalë të gjuhës së huej dhe gjysëm shqip dhe ato fjalë shqipe që u thonë fëmijëve, i thonë të ndryshueme e shumë herë të pakuptimta. Kështu veproni keq dy herë: e para, ju vetë po harroni shqipen tonë të bukur, e dyta, u mësoni gabim fëmijëve edhe gjuhën shqipe, edhe gjuhën e huej. Unë shof se të gjithë këta fëmijë që qëllojnë me këto lloj mamash, në shkollë kanë vështirësi, sepse mezi e kuptojnë gjuhën e atij vendi, të mësueme në këtë mënyrë gjysmake dhe gjuhën shqipe e flasin shumë keq. Në familje flitni vetëm shqipen tuej që ju kanë mësue gjyshet, edhe pse në dialkt, sepse dhe dialektet kanë pasuninë e tyne gjuhësore, kanë muzikalitetin e vet. Fëmijët e kanë trunin të freskët dhe e marrin gjuhën e huej ashtu siç e flasin moshatarët e tyne në kopësht ose në shkollë. Kur prindërit flasin shqipen e pastër në familje, fëmijët e tyne shkojnë ma mirë në mësime, sepse nuk i ngatërrohen në kokë shenjat e fjalët e thana gabim e dy gjuhëve bashkë. Më kujtohet, kur ishim të vegjël, kishim vështirësi, p.sh. të thonim: thika. Ma kollaj ishte kur thonim: tika, fjalën gjuni ose gjumi, që i thojshim xhuni ose xhumi. Ma tepër gjyshërit tanë këmbëngulnin që t'i thonim fjalët tamam. Me sa shof unë, shqiptari, në gjithë botën të shkojë, në gjithë botën i mëson gjuhët e atij vendi dhe nuk njifet si i huej, sepse krodat vokale të fytit të shqiptarit i thonë të gjitha shqiptimet e fjalëve të të gjitha gjuhëve të Europës dhe nuk dalloeht nëse asht i huej apo shqiptar. Vë re se amerikani në Europë, njifet se ka theksim tjetër, dhe europjanët në Amerikë njifen nga theksimi, ndërsa për shqiptarët nuk ekziston kjo gja, sepse, siç e thashë, ne i shqiptojmë të gjitha fjalët e vështira, sepse, në fund të fundit, këto janë ish-fjalë shqipe të transformuara nga ndërhymjet e popujve të tjerë fqinj. Nuk kemi pse të turpnohemi nga origjina jonë. Ata që na venë në lojë e mundohen të na zhdukin identitetin tonë, janë pushtuesit e trojeve tona, që duen edhe sot të na zhdukin si komb e të jetojnë vetëm ata. Përhapet teoria dhe e përdorin si presion ndaj popullit tonë se duem të krijojmë Shqipninë e Madhe. Çfarë asht kjo Shqipni e Madhe, që, po ta bashkosh të gjithën sot nuk i kalon të 10 milionë banorët, e kemi ngelun kombi ma i vogël në Europë, kur dihet se popujt sllavë, pushtuesit kryesorë të Europës, kapin afërsisht 300-400 milionë banorë. Nëse historia do të vihet në vend, sllavët e kanë vendin mbas maleve Urale.

Grekët në jug të Shqipnisë, kanë boshatisë me dhunë krahina të tana të banueme nga shqiptarët autoktonë në shekuj, në Çamëri, Maqedoni e vende të tjera të Greqisë dhe nuk kërkojnë falje publike, në këtë periudhë kur Europa po flet shumë për të drejtat e njeriut, por po insiston e përfiton nga qenia e saj anëtare e KE, duke kërkue zgjerime në kurriz të këtyne pak troje shqiptare që kanë ngelun. Historia do i gjykojë ma vonë për keq ata. Asht kjo gja që i tremben ata. I tremben rizgjimit të popujve ish atlantideas e shqipfolës të Europës nga

arjanitasit e Greqisë, arbanët e Shqipnisë e deri ke arianët kryenaltë e të pamposhtun të Gjermanisë, që do të kërkojnë vendosjen e drejtësisë, siç dinë ta vendosin ato. Shqipnia e Madhe asht gjithë Europa, e krijueme dhe e zhvillueme mbi trungun atlantideas, pellazgo-ilir dhe shqiptarët janë dega ma e pastër dhe ma e papërzieme e kësaj rrace të lashtë.

Gjatë punimit me këtë libër më habiti fakti që fjalë mbi 10 000 vjeçare na tingëllojnë kaq të pastra e kaq të afërta sikur të jenë përdorun sot. Fjalët Thot, M-tha, Kur-e-tash, U-ndal, Ar-dal, Ar-ulu, Ar-e-lik, Goj-Hana, Dù-ate, Dor e lidha, Lahu e mirë, Mere etj., etj., janë shumë pak fjalë që Thoti i merr nga shqipja për t'i dhanë si formula magjike në shkrimet e tij, sepse në pllakat prej zmeraldi asht përdorun gjuha e Egjyptit të lashtë, për t'ia ba të kuptueshme atij populli mësimet në ato pllaka të shenjta. Fjala **AR,** që ka lidhje me emnin e perëndisë së luftës së pellazgëve që quhej **AR** dhe metalit të çmuem (florinit) me të cilët shpesh herë krahasoheshin pellazgo-ilirët, për paraqitjen, cilësitë dhe vlerat e tyne të çmueshme. Kjo fjalë përmendet shpesh në pllakat prej zmeraldi të Thotit e tregon lidhjen me emnat: Ar-janë, ar-janitas, ar-vanitas, ar-benesh, ar-beresh, ar-ban, ar-ben (dmth ar-bajn ose ar-bëjnë) etj., emna që hasen në popujt me origjinë pellazgo-ilire e shqipfolëse dhe me Atlantidën e nuk kanë lidhje me besimin fetar Arian kristian të krijueme në fillim të shekullit të katërt të Erës së Re nga nji prift kristian me origjinë nga Siria e që quhej Ario, (Arius), i cili filloi të predikojë fenë kristiane, pa trinitetin (Zotin, Shpirtin e Birin e shenjtë).

I kam ba shpesh vetes pyetjen:

- Pse na tingëllojnë aq të afërta e aq të pastra këto fjalë shumë të vjetra shqipe?

Në lashtësi e deri kur u shpik shkrimi, në dhanien e ditunisë përdorej kujtesa. Rapsoditë, shkencat, ligjet e kanunet dhe ditunia trashëgoheshin gojarisht. Fëmijëve u kërkohej përqendrim që t'i mësonin përmendësh e me saktësi gjanat dhe dhania e informacionit nga njani brez në tjetrin ishte aq i saktë, sa dhe kopjimi i të njajtit disk nga nji kompjuter në tjetrin. Nga ky fenomen në popullin tonë u rrënjos dhe "Fjala e dhanë". Ndryshimet në gjuhë i futi shkrimi e jo e folmja e popullit. Me daljen e librave, e, sidomos, me shtimin e numrit të librave, fëmijëve nuk u kërkohej ma të stërvitnin kujtesën e t'i mbanin mend përmendsh mësimet, por u kërkohej atyne që të thonin vetëm përmbajtjen, e cila bani që avash-avash t'u bjerë interesi për t'u regjistrue me saktësi mësimet ke fëmijët, sepse saktësia ruhej ke librat.

Asht kryenaltësia dhe konservatorizmi i pleqve shqiptarë që gjithmonë kanë kambëngulun që nipat e mbesat e tyne t'i thonë fjalët të plota e pa gabime, që kanë ba të ruhet deri në ditët tona kjo gjuhë kaq e lashtë, që asht gjuha Shqipe, pasardhëse direkte e Atlantidës. Këtë e them me krenari.

***

Kam mundësinë të ndalem në këtë rast në shpjegimin nga shqipja të disa emnave.

THOT-i i pari i dërguem i Zotit, tri herë i shfaqun (mishëruem), shpjegohet me fjalën shqipe: Me mat, me peshue, me u mat, me u mendue mirë para se të kryesh nji veprim. (Të shpjegueme dhe nga z.Giusepe Catapano).

ER-MES, ER-MET – mishërimi (shfaqja) e fundit e THOTIT në Greqi, shpjegohet me shqipen Ere mbes.

Në Kuran quhet Idriz dhe mësimet e Thotit trashëgohen nga sufitë e bektashijtë deri në ditët tona.

Abumasar, klerik i naltë Islam, studiuesi i fesë Islame në shekullimin VIII të Erës së Re, e përshkruen kështu lidhjen e Idrizit me Thotin:

- Idrizi ka lindun në nji kohë që nuk ishte kohë. Jetoi në Egjypt me emnin Thot dhe krijoi atje qytetnimin e parë egjyptian, shkrimin si dhe piramidat me Sfinksin. Herën e dytë Idriz shfaqet në Babiloni pas përmbytjes së madhe bashkë me Noen. Herën e tretë shfaqet në Greqi me emnin Ermes dhe po udhëheq njerëzimin deri në kohën e tij (Abumasarit) në shekullin VIII. Pasuesit direkt të Idrizit ishin sufitë e bektashijtë.

Emnin ENEA, ENEU, e shpjegoj me gjuhën shqipe si fjalën: i vendosun. Edhe sot në dialkt, kur duen të vendosin ndonji gja thonë: e neva (vendosa) rroben, e neu pallton, nejta atje, nejta në qytet (u vendosa), etj. Kur isha i vogël, kjo fjalë përdorej shpesh. Tash përdoret shumë pak.

Emnin e Xhezu Krishtit (Gesu Cristo) e shpjegoj me gjuhën shqipe si ma poshtë:

GEZU – dikur ka qenë shkruejtë e lexue kështu: gëzu, i gëzum, me gërma latine, jo vetëm nga shqiptarët, por edhe nga popujt ku u përhap kristianizmi. Në italisht ma vonë e ndryshuen pak dhe e shkruejnë GESU, që, sipas leximit në italisht lexohet XHEZU dhe nuk ka kuptim. Po t'i përmbahemi leximit të vjetër në shqip del i qartë kuptimi i kësaj fjale që don të thotë: na erdhi i Gëzuemi i Zotit, ai asht i gëzum, ai asht gëzu, na gëzoi shtëpinë etj. Të gjitha këto fjalë përdoren dhe sot në shenjë rrespekti e vlerësimi për njerëz e miq të mirë e të nderuem në popullin tonë. Kur flitej për shfaqjen e figurës së tij, njerëzit shpreheshin: na u çfaq i Gëzuemi i Zotit, ose: të qofshim Gëzu o krisht, ose Gëzu o krisht, Gëzu Krisht! Fakti ashtë që në fillimet e zhvillimit të fesë kristiane para 1500-2000 vjetësh, kemi pesë papë shqiptarë në krye të drejtimit fetar kristian, 35 perandorë rromakë e bizantinë me gjak puro ilir dhe po aq me gjak të përziem, nga 95 perandorë që drejtuen Perandorinë e madhe romake. Nga këta, ishte Kostandini i Madh, krijuesi i Kostandinopojës, Stambollit, perandor rromak me origjinë ilire, që hapi dritën jeshile për kristianët në perandorinë romake. I ati dhe gjyshi i tij ilirë ishin perandorë rromakë, e ama shqiptare puro, ishte shumë aktive në organizimin e pelegrinazheve, mbledhjeve dhe kongreseve fetare e që bëhet shejtëreshë nga drejtuesit e kishës kristiane. I gjithë Ballkani në ato kohë dhe nji pjesë e mirë e Italisë, bashkë me Venetet, Etruskët e Sardët, ishin shqipfolës, ku zakonet e hakmarrjes korsikane na kujtojnë Shqipninë, kur Ilirët, Keltët e Galët janë popuj të shkëputun nga trungu pellazg, me gjuhë të njajtë, me Baskët e Spanjës shqipfolës, pasardhës direkt të Atlantidës, si ne. Prej këndej del

e qartë influenca e gjuhës shqipe në vendosjen e këtij emni të dytë (Gezu) të Krishtit. Në Kuran dhe te Bibla emni i krishtit asht Isa.

Emnin e Krishtit e lidh gjithashtu me emnin shqip: Kry-eshte., kri-eshte. Kry, Kri, ka dy kuptime në shqip. a- Në gegënisht: Kry-e e në dialektin tosk – Kri-e, që dmth kokë e shkon për ta lidhë emnin e Krishtit me atë të nji personi në krye të gjithë fesë kristiane. b- Kry, kri-me krye nji punë, me krye nji ceremoni fetare etj. Në foljen asht, osht, është, ishte fjalët "a", "e", "o" dhe "i", hiqen dhe ngelet fjala Kri-sht. Fjalën Gëzu të Krishtit, janë mundue ta shpjegojnë me greqishten, por i del pa kuptim.

Në Vatikan të Romës, për ta bamun emën të të gjithëve e jo vetëm të shqiptarëve, këtë titull nderimi që i asht vu Isait të Biblës dhe Kuranit nga shqiptarët, e shndërrojnë në Gesu Cristo (Xhezu Kristo).

Në botë asht dhe nji sekt kristian që quhet Testimoni di Gioia, që përkthehet: Dëshmitarët e Gëzimit, që thonë se Gioja (Gëzimi) asht emni i Krishtit. Kur u them që ne shqip Gioja e Gezu asht e njajta gja dhe emni Gezu quhet Gëzim e merr kuptim dhe vjen nga shqipja, shumë nga ata nuk e kuptojnë e nuk e pranojnë, sepse nuk e kanë të shkruejtun ke librat e tyne.

- Fjala AT, që në shqip ka kuptimin: babë, kryetar familje, Zotit në qiell etj. dhe ka kuptim të plotë në shqip, asht e përhapun në shumë gjuhë të botës, por vetëm në shqip shpjegohet si ma nalt.

- MARIA – shpjegohet me shqipen: Ajo e Marja, ku në latinisht, "J", shndrrohet në "I", dhe fjala shkruhet Maria që ka kuptimin në dialektin gege: Ajo e marja, ajo grua e mbarë, ajo gocë e mbarë.

- MARTA – shpjegohet si ma sipër. Në dialektin geg disa thonë për nji gocë: Ajo e Marta. Ajo e mbara. Ka të njajtin kuptim me fjalën Marie.

- MARA – shpjegohet me shqipen: ajo e mara. Asht fjalë që në dialektin geg ka të njajtin kuptim si ma sipër. Ajo e mara, ose ajo e mbara. Në zonën katolike të Lezhës, Mirditës dhe Shkodrës këta emna janë shumë të shpeshtë ndër gra.

Në fakt, simbas Biblës, të gjitha gratë që e shoqnonin e i rrinin pranë Krishtit, kishin vetëm këta emna. E ama dhe e shoqja e tij quheshin Maria. Simbas legjendës, nga martesa e Krishtit me gruen e tij Maria Maddalena, ka lindun nji fëmijë. Disa studiues të historisë fetare pretendojnë se Krishti mund të ketë lanë tre fëmijë, gja që nuk e pranojnë drejtuesit katolikë e ortodoksë, sepse thonë që Krishti asht martue vetëm me fenë kristiane, por në Francë e Angli, që janë kristianë protestantë, ka shumë kisha që i kushtohen Maria Maddalenës.

Dihet se fjalët PRINC, KONT, BARON, DUKË janë krijue nga perandori Kostandin i Madh që i adoptoi nga shqipja dhe ekzistojnë edhe sot.

Princ – në shqip shpjegohet me fjalën: prin, prijës.

Kont – në fillim quheshin konto, konte, që shpjegohen me fjalën kon (kan) tokë, kon terra (tokë).

Baron – ishin oborrtarët që baronin (ishin gjithmonë në lëvizje) në shërbim të perandorit.

Dukë – ishin oborrtarët të veshun bukur për t'u dukë, që merrnin pjesë në paradë.

Duke kambëngulun në idenë se shqiptarët janë pasardhës direkt të atlantideasve, pellazgëve dhe ilirëve mund të shprehem se edhe fjalët: A-zi (asht-zi), A-frikë (asht-frikë), E-u-rop, deti Ball-tik (Ne-ballë-ti-ik), Ballkan dhe ar-ap, janë me origjinë pellazge dhe shpjegohen plotësisht me anë të gjuhës shqipe. Fjala ar-ab nuk ka kuptim simbas të folmes në shqip, por, kur thuhet ar-ap, merr kuptim, sepse, simbas historisë, në lashtësi, ari vinte me shumicë nga Afrika në drejtim të Egjyptit dhe Europës, kështuqë jfjalën ar-ap e interpretoj me fjalën: person që jep (shet) ar.

**RRATHET NE FUSHAT ME GRUNE**



*Ne figurat siper shifen dy gjajna te veçanta qe ndodhin ne rrathet ke fushat e grunit: kokrrat e grunit qe jane ke dora e njeriut jane te fryme kur jane marre mbrenda rratheve dhe normale jashte tyne. Bimet e grunit jane te perthyeme ke nyjet per bimet qe ndodhen mbrenda rratheve e te drejta per bimet jashte rrethoreve. Ne rrethoret e krijueme nga njerezit, bimet e grunit jane te thyeme dhe kokrrat e njillojta.*

Ky fenomen po vërehet gjithnji e ma shpesh këto vitet e fundit. Ka shumë të vërteta dhe të pavërteta në këtë fenomen. Shumë veta deklarohen si krijues të

këtyne rrathëve, shumë të tjerë mbeten pa emën e të pakuptueshëm. Disa nga ata që kanë krijue disa figura në fushat me grunë, deklarojnë se gjatë punës së tyne kanë vërejtun pamje të habitshme dhe objekte të panjohftun, që i vrojtonin ata nga qielli. Disa të tjerë deklarojnë se kanë parë të fluturojnë objekte fluturues mbi këto ara e, pas kalimit prej disa sekondash mbi këto ara, kanë vërejtun shfaqjen e rrethoreve. Shkencëtarët e studiuesit që kanë shkue në këto rrethore, kanë vërejtun, që në krahasim me ato të bame nga njerëzit, ku kërcejt e grunit janë të thyeme, këto rrethore njifen. Ata i kanë të përthyeme e jo të thyeme në mes bimët e grunit, ke njana nga nyjet dhe në fushë vrojtohen insekte të ngordhuna, të ngrime në degët e këtij gruni. Kokrrat e grunit janë ma të mëdhaja e të deformueme në vendin ku janë krijue rrethoret. Disa deklarojnë se gjatë fenomenit të këtyne shfaqjeve kanë ndier dhe tinguj muzikorë të pëlqyeshëm për veshët e tyne.

Qysh në fillim, gjuha e rrathëve me kombinacione të bukura asht quejtun si gjuha e THOTIT, që në këto vitet e fundit po vjen nga qielli. Disa studiues që po i vrojtojnë ato dhe janë shtri e kanë pushue në qendër të tyne, thonë që kanë ndier e para gjana të çuditshme dhe arrijnë në konkluzion se ekzistojnë botë paralele, të njajtën gja që e ka thanë THOTI para shumë mijëvjeçarësh. Kohët e fundit këta rrathë po bahen gjithnji e ma të ndërlikuem e gjithnji ma të mëdhej, që arrijnë mbi 300 m diametri. Figurat e bame nga njerëzit janë ma të vogla, ma pak të ndërlikueme dhe njifen, sepse i kanë kërcejt e grunit të shkelun e të thyem. Në nji vend në Angli, pas shfaqjes së nji figure me rrathë në arën me grunë, u zbulue aty afër nji gërmim arkeologjik me po të njajtën formë.

Nji figurë tjetër thonë se shpreh PI grekun (3.141592 etj.), ka figura që shprehin kode sekrete, kodin gjenetik, ka nga ata me figura aliene, por, siç e thashë dhe ma sipër, ka dhe rrethore të krijueme nga njerëzit. Nji pjesë nga ata i bajnë për mburrje, nji pjesë për reklamë e nji pjesë për të përfitue nga këta rrathë. Siç bani Mose para 3300 vjetëve, ashtu po veprojnë edhe në ditët tona. Në albumet që paraqesin rrethoret në arat me grunë, janë futun dhe shumë figura fetare si: forma kryqi, forma e yllit me gjashtë cepa dhe e mbajtëses së qirijve ebrej, që janë simbole ebreje e plot figura të tjera përfituesish nga ky fenomen. Thotit nuk i duhej mbajtësja e qirijve, sepse ai përdorte ndriçimin me llampa, gja që asht vizatue dhe në piramida. Gjuha e Thotit asht kryesisht gjuha e rrathëve, sepse dhe jeta, universi e çdo gja në univers, lëviz në formë rrethore e të pësëritun, në harmoni e rregullsi me njana tjetrën e jo në formë yjesh e figurash me pesë, gjashtë ose me ma shumë cepa.

Nëse studiohen me kujdes shkrimet e THOTIT, aty flitet vetëm për gjuhë rrathësh dhe rrethoresh, që besoj se do t'i gjindet mënyra për t'i lexue. Derisa ekzistojnë shkrimet në pllakat prej zmeraldi me figura rrathësh e rrethoresh të pashpjegueshme, atëherë dhe nji pjesë e këtyne rrethoreve në arat me grunë do të kenë lidhje me gjuhën e THOTIT, që pak e nga pak, duke eliminue figurat e përfituesve dhe të atyne që i bajnë për t'u fëfrye, do arrihen të lexohen dhe këta



*Figurat siper, nga studiuesit jane pershkrue si llampa ndriçimi te perdoruna ne Egjyptin e lashte.*



*Ne format e gdhenduna ne kete arkitra, te zbuluem ne nji nga piramidat e Egjyptit te lashte,duken qarte figurat e nji elikopteri, nji nendetsjeje dhe dy tipe aeroplanesh, per te cilet thone se jane gdhendun gabimisht aty e nuk duen t'i pranojne e te ndryshojne historine.*





*Ne fotot siper, shifen modele prej ari , qe shkencetaret i kane vleresue si aeroplane te sotem. I kane modelue me polisterol dhe me motor te vogel me telekomande, e kane pa qe fluturonin shume mire. Kane ngjashmeri me nji tip aeroplani suedez qe asht prodhue kohet e fundit. Jane gjetun ne Kolumbi, Porto Rico etj dhe mendohet te jene prodhue 2000 vjet para Eres se Re.*

rrathë, kështuqë unë besoj se do të zbulohen mistere shpirtnore dhe kozmike, ashtu siç janë shkruejtë në shkrimet në pllakat prej zmeraldi. Në besimin ebre thuhet që i dërguemi i Zotit pritet të vijë, kristianët thonë që Krishti do të rikthehet, për Thotin thuhet se asht mishërue tri herë, në fund u shfaq në Greqi me emnin Er-mes, e mund të mishërohet (shfaqet) prap. Ku i dihet! Vetëm feja myslimane e quen të mbyllun këtë gja, sepse mbas profetit Muhamed, që simbas tyne asht i fundit, ata nuk pranojnë se do të ketë tjetër që do i shfaqet njeriut si i dërguem i zotit.

Në vazhdim do paraqes shumë figura rrathësh në ara me grunë dhe lexuesi mund ta vrasë mendjen e të mundohet t'i japë nji zgjidhje. Le ta marrim dhe si dëfrim, si loja me pyetje enigme, edhe si nji provë për të pa vehten e tyne, nëse janë të aftë të shpjegojnë ndonji simbol në rrethoret e THOTIT. Do mundohem t'i shoqnoj me disa të dhana të tjera, që do i quej të nevojëshme të shoqnohen këto figura. Nëse hyni në internet, do i gjeni të gjitha rrethoret. Nëse Thoti ka pasun gjak shqiptari e këto rrathë janë lajmet e tij, atëherë do të gjindet ndonji shqiptar, po aq i zoti, sa t'i japë shpjegim këtyne rrethoreve.

***

Me kryqe të zinj unë kam fshi disa figura përfituesish në arat me grunë. Qirimbajtësja ebreje nuk i hynte në punë Thotit, i cili para ma shumë se 12000 vjet përdorte ndriçimin me llampë.

Simbolet me pesë e gjashtë cepa janë simbole ebreje dhe masonike, që nuk hyjnë në gjuhën e Thotit.

Ashtu siç ndodhi para 3000 vjetësh me Mozenë, që përfitoi nga ligjet e Thotit, edhe sot propaganda ebreje po mundohet të përfitojë nga shfaqja e rrethoreve të Thotit në fushat me grunë. Në internet janë të shpeshta vendosjet vend e pa vend të simboleve ebreje, krahas simboleve të vjetra egjyptiane e të Europës, si e si të përfitojnë dhe nga historia.

CROP CIRCLE SELECTION 1995 - 199



*Disa nga figurat siper, i kam quejte te bame per defrim, ose per qellime te caktueme nga njerez te ndryshem dhe i kam vu kryq , per te tregue se nuk jane te verteta, te tjerat i shpjegoni ju, lexues.*

# CROP CIRCLE SELECTION 2002



*Ne dy fotografite siper, majtas, shifet nji foto aliene dhe nji disk qe mendohet te jete nji mesazh, por qe nuk asht deshifrue akoma, ashtu siç nuk jane deshifrue gati te gjitha te tjerat.*











*Figura siper shpreh "PI" greken qe asht 3,14152 6536 etj.*





*Po presin te deshifrohen nga lexuesit.*



*Figura qe po presin te deshifrohen.*



*Kjo figure asht ne stilin e figurave te Atztekeve ne Meksike. Po mundohen ta deshifrojne.*

130




*Simbas matjeve te bame, figurat krijojne kand 90 grade, edhe pse jane shume larg nga njana - tjetra e nuk shifen me sy te lire, por vetem nga elikopteret. Figurat poshte, majtas e djathtas, jane afrue ne foto qe te shifen ma mire nga lexuesit.*

131

**ATLANTIDA**
**Mendoj se kam zbulue vendin ku ndodhet**
**ATLANTIDA!**



*Platoni dhe Aristoteli*

Fillimi i ekzsitencës së "Atlantidës mendohet të ketë nisun rreth 50 000 vjet para Erës së Re dhe të ketë mbarue rreth vitit 10 000 para Erës së Re.

Të dhanat ma të plota për Atlantidën i kemi nga studiuesi i madh i Athinës, Platoni, që mendohet të ketë jetue në vitet 428-348 para Erës së Re. Deri në fillim të shekullit të XX këta libra shifeshin si fantazi e Platonit, por mbas zbulimit të pllakavet të Thotit, u shtue shumë interesi për librat e tij. Ai në librat e vet: "Timeo" dhe "Krizia" ban përshkrimin e hollësishëm të Atlantidës, bazue nga të dhanat që ligjvumësi dhe paraardhësi i tij, Soloni (638-554), para Erës së Re i kishte marrë nga saçerdotet në kryeqendrën Sais të Egjyptit. Ata i kishin thanë për Atlantidën:

- Shumë vepra ma madhështore se ato të Athinës kishte atje dhe mrekulloheshe. Shumë i madh ishte zhvillimi dhe fuqia ushtarake atje dhe kishin zaptue gjithë Europën e Azinë, duke ardhë nga oqeani Atlantik me anijet e tyne, që kalonin nëpër ngushticën ku janë Kollonat e Herkulit.

Në një ishull që ishte ma i madh se Libia dhe Azia (flitet për Azinë e Vogël, besoj. (Shën.im.) ekzistonte Atlantida. Nga Atlantida kaloje me lehtësi në tokën e madhe që ajo e kishte nga ana tjetër. (Mendohet se flitet për kontinentin e Amerikës. – Shën.im.). Mbretnimi i Atlantidës shtrihej pjesërisht në kontinentin përballë (Amerikën) dhe në pjesën këndej Kollonave të Herkulit, përfshi Libinë, Egjyptin dhe gati gjithë Europën.

Soloni u ishte mburrë saçerdotëve duke i tregue për zhvillimet e Greqisë, por njani nga ata kishte qeshë duke i thanë:

- Qytetnimi grek asht si nji foshnjë e vogël në krahasim me atë të Atlantidës, për të cilin ata zotnojshin shumë dokumenta.

Simbas tyne në Atlantidë kishte ekzistue për shekuj me radhë nji qytetnim e nji zhvillim shumë i naltë. (Mendoeht të ketë pasë ekzistue për 40 000 vjet).

Në dialogun e "Timeo" dhe "Krizia", nga të dhanat e saçerdotëve, Platoni e përshkruen kështu kryeqendrën e Atlantidës:

- Ishulli kishte një fushë, ma e bukura e ma prodhuesja e të gjitha fushave. Territori kishte formë gati vezake, me përmasa me 530 km me 355 km (Shkrimi thotë: gjatësia e ishullit asht e 530 km në dy anësoret), i rrethuem në tri anët nga male që e mbrojshin nga ernat e ftofta, ndërsa nga ana jugore e ishullit ishte kryeqyteti, i rrethuem me tre kanale rrethore. Përshkrim ma të hollësishëm do e lexoni ma poshtë. Fusha ishte e punueme dhe sistemueme me kujdes dhe e ndame me shumë kanale përpendikulare me njani tjetrin, të cilët e ndanin fushën në 600 katrore, që quheshin "Klerosu" (Emën i vendosun nga Platoni), në të cilët gjindeshin me shumicë bimët bujqësore të kultivueme. (Ky përshkrim dhe ky dimension i përgjigjet shumë Irlandës, ish vendit shqipfolës me emnin e saj të vjetër E-RINI. Emni i vjetër i Anglisë ishte Za-Zana, Za-Zane, që për mue don të thotë: vendi ku gjinden zanat, vendi ku kanë zane (kap) zanat, ose vendi ku kanë za zanat, vendi ku këndojnë zanat, dmth shpjegohet plotësisht me shqipen: Vende përrallore, ashtu si ishulli i ERINIT, Irlanda dhe ishulli Zazana, Anglia, për shqipfolësit atje, kanë qenë vend etë mrekullueshme, ashtu siç i shpjegojnë dhe emnat e tyne).





*Parafyryrim i qendres se kryeqytetit te Atlantides, qe mund te kete qene qyteti Undal*

- Kanali që lidhte detin me qytetin ishte i gjatë 9 km, i gjanë afërsisht 90 metra dhe i thellë 30 metra.

- Kanalet rrethore lidheshin me njani-tjetrin me kanale të tjerë për të lejue anijet e mëdha të kalonin nga nji pjesë e qytetit në tjetrën, deri në qendër.

Qendra e qytetit, ku kishte vendin familja mbretnore, ndodhej në nji kodrinë të bukur rrethore me diametër afërsisht 885 metra dhe lidhej me rrathët e tokës përballë me anë urash 30 metra të gjana, poshtë të cilave kalonin lirisht anijet e mëdha.

- Kanali rrethor i mbrendshëm, që rrethonte qendrën e fortifikueme të qytetit, ishte i gjanë 530 metra.

- Rrethorja e tokës që rrethonte këtë kanal ishte i gjanë 530 metra, e mbushun me ndërtesa madhështore.

- Kanali rrethor që rrethonte këtë tokë ishte i gjanë 350 metra.

- Pas këtij kanali ishte përsëri nji rrethore tjetër toke po 350 metra, e gjanë dhe kjo e mbushun me ndërtime të ndryshme, shkolla, palestra, dyqane e magazina.

- Çdo unazë toke ishte i mbrojtun nga mure të fuqishëm me kulla vrojtimi e ura. Muri rrethues ma i jashtëm ishte i përforcuem me veshje bronxi, tjetri ma i mbrendshëm ishte i veshun me kallaj të derdhun. Muri i mbrendshëm i familjes mbretnore ishte i veshun me "orikalko", nji lloj metali me ngjyrë të kuqe si të flakës, që edhe sot nuk i dihet përmbajtja, por që vinte i dyti mbas arit. (Unë kam punue pak argjendarinë dhe di se ari me shumë bakër merr nuanca të kuqe si të flakës, shumë të bukura. Emni ori kalko asht në italisht dhe don të thotë: ar guri gëlqeror.)

- Ky rreth toke rrethohej përsëri nga kanali i fundit rrethor, i gjanë 177 metra, i cili lidhej me detin me kanalin e madh prej 9 km të gjatë.

- Në qendër të ishullit ishte ndërtue tempulli në kujtim të themeluesve të Atlantidës, gjyshënve të Thotit, që Platoni pranon se i ka vu për kollaj emna grekë: Klito dhe Poseidone. Tempulli kishte përmasa 97X170 metra (tempulli i Afërditës dhe Artemisit që asht nji nga 7 mrekullitë e botës asht 73x141 m), i zbukuruem me flori e fildish, ku ishin vendosë statujat e gjithë mbretënve që e kishin qeverisë dhe statujat me pamje hyjnore.

- Po në hapsinën e qendrës së ishullit kishte burime të bollshme uji, si të nxefët ashtu dhe ujë të ftofët për të pi e për t'u la. Uji i nxefët termal përdorej nga familja mbretnore për të ba banja gjatë dimnit.

Ujët e burimeve përfundonin: nji pjesë për të vaditun kopshtin e shenjtë të gjyshit të Thotit, Poseidonit, (Emën e krijuem nga Platoni – shën.im.), që kishte nga të gjitha bimët e lulet dhe të gjitha llojet e pemëve; pjesa tjetër e burimeve, me anë tubacionesh, shpërndaheshin në gjithë rrathët e qytetit, në të cilin kishte shumë shkolla dhe palestra. Kishte gjithashtu dhe nji pistë për gara me kuaj, e gjatë 2,78 km. (Kjo gja ndryshon historinë e zbutjes së kuajve, që mendohej ta kishin ba në Mesopotami 2000 vjet para Erës së Re.)

- Muri rrethues kishte nji diametër rreth 4,75 km dhe nji sipërfaqe 17,70 km katrore, nga ku vetëm 5,85 km katrore ishin të banueshme, pjesa tjetër ishte





*Ne figurat siper jepet nji parafytyrim se si mund te kene qene ndertimet e Atlantides.*

me lulishte e gjelbërim. Qyteti kishte dhe nji mur tjetër ma të ulët, 8,85 km larg këtij muri, megjithatë banesat shtriheshin dhe jashtë mureve rrethues, me nji sipërfaqe prej 383 km katrore. (Londra shtrihet në 300 km katrore dhe Milano në 181 km katrore).

Kanalet rrethore dhe ai kryesori ishin plot me anije, që shkonin e vinin ditë e natë për të transportue mallna të ndryshme.

Shumica e prodhimeve siguroheshin në vend. Vendin e parë e zinin metalet, kryesisht metalet e çmueshme dhe shumë orikalko (në italisht përkthehet ar guri gëlqeror), që ishte shumë i kërkuem në atë kohë dhe prodhohej me shumicë në Atlantidë.

Klima ishte e ngrohët dhe me lagështi të bollshme. Vendi i mbushun me gjelbërim dhe bimët ishin aq të bollshme, saqë elefantët rriteshin me shumicë.

Simbas Platonit, ishulli i Atlantidës ishte i rrethuem në tri anët nga male të ulët dhe në mes ishte nji fushë e madhe që zbriste deri në det, e drejtë dhe uniforme, e gjitha e zgjatun. Gjatësia në dy anësoret ishte 530 km ndërsa gjanësia 355 km. Malet e bukur që e rrethonin ishullin e Atlantidës jo vetëm mbronin qendrën nga i ftofti i Veriut, por ishin plot me lumej e liqene, të populluem nga njerëz punëtorë, që prodhonin çdo gja në këto toka.

Fusha e Atlantidës ishte e ndame në 60 000 lotti, ku çdo lott ishte i barabartë me 10 x 10 stadi, të barabartë me 3,15 km katrore: Të gjitha këto bajnë 189 000 km katrore. E gjithë kj sipërfaqe fushore ishte e populluеme me nji popull punëtor, por dhe luftarak. Çdo lott kishte detyrë që në rast lufte të mobilizonte një sasi luftëtarësh të drejtuem nga komandantët, të caktuem nga ata vetë. Vetëm kryeqyteti kishte mundësi që në rast mobilizim lufte të ngrinte këtë ushtri:

- 10 000 karro luftimi.
- 120 000 kalorës me kuaj.
- 60 000 karro lufte (biga) me dy kuaj.
- 120 000 kalorës me armatim të randë.
- 120 000 harkëtarë.
- 120 000 luftëtarë me hobe.
- 180 000 luftëtarë me armatim të lehtë.
- 180 000 ushtëtarë me ushta (shtiza).
- 240 000 marinarë.
- 1 200 anije lufte.

Gjithsej bajnë 1 150 000 luftëarë, një shifër shumë e madhe, të mendosh, që në nji periudhë ma të vjetër se 12 000 vjet ma parë, këtë ushtri e mobilizonte vetëm kryeqyteti (mendoj që duhet të jetë quejtë Keor, simbas shkrimeve të THOTIT. Në fillim të shkrimeve të Thotit, Undal quhet ishulli dhe mali, të cilit i kish mbet vetëm maja jashtë ujit.) Kur lexon këto gjana për Atlantidën e për kryeqytetin e saj, ngelesh me gojë hapun, sepse kupton që nji qytet metropolitan me shumë milionë banorë, të ketë pas ekzistue dhe para ma shumë se 12 000 vjetësh.

Të 9 shtetet e tjera kishin dhe ato sasinë e vet të ushtarëve. Nji numër kaq i madh luftëtarësh, vetëm nji vend shumë i zhvilluem e shumë i populluem kishte mundësi t'i siguronte në ato kohë të lashta (në luftën e madhe greko-persiane morën pjesë 300 anije lufte, nga këto 100 anije ishin grke, ma të vogla e ma të shpejta se ato persiane dhe 200 ishin persinae, shumë ma të mëdha se ato greke, por ma të ngadalta.)

Simbas Platonit, bujqësia dhe blegtoria ishin shumë të zhvillueme dhe përballonin të gjitha nevojat për ushqim në vend dhe çojshin dhe jasht vendit të tyne.

Zotnojshin pasuni që askush ma parë në asnji vend nuk ka pasun ndonjiherë e nuk do i ketë në të ardhmen. Kishin çdo gja për të cilën kishin nevojë, si në qytete ashtu dhe në katunde. Në sajë të fuqisë së tyne ekonomike, transportuese dhe lundruese, shumë gjana i vijshin dhe nga vende të tjera, por ama vetë ishulli prodhonte të gjitha gjanat që kishte nevojë jetesa e tyne, përfshi dhe metalet e ndryshme, dhe ato të çmueshmet. Prodhonin nji metal të veçantë që quhej "orikalko", i cili ishte i dyti mbas arit. Ishulli furnizonte dhe arsitët me çdo gja që ata kishin nevojë.

Në ishull jetonin me shumicë shumë kafshë të zbutuna dhe elefantë, të cilëve nuk u mungonte ushqimi. Gjithashtu dhe lumejt, liqenet dhe rezervuaret ishin plot me pesh e kafshë të ndryshme.

Përshkrimi i klimës, prodhimit ushqimor dhe mineral si dhe lulëzimi i përhershëm në nji vend me klimë të butë, as të ftofët e as të ngrofët e të thatë, por me lagështi të bollshme e me burime uji të kulluem, të bajnë të mendosh për nji parajsë tokësore. Ma tutje Platoni vazhdon:

- Prodhonin dhe kishin të gjithë parfumet që ekzistojshin, shurupe nga bimë të ndryshme e langje frutash të të gjitha llojeve. Atje gjindeshin të gjitha frutat që duheshin në jetë, por, mbi të gjitha, gjindej me shumicë drithi, që shërbente për ushqimin e përditshëm. Këta artikuj i prodhonte me shumicë ishulli që lulëzonte nën diellin e ndritshëm.

Perandoria e fuqishme e Atlantidës, që shtrihej në ishujt përreth, ishte e ndame në 10 shtete konfederale (republika), çdonjana nga këto udhëhiqej nga nji mbret. E gjithë perandoria, bashkë me Atlantidën ishte e ndame në gjashtëdhjetë mijë zona (provinca), ku në çdo pesë ose gjashtë vjet bahej nji mbledhje publike me pjesëmarrjen e gjithë popullit e gjykonin për drejtuesit e zonave dhe bajshin zgjedhjet e reja.

Atlantidasit nuk u mjaftuen vetëm me ishujt e tyne, por u shtrinë edhe në kontinentin nga mbrapa (Amerikë), edhe në atë përballë, në Europë, Libi, Egjypt Etruri (Itali), në Ballkan e Azi të Vogël. Shtrirja e tyne u bllokue rreth 10 000 vjet para Erës së Re nga shteti i Athinës, me të cilin u banë shumë luftime, derisa nji ditë u përmbytën e u shkatërruen të dyja. Ujnat e detit thithën e mbytën ushtritë e të dy palëve, si dhe qytetet e tyne. Përmbytja përshkruhet dhe në shkrimet e THOTIT.

Qysh në fillim të shkrimeve të THOTIT thuhet shprehimisht:

- U nisëm pa zbardhë dita në drejtim të Diellit të mëngjesit (në drejtim të lindjes – Shën.im.). Atëherë nga Egjypti, duhet të ecet me vijë imagjinare në drejtim të perëndimit të Diellit, për të zbulue se ku ndodhej Atlantida, që mendohet të ketë qenë në oqeanin Atlantik. Nëse marrim parasysh koordinatat e piramidave të Egjyptit, shofim se ndodhen afërsisht në paralelin verior prej 30 gradësh dhe meridianin lindor po 30 gradë dhe, po të ndjekim këtë paralele, arrijmë në ishujt Palma, Madeira e Kanaria, që përbahen nga disa ishuj të oqeanit Atlantik përballë Marokut e që mbahet si vendndodhja ma e mundshme e Atlantidës. Atje nuk kanë ruejtun legjenda për Atlantidën, por në veri-perëndim të Spanjës, baskët e mbajnë veten si pasardhës direkt të atlantideasve, së bashku me fqinjët e tyne anglezë e irlandeze e sidomos sardët e Sardenjës. Këtu dua të theksoj se dhe nga veshjet e tyne me fustanella, sardët, skocezët dhe shqiptarët e grekët me fustanellat e tyne kanë shumë ngjashmëni. Njikohësisht, edhe gjermanët dhe hollandezët kanë po këtë mendim për origjinën e tyne. (Historiani i famshëm grek, Straboni shkruante para 2000 vjetësh se Venetet, Toskanët, Etruskët, Sardët, Abrucët dhe gjithë Italia e Jugut në kohën e tij ishin shqipfolës).

Mund të dal në përfundim, që globi tokësor, para 10 000-20 000 vjetësh nuk ka pasun këtë rrotullim, por polin verior duhet ta ketë pasun të spostuem diku, atje ku bashkohet Rusia, Mongolia, Kazakistani dhe Kina, afërsisht ku bashkohet paraleli verior 45 gradë me meridianin 90 gradë lindore. Kështu justifikohet dhe përshkrimi i saktë i hartës së Antardidës në lashtësi, të pambulueme nga akujt, e cila në atë kohë duhet të ketë qenë e spostueme nga Poli i Jugut, i cili duhet të ketë qenë në paralelin jugor 45 gradë dhe në meridianin 90 gradë perëndimore, kështu që Polit të Jugut i takon të ketë qenë në perëndim të Kilit, gati 1000 km larg nga brigjet e tij. Gjithashtu, dhe Alaska duhet të ketë qenë nji vijë kalimi shumë e kollajshme për të kalue për në kontinentin e Amerikës Veriore. Në hartat shumë të vjetra, para Kristofor Kolombit, kjo gja vërtetohet, sepse Alaska asht e pashkëputun nga kontinenti i Amerikës. Udhëtimi për në Amerikën e veriut, nëpërmjet Gjermanisë, Anglis e Irlandës, Islandës e Groenlandës, në këtë periudhë, në këta vende që duhet të kenë patun klimë ma të ngrohtë se sot, që i takon të kenë qenë plotësisht të banueshme, të ketë qenë shumë i kollajtë. Nëse vrojtojmë me kujdes piramidat e Egjyptit, shofim se ato kanë nji spostim nga vija e drejtë. Për mendimin tem, poli i veriut përpara 12 000 vjetësh e ma në thellësi të viteve, duket se korrespondonte me diagonalen e piramidës së Keopsit, në drejtim të pikës ku bashkohet Rusia me Mongolinë, Kazakistanin dhe Kinën, ndërsa spostimi i dy piramidave të tjera duhet të shprehë, ashtu si edhe sot, ndryshimin midis polit magnetik dhe atij gjeografik. Ku bashkohet meridiani zero me paralelin zero, në Gjinin e Guinesë, i takon të ketë qenë pika që nuk asht spostue dhe ka qenë qendra e boshtit, rreth të cilit janë ba spostimet e poleve dhe, në anën tjetër të globit, në mes të oqeanit Paqësor, i korrespondon pika tjetër e kësaj qendre, atje ku bashkohet meridiani 180 gradë me paralelin zero gradë, afër ishujve Baker dhe Hovland. Ekuatorit i bie të ketë kalue mes për mes kufinit me SHBA (Shteteve të Bashkueme të Amerikës) e Kanadasë, e mes për mes Australisë.

Afrikës i kalonte diagonal duke e takue pak në cep, në vijën që takon Senegalin me Mozambikun.

Duke ndjekun në hartën e botës këto spostime paralelesh e meridianesh, vërejmë se kontinenti i Afrikës, në këtë kohë duhet të ketë qenë shumë ma i freskët se në ditët e sotme, sepse Ekuatori i kalonte në nji cep atij, kështuqë edhe shkretina e Saharasë duhet të ketë qenë e gjelbërueme e me shina të bollshëm. Në hartën satelitare, në ishujt Amund Ringnes Island, ngjitun me ishullin Cornwall Island, shifet diçka që mund t'i afrohet nji gjaje rrethore si të Atlantidës, të përshkueme nga shumë vija uji! Po të shofim përmasat që na jep Platoni për Atlantidën, 540 km me 360 km, këta dy ishuj janë ma të vegjël, 110 km me 65 km, por në hartën satelitare, rreth 360 km në perëndim të Irlandës dhe Skocisë, e mbytun në oqeanin Atlantik, asht nji hije toke ma e ngritun që asht e rrethueme në tre anë me kodra e në mes dhe në jug duket terren fushor. I ulun në tavolinë e para kompjuterit çdo gja të duket e lehtë, por studiuesit, zhytësit dhe arkeo-gjeologët që bajnë studime në terren, do të japin përgjigjen e duhun.

Nëse ndjekim diagonalen tjetër të piramidës së Keopsit, vërejmë se vija që mund të ketë qenë përshkue nga perëndimi i diellit në ato kohë kalonte nëpër Greqi, Shqipni, Italinë e veriut, Austri, Gjermani, Belgjikë, Hollandë, Angli e Irlandë, si dhe në Islandë e Groenlandë e deri në ishujt e Kanadasë së Veriut. Nuk përjashtohet dhe Danimarka. Të gjithë këto vende kanë gjajna të përbashkëta dhe mendohet se kanë origjinë pellazgo-ilire. Për këtë gja duhet të ndihmojnë dhe arkeo-astronomët e sotëm. Nëse do e mendojmë se Poli i Veriut mund të ketë qenë atje ku them unë, dmth ku bashkohet Rusia me Kazakistanin, Mongolinë e Kinën, atëherë malet Urale dhe Karpate duhet të kenë qenë një mburojë natyrale për Atlantidën. Kjo gja vërteton thanien e Platonit, të cilit i kishin thanë sarçedotët e Egjyptit se në veri të Atlantidës, ndodhen vargmale që e mbrojnë atë nga i ftofti i Polit të Veriut, (që ndodhej mbas këtyne dy vargmalesh), por përmasat e Europës janë shumë ma të mëdha nga ato që na jep Platoni.

Mundësia tjetër asht dhe spostimi i pjerrësisë së tokës në stinë të ndryshme. Më 22 dhjetor nata asht ma e gjatë në veri të globit dhe boshti i tokës asht i spostuem 23 gradë e 27 minuta nga vertikalja. Nëse përmbytja e Atlantidës ka ndodhun në dimën, udhëtimi i Thotit e pasuesit e tij "në drejtim të Diellit të mëngjesit", të çon me saktësi nga veri-perëndimi i Europës për ke piramidat e Egjyptit. Më 22 qershor ky fenomen ndodh në hemisferin jugor. më 21 mars dhe më 23 shtator dita me natën janë të barabarta. Nëse do marrim parasysh pjerrësinë e tokës prej 23 gradë e 27 minuta me 22 dhjetor për hemisferin verior dhe nisemi nga perëndimi i piramidave të Egjyptit, kjo vijë na çon përsëri në Europën veriperëndimore, por kësaj here ma afër Sardenjës dhe provincës së Baskëve, në veri-perëndim të Spanjës, të cilët kanë shumë fjalë të ngjashme me shqipen e që thonë se janë pasardhës të Atlantidës dhe hija e tokës së mbytun, që asht në perëndim të Irlandës, i ka shumë të përafërta përmasat me ato që na jep Platoni. Të nisesh nga piramidat në drejtim të perëndimit të diellit më 21 mars, në hemisferin jugor, asht e kotë, sepse popujt e këtyne vendeve ku kalon kjo vijë

imagjinare (Afrika veri-perëndimore), nuk ruajnë asnji legjendë për Atlantidën, por atje, në shkretinë janë zbulue piktura shumë të vjetra që paraqesin pamje të ndryshme me njerëz që duken si kozmonautët e sotëm. Po të vazhdojmë me këtë vijë imagjinare, arrijmë në Amerikën e Jugut, në Peru, ku deklarojnë që para gati 12 000 vjetësh atje kishin shkue nji popull që kishte shpëtue nga mbytja e vendit të tyne e që quheshin Atlan.

Duke ndjekun zhvillimin e pikturave të Saharasë nga lashtësia e deri në ditët e sotme, vejmë re se klima atje, simbas pikturave, në lashtësi të ketë qenë e freskët dhe me shina të bollshme, sepse pikturat e prehistorisë, ma të vjetra se 10 000 vjeçare, paraqesin njerëz që gjuejnë kafshë të egra, që duhet të kenë qenë me tufa, ashtu siç janë sot në savanat e Afrikës, me ushqim të bollshëm nga shinat e bollshëm.

Në pikturat që datohen nga 6 000-1500 vjet para erës sonë, paraqiten njerëz me tufa bagëtie të shumëllojshme dhe lopë e buej, kështu që deri 1500 vjet para Erës së Re atje vazhdonte të kishte shina të bollshëm, njerëzit atje banin jetë blegtori dhe jetonin duke kullotun kafshët e zbutuna.

Në pikturat që datohen 1500-400 vjet para Erës së Re, pikturat që paraqisnin njerëzit me tufa bagëtish, nuk pikturohen ma, por zavendësohen nga piktura njerëzish me kuaj. Kjo tregon që klima në shkretëtinën e Saharasë ka fillue të rritet, tufat e bagëtive të zbutuna janë zhdukë ose largue në vende të tjera me ma shumë kullotë dhe ato janë zavendësue nga kuajt, që kanë ma pak kërkesa për bar të njomë dhe janë në gjendje të lëvizin në hapsina të gjana e të thata, për të kërkue ushqim e për të transportue ata njerëz që i kishin në zotnim.

Në pikturat që datohen nga vitet 400 para Erës së Re e deri në ditët e sotme, pikturat paraqesin vetëm njerëz me deve, që janë të njajtat pamje me ato të ditëve të sotme.

Kjo gja vërteton tezën e spostimit të poleve të globit, siç e kam përshkrue ma sipër, ose ka lidhje me epokat e akullnajave, ku klima në gjithë globin të ketë qenë ma e ftoftë. Edhe për këtë tezë kam mendimin tem që e parashtroj në këtë mënyrë:

Nëse Poli i Jugut ka qenë i spostuem mbi 1000 km larg brigjeve të Kilit Jugperëndimor, i ftofti i madh që krijohej atje nuk kish ku të mbështetej, siç ban sot në kontinentin e Atlantidës, ku asht fiks i mbërthyem mbi dy ishujt e atij kontinenti, kështuqë, duke qenë i lirë, akujt dhe i ftofti i asaj kohe spostoheshin lirisht nga poli i jugut dhe gjenin vend të përshtatshëm për t'u përqendrue në hemisferin verior, sepse mbështeteshin mbi tokë, në të cilin temperaturat bahen ma të ftofta dhe akujt shtriheshin në nji territor ma të gjanë se sot. Po t'i përmbahemi teorisë së transformimit, theksoj se në natyrë asgja nuk shtohet, asgja nuk humbet, por vetëm transformohet. Këtë e them për të plotësue dhe nji herë mendimin tem: atë akull, që në prehistori duhej të ngulitej në jug të globit, por që nuk kishte mbështetje, rrymat detare e shpërndanin në gjithë globin dhe ai përfundonte në ekuator e në veri, kështu mue më rezulton që veriu të ketë qenë shumë ma i ftofët, me të ftofët të qëndrueshëm nga akullnajat e mëdha, ndërsa jugu të ketë qenë me temperaturë të ndryshueshme, në verë e freskët e në dimër e

ftofët. Këtë të ftofët që duhej ta mbante Poli i Jugut, ia shpërndan gjithë globit me anë të rrymave detare, duke i bamun shkretëtinat shumë ma të freskëta se sot dhe të gjelbërueme, gja që shpjegon dhe atë që në të kaluemen ato kanë qenë të popullueme nga kafshët e savanave.

Studiuesit kanë vërejtë se ke statuja gjigande e Sfinksit në Egjypt, përveç gërryerjes horizontale, të shkaktueme nga gërryerja që shkaktohet nga kokrrat e ranës që ia përplaste era, ka edhe kanale vertikale që i ka shkaktue uji. Simbas tyne, gërryemjet nga uji, Sfinksit i kanë ndodhun ma parë se 6000 vjet e ma në lashtësi, kështu që e hedhin poshtë mendimin që ka qenë në fillim, kur thoshin se Sfinksi asht ndërtue 3000 vjet para Erës së Re. Në kohën e faraonëve, Sfinksi ka qenë i ndërtuem.

Nëse temperatura e globit ka qenë e ftofët, përse atëherë në hartat e vjetra (Mbi 10 000 vjeçare) e paraqesin Antartidën të përbame nga dy ishuj, të pambuluem nga akujt dhe simbas studimeve që po bahen këto kohët e fundit, po vrojtohet se atje ka patun gjelbërim?

Kjo gja vërteton thanien teme që në ato kohë Poli i Jugut ka qenë i spostuem rreth 1000 km në jugperëndim të Kilit dhe akujt nuk kishin ku të mbështeteshin dhe shpërndaheshin në formë aizbergesh në gjithë botën, të shtymë nga era.

Atëherë ngelet supozimi që polet të kenë qenë të spostuem dhe thania e THOTIT:

- "U nisëm pa zbardhë dita në drejtim të diellit të mëngjesit", t'i përgjigjet udhëtimit të tyne në drejtim të diagonales së piramidës së Keopsit, që kalon nëpër Greqi, Shqipni, Italinë e Veriut, Austri, Gjermani, Belgjikë, Hollandë, Danimarkë, Angli, Irlandë, Islandë, Groenlandë e deri në ishujt e Kanadasë së Veriut dhe diagonalja tjetër e piramidës së Keopsit të çon në drejtim të pikës ku mund të ketë qenë Poli i Veriut, atje ku bashkohet Rusia me Kazakistanin, Mongolinë e me Kinën.

Nëse asht kështu, problemi asht i zgjidhun dhe Atlantidën e kemi në Europë, si nji ish Europë e zhvillueme, që përhapi në lashtësi kulturën e saj në të gjithë botën (ashtu siç po vazhdon ta bajë dhe në ditët e sotme) dhe me nji gjuhë të saj unike: atë të Atllantidës, të ruejtun deri në ditët e sotme nga populli shqiptar. Pika ma e mundshme për të qenë kryeqendra e Atlantidës duhet të ketë qenë midis Anglisë me Vendet e Ulta dhe Gjermania veri-perëndimore me Danimarkën. Nuk përjashtohet dhe Sardenja, por Sardenja ka përmasa shumë të vogla, afërsisht sa ishulli i Kanadasë veriore. Të gjitha këto vende i përkasin popullit atlantideas, pa përjashtue Greqinë. Historianët e gjuhëtarët i paraqesin Pellazgët të kenë qenë shtri në gjithë Europën e sotme dhe në Azi të Vogël e në vendet e Afrikës Veriore.

Këtu shifet dhe lidhja e Atllantidës me Pellazgët.

***

Për origjinën e Greqisë, unë i përmbahem studimeve të shumë të nderuarit z.Aristidh Kola, mbi rolin pellazgo-ilir në krijimin e Greqisë, e cila, nga koha e Homerit e deri mbas vitit 1830, gjuhë të folun e të popullit kishte shqipen, flitej

në oborr mbretnor, nëpër ministrina e në ushtri e flotë, dmth gjuhën e atlantideasve (si dikur në kohën e Aleksandrit të Maqedonisë), ku edhe sot shumica e popullisë asht shqipfolëse, por që i vejnë në lojë e i përbuzin, ata që pranojnë se janë shqipfolës. Simbas meje, ata duhet të jenë krenarë për origjinën, gjuhën dhe zakonet e tyne, se janë populli që kanë krijue Greqinë dhe kanë ndifmue gjithë botën me anë të qytetnimit të lashtë grek, janë populli, i cili qysh nga lashtësia ruen emnin e Arianëve të lashtë. Quhen Arianë, Arianitas, por që i thërrasin Arvanitas. Athina asht e ndërtueme mbi rrënojat e nji qytetnimi shumë të zhvilluem: mbi atë atlantideas-pellazgo-ilir. Kjo gja shifet dhe në ndërtimet megalitike që gjenden në Greqi e Athinë e në shumë vende të Greqisë së lashtë. Ndodhen dhe në Shqipni e në shumë vende të tjera të botës.

Popujt e lashtë grekë ishin atlantidas, pellazgo-ilirë, me gjuhëne tyne, zakonet e tyne, legjendat e tyne dhe me saçerdotët e tyne shumë të ditun, pasardhës të THOTIT, të cilët i ndihmonin me profecitë e tyne. Kanë qenë të famshëm orakulli i Baba Tomorrit, i Dodonës, i Olimpit etj. Mbi tabanin e truallit të Atlantidës u ndërtue qytetnimi i lashtë në Azinë e Vogël, i përfaqësuesm me Trojën dhe me atë mesdhetar e grek me Qipro, Mikenë, Athinë, Kretë etj., të cilët flisnin të njajtën gjuhë, i kishin të njajta zakonet, legjendat, emërtimet, shkencëtarët, detarët, luftëtarët, që krijuen historinë e lashtë greke, ashtu dhe ndërtuesit e ndërtimeve madhështore që mbushën Greqinë me qytetet-shtete të saj, në ato kohë të lashta.

Disa historianë të vjetër grekë thonë që ishin fqinj me atlantideasit, por atlantideasit në të vërtetë ishin pjesë e popullit grek dhe Greqia në të tre drejtimet ishte e rrethueme me atlantideas, pellazgo-ilirë, sepse në jug kishte detin.

Nga historia, dimë që Iliada dhe Odisea janë trasmetue gojarisht për gati 400 vjet, e pas 400 vjetësh filluen të shkruheshin në greqishten e vjetër, që ishte nji dialekt i shqipes (Shif librin "Gjuha e perëndive" dhe "Arvanitasit" të z.Aristidh Kola).

Siç dihet, e ama e Aleksandrit të Madh të Maqedonisë ishte ilire dhe Aleksandri në të folmen e përditshme me popullin e me ushtarët komunikonte shqip. Kur shkoi në Indi, gjatë fushatave të tij të pushtimeve, priftat e atjeshëm i shpjeguen se para atij, para shumë mijëvjeçarësh, të tjerë udhëheqës ushtarakë kishin pushtue ato vende dhe kishin folur të njajtën gjuhë me atë të Aleksandrit. Ata i shpjeguen se para tij, India kishte qenë pushtue dhe dy herë të tjera, shumë mijë vjet para Aleksandrit, nga popujt europianë, që kishin pasë të njajtën paraqitje me atë dhe shoqnuesit e tij, e që kishin pasë folë të njajtën gjuhë si ata.

Shteti maqedon në kohën e Aleksandrit të Madh të Maqedonisë ishte zhvillue në truallin shqipfolës të Maqedonisë, por kishte përqafue shkollat dhe alfabetin grek, kishte grumbullue shumë shkencëtarë e dijetarë, të cilët po largoheshin nga Athina, të cilës në atë kohë po i binte vlera. Historianët dhe udhëtarët, në lashtësi, shifnin se popullsia nga brigjet e Danubit, në Maqedoni e deri në Adriatik, flisnin të njajtën gjuhë, kishin të njajtën mënyrë qethjeje të flokëve e të njajtat zakone e veshje.

Nga kjo e dhanë studiuesit shqiptarë mendojnë që në Indi të kenë pasë shkue pellazgët (atlantideasit), që lanë gjurmë të gjuhës së tyne atje dhe e përdorin si argument për të kundërshtue tezën e gjuhës indo europiane të ardhun nga India, por ata thonë se kanë qenë europianët (Atlantideasit, pellazgo-ilirët) në Indi, si pushtues në lashtësi dhe kanë lanë gjurmë të gjuhës së tyne atje. Me mendimin e tyne jam dakord dhe unë, sepse e njajta gja ndodhi ma vonë pas pushtimit të Indisë nga anglezët, ku atje ngelën shumë fjalë angleze që i përdorin dhe sot.

Simbas saçerdotëve egjyptianë e indianë Atlantida ka pësue disa tronditje të forta:

- E para, ka ndodhun para 800 000 vjetësh, kur polet magnetike ndryshuan drejtimin: Poli i Jugut u ba Pol i Veriut dhe Poli i Veriut u ba Poli i Jugut. Ky fenomen ka ba që kontinenti i Atlantidës të fillojë shkëputjen nga kontinenti i Europës dhe të rrethohet nga uji. Këtë fenomen e pranojnë dhe shkencëtarët.
- E dyta, para 200 000 vjetësh me origjinë vullkanike, bani të fundosen pjesë të kontinentit të Atlantidës, duke e zvogëlue edhe ma atë.
- E treta, afërsisht para 80 000 vitesh, që e coptoi dhe nji herë, duke e nda në dy ishuj: **Royto e Daitya**. Këta dy emna dhe emnat e mbretënve ose të tjerë emna që kanë lidhje me Atlantidën, nuk janë emnat e vërtetë të këtyne ishujve, por historianët grekë shpjegojnë se e kishin ma të lehtë t'i mbanin mend këta emna të përshtatun simbas gjuhës së tyne.
- E katërta dhe e fundit, afërsisht para 12 000 (disa thonë në vitin 9564 para Erës së Re), kur ishulli që kishte mbet, u thith nga dallgët e detit dhe THOTI u largue bashkë me popullin e tij në drejtim të Egjiptit. Këto të dhana janë pru deri në ditët tona nga saçerdotët e Egjyptit dhe të Atztekëve të Meksikës.

Unë do të propozoja që epokat t'i ndajmë në këtë mënyrë për aq sa po njofim:

- Nga 50 000 vjet para Erës së Re e deri 10 000 vjet para Erës së Re ta quajmë – Era e Atlantidës, sepse 52 000 vjet ma parë mendohet që të ketë nisë zhvillimin e vet qytetnimi i Atlantidës.
- Nga 10 000 vjet para Erës së Re e deri në vitin zero të quhet: - Era e THOTIT, sepse ishte Thoti ai që krijoi qytetnimin e lashtë të Mesopotamisë dhe Egjyptit. Mësimet e ligjet e tij e udhëhoqën Egjyptin dhe qytetnimet e Greqisë së lashtë deri në fillim të Erës së Re.
- Nga data zero e vitit zero e deri më 21 dhjetor 2012 kemi: - Era e Re.
- Pas 21 dhjetorit të vitit 1012 mendoj të quhet: - Era Moderne.

TOLTEKËT në Meksikë dhe INKASIT në Peru ngulin kambë se janë pasardhës të ATLAN-ëve ose AZTLAN për inkasit dhe se, Atlantida për ata, **asht nji ishull i largët në oqeanin Atlantik, në të cilin ngrihej nji mal i naltë e me nji lulishte të mahnitshme, në të cilën banonin Zotat**.

Për vendin e mundshëm dhe për historinë e Atlantidës, përveç atyne që janë shkruejtë nga Thoti, asht dhe historia e Atlantidës e shkruejtun nga Platoni i Greqisë mbi 2300 vjet ma parë (në vitin 340 para Erës së Re.). Platoni aty thotë se të dhanat për Atlantidën i kishte marrë nga saçerdotët (priftat) e Egjyptit,




*Vendi ku mendoj se ndodhet e fundosun ATLANTIDA (pamja satelitare)*

pasardhës direkt të Thotit. Edhe ata i thanë atij se Atlantida ishte mbytun për të tretën herë 9600 vjet para Platonit. Shkencëtarët, pas disa korrigjime datash, deklarojnë se mbytja e Atlantidës duhet të ketë ndodhun rreth 9564 vjet para Erës së Re.

Në disa shkrime të vjetra greke thuhet gjithashtu se Atlantida asht e kufizueme me Greqinë në rrugë tokësore. Në këtë pikë kandidatët ma të mundshëm për të qenë atlantideas kanë qenë shqiptarët, Pellazgo-Ilirët, që e rrethonin në të gjitha drejtimet Greqinë, por dijmë gjithashtu që kufini verior i pellazgo-ilirëve përfshinte dhe popujt gjermanë, hollandezë dhe ato anglezë e irlandezë dhe nuk përjashtohet mudnësia që kryeqendra e Atlantidës të ketë qenë Irlanda ose aty ku e kam përshkrue ma sipër, dmth 360 km në perëndim të Irlandës e Skocisë, aty ku shifet nji njollë toke që i përgjigjet përmasave të dhana nga Platoni.

Këtë gja ma këshilluen fëmijët e mij, Erini me Rominën, që kalojnë shumë kohë në kompjuter dhe e kishin fiksue si vend të mundshëm të Atlantidës. Shpesh Erini më mahnit me dhuntitë e tij të veçanta sensitive e paranormale (shef ndodhi të kalueme e ato që do ndodhin).

Forma e kësaj toke të mbytme i përngjan formës së nji patkoi kali, që i përgjigjet asaj që thoshte Platni: Në dy anësoret gjatësia asht 530 km. Irlandën e përjashtoj si vendndodhje të mundshme të Atlantidës, sepse emni i saj pellazgo-ilire ERINI asht shumë i vjetër e duhet të jetë i kohës së Atlantidës dhe emni i vjetër i Anglisë Zazana, mendoj të jetë i kohës së Atlantidës dhe përjashtoj mundësinë të ketë qenë aty Atlantida, e cila duhet kërkue nën oqean, e mbytme, ashtu siç thonë shkrimet e vjetra. Territori fushor dhe klima e Irlandës dhe e Anglisë, e ngjashme me atë të Atlantidës, të bajnë të mendosh që kanë qenë shumë afër me Atlantidën dhe njolla e tokës së mbytun 360 km në perëndim të Irlandës dhe Anglisë, nën oqeanin Atlantik, me dimension: gjatësia në dy anësoret asht 530 km e gjanësia 355 km, i përgjigjen me saktësi përshkrimeve të Platonit, të cilat i kish marrë nga saçerdotët e Egjyptit. U takon drejtuesve të komunitetit Europian të investojnë në këtë vend për të zbulue krenarinë e prejardhjes së tyne, Atlantidën.

Në fotografinë satelitare sipër, rreth 360 km në të majtë të Irlandës dhe Skocisë, shofim në mes të oqeanit, nën ujë, nji njollë të madhe me ngjyrë ma të qartë se ajo e detit. Kjo tregon se aty poshtë asht e fundosme nji tokë që shifet qartë. Në dy anësoret asht ma e ngritun dhe në mes duket forma e nji terreni fushor. Kodrat në të djathtë nuk janë ma shumë se 600 deri 1000 metra të nalta, ndërsa ato në të majtë nuk janë ma shumë se 500-600 metra të nalta, në krahasim me fushën në mes të saj. Përmasat e kësaj njolle toke i përgjigjen atyne të dhana nga Platoni për Atlantidën. Fakti që kjo ndodhet afër Irlandës (Erinit) dhe Anglisë (Zazana), e në të njajtat paralele gjoegrafike, tregon se, nëse ka qenë Atlantida, duhet të ketë pasun të njajtën klimë me këta dy vende shqipfolëse, ashtu siç përshkruhen nga Platoni. Terreni fushor asht rreth 1500 metra nën nivelin e detit (Aq ma jep thellësimatësi i kompjuterit), gja që tregon sa e tmerrshme dhe e fuqishme ka qenë mbytja e Atlantidës.

Gjithashtu, qysh në pllakën e parë Thoti shprehet: **Në të majtë të malit Undal, maja e të cilit buron hala mbi ujë, ndodhet Tempulli i Madh i Dritës**.

Këtu unë theksoj se nga e gjithë masa e tokës që gjindet nën ujë e që unë e kam paraqitun në fotografinë satelitare të masipërme, ndodhet nji majë mali që del sipër detit, për të cilën unë mendoj se asht maja e malit Undal, ma të naltin që mund të kishte pasun Atlantida. Duke i qëndrue përballë kësaj maje, në drejtim të perëndimit, në të majtë të saj duhet të jetë Tempulli i Dritës, që nuk duhet të jetë shumë thellë nën ujë, sepse aty ndodhet nji pllajë, lëndinë e malit. I takon të ndodhet në veri të kësaj maje mali.

Kjo majë mali në fotografinë satelitare të masipërme nuk duket, por, po ta kërkosh në kompjuter me emnin Rockall, ajo majë mali shfaqet në veri-lindje të kësaj njolle toke, që unë e konsideroj Atlantidën. Në kompjuter ajo shfaqet me shumë emna e foto të ndryshme.




Ne figuren siper shifet i shenuem dhe vendi ku ndodhet maja e shkambit Rockall. Nga studimet per kete maje mali, me del se nuk asht ma shume se 570 metra katrore dhe i takon kater shteteve: Islandes, Irlandes, Anglise dhe Danimarkes. Asht nji vend shume i rrezikshem per anijet, sepse, meqe asht i vogel (diametri 27 M, naltesia 23 M), mezi shifet nga ato dhe asht ba shkak per shume mbytje anijesh. Numerohen mbi pese mbytje te randa qe i kane kushtue jeten e gati 1000 personave.

Në figurën sipër shifet i shënuem dhe vendi ku ndodhet maja e shkambit Rockall. Nga studimet për këtë majë mali, më del se nuk asht ma shumë se 570 metra katrore dhe i takon katër shteteve: Islandës, Irlandës, Anglisë dhe Danimarkës. Asht nji vend shumë i rrezikshëm për anijet, sepse, meqë asht i vogël (diametri 27 M, naltësia 23 M), mezi shifet nga ato dhe asht ba shkak për shumë mbytje anijesh. Numërohen mbi pesë mbytje të randa që i kanë kushtue jetën gati 1000 personave.

Ajo që më ka tërheqë vëmendjen për këtë shkamb asht emni i tij, që lidhet me gjuhën shqipe dhe më jep nji të dhanë të randësishme. Simbas gjuhës së vjetër irlandeze dhe skoceze, y shkamb ka qenë ruejtë RON-KALL dhe i jep zgjidhje edhe problemit të Atlantidës. Shofim se fjala RON-KALL shpreh ma së miri historinë e këtij shkambi, i cili RRON nga nji tokë që asht KALL (fundos, gropos, ka hy, etj. – Shën.im) nën ujë. Në kujtesën e popullit shqipfolës të asaj zone asht ruejtë kujtimi i nji toke që asht funodsë nën ujë, por që i rron (mbijetoi) vetëm maja e malit, që duhet të jetë mali Undal, ma i nalti i Atlantidës, i përshkruem nga Thoti dhe saçerdotët e Meksikës e Perusë...



*Maja e malit Undal, afer qytetit Keor te Atlantides se mbytun e qe sot e quajne Rockall*

178

Nëse asht shkruejtë se asht e mbytun në oqeanin Atlantik, ajo asht e vërtetë e nuk ka pse të kërkohet gjurma e saj nëpër kontiente të ndryshëm, por duhet të kërkohet nën oqeanin Atlantik. Nëse në shkrimet e vjetra thuhet se duhet të kalosh Kollonat e Herkulit për të shkue te Atlantida, që ndodhej midis Europës dhe Amerikës, kjo gja nuk duhet të diskutohet. Nëse asht shkruejtë se kryeqyteti i Atlantidës asht përballë me Kollonat e Herkulit, ajo aty duhet të jetë, në jug të kësaj njolle toke, që asht përballë me Kollonat e Herkulit. Nëse asht shkruejtë se nga aty kalohet lehtë në kontinentin e Amerikës, dhe kjo asht e vërtetë, sepse kjo tokë e mendueme nga unë si Atlantida, asht shumë ma afër me Amerikën e Kanadanë, sesa Europa dhe me atë zhvillim që thuhet se ka pasë, nuk e ka pasë të vështirë kalimin e kësaj distance me anijet e saj që bridhnin gjithë botën. Këtë e vërtetojnë dhe disa fragmente hartash të vjetra parakolombiane të botës, shumë të sakta.

Në bazë të shkrimeve të vjetra, të cilave u besoi, pa marrë parasysh talljet e kolegëve të tij, në vitet 1870-1874 arkeologu i famshëm gjerman Henrik Shliman zbuloi Trojën e lashtë dhe varrin e Agamemnonit, u ba i famshëm në gjithë botën e i la me gisht në gojë kolegët e tij të zyrave që e vinin në lojë.

Për zbulimin e Atlantidës, me gjithë atë ar e pasuni që mund të ketë pasun, besoj që kanë hy në lojë shtete të fuqishme, të cilët mund ta kenë zbulue, por nuk tregojnë gja, mbase e ruajnë e përhapin lajme të rreme, që mos shkojnë individët, derisa ta kenë zhveshë nga thesaret e të mbesin vetëm gurët.

Nga ana tjetër e botës, në Meksikë e në Peru, në ditët e sotme, në historinë e kohës së vjetër, nxanësve të shkollave atje u mësohet se banorët e parë të Meksikës kanë qenë atllantideasit. Simbas historianëve të tyne, atlantideasit u shpërngulën atje mbas nji përmbytjeje që pësoi vendi i tyne dhe krijuen atje kulturën e tyne dhe piramidat madhështore atje. Data e katastrofës korrespondon me atë të saçerdotëve egjyptianë. Në zbulimet e bame në Meksikë ngelesh i mahnitun nga piramidat dhe kalendarin e tyne preçiz, që parashikon se çfarë do të ndodhë në të ardhmen në globin tokësor. Në Dakotas të anës së Nju Jorkut, të Amerikës së Veriut, banorët autoktonë atje tregojnë se e kanë origjinën nga nji popull që banonte rreth 2500 km larg në oqeanin Atlantik, në një ishull në lindje të tyne, që mbrenda nji dite e nji nate u mbyt nga ujnat e oqeanit. **Edhe kjo e dhanë i korespondon njollës së tokës që asht në foton sipër, në lindje të tyne**. Distanca nga qendra e kësaj njolle toke (në jug të saj, ku mund të ketë qenë dhe kryeqyteti i përshkruem ma sipër), deri në brigjet e kontinentit Amerikan (Kanadasë), duke ndjekun drejtimin lindje-perëndim asht me preçizion 2500 km. Pushtuesit e parë spanjollë të Amerikës shifnin me habi atje dhe nji rracë të veçantë njerëzish, të bardhë, të bukur e me pamje fisnike.

Në Europë flitet për Atlantidën vetëm me shkrimet fantastiko-shkencore.

Në nji libër të shenjtë Maja, të ruejtun në British Muzeum të Londrës, shpjegohet data e mbytjes së Atlantidës, që ndodh 8060 vjet para shkrimit të atij libri, që asht shkruejt para 3400 vjetësh. Po t’i mbledhësh këto dy data, del e njajtë me atë të saçerdotëve egjyptianë: 11460 vjet ma parë. Në atë libër thuhet se tërmetet në fillim fundosën kodrat prej argjile të qytetit MA, pastaj, mbasi u

tund dhe nga dy tërmete të tjera njani mbas tjetrit, u zhduk e gjithë Atlantida mbrenda nji nate. (Vërteton thanien e THOTIT, që shkruen se mblodhi njerëzit gjatë natës dhe pa zbardhë dita u nisën në drejtim të lindjes së diellit).

Nji të dhanë tjetër të vlefshme për Atlantidën na e jep prapë Platoni, duke na thanë se në vitin 9600 para Erës së Re luftnat pushtuese të Atlantidës u ndalën në Athinë, e cila i rezistoi dhe i theu sulmet e para të atlantideasve. Gjatë kësaj periudhe lufte ndodhi dhe katastrofa, që shkatërroi e përmbyti Atlantidën dhe Athinën e vjetër. Kjo u quejt nji dënim i drejtë për atlantideasit, sepse gjatë kalimit të shekujve, Shenjtëria e Përjetshme e tyne, e përzieme me natyrën njerëzore të vdekshme filloi të zhdukej. Në karakterin e njerëzve fillojnë të mbizotnojnë veset e keqia që ai ka dhe atëherë ata u shkatërruen. Para syve të atyne që dinin të shifnin, ata që u përzien me njerëzit, ngjanin të shpifun, ndërsa para syve të atyne që nuk dinin si asht jeta që i jep lumtuninë (Shenjtërinë e Përjetshme), ata ngjanin të mrekullueshëm, ngjanin të gufosun e të plotfuqishëm. Duke pa këto gjajna, Zeusi (emën i vendosun nga Platoni – Shën.im.) mblodhi Zotnat dhe vendosi t'i ndëshkojë. Kështu shprehet Platoni simbas të dhanave që i kish marrë nga saçerdotët e Egjyptit.

Për mendimin tem kjo Athinë paraelene ka qenë Athina me banorë të nji gjaku me atlantidasit, pellazgo-ilirë, dhe lufta ka qenë nji luftë civile, gja që vërteton thanien time dhe atë të të nderuemit z.Aristidh Kola, që qysh në kohë shumë, shumë të lashta e deri në ditët e sotme, Greqia ka qenë territor shqipfolësish, fakt që me të gjitha mënyrat duen ta heqin nga historia.

Historia e Greqisë së lashtë jo pa qëllim fillohet në shekullin VIII para Erës së Re, por sipas Platonit, i cili i kish marrë të dhanat nga saçerdotët e THOTIT në Egjypt, Athina ka qenë e zhvillueme dhe në kohën e Atlantidës, para 12 000 vjetësh, deri në shkatërrimin e saj nga përmbytja bashkë me Atlantidën gjatë luftës ndërmjet tyne. Pas kësaj të dhane ka errësinë në historinë e Athinës dhe Greqisë së lashtë deri në shekullin VIII para Erës së Re, kur fillojnë të zhvillohen qytetet-shtete të Greqisë së Lashtë, me Mikenën, vazhdon me Trojën, Qipron, Athinën etj., ku emrat e vendeve, të perëndive, shkrimet e para të tyne të vjetra marrin kuptim vetëm duke i krahasue me gjuhën shqipe.

Simbas historianëve grekë, historia e Greqisë fillon vetëm atëherë kur në elementet e gjuhës atllantidase, pellazgo-ilire, filluan të futen elemente të gjuhës greke, në fillim të zhvillueme si gjuhë e letrarëve, politikanëve dhe ligjvënësve e ma vonë si gjuhë zyrtare e fesë ortodokse. E njajta gja shkruhet dhe për historinë e Italisë, e cila nis vetëm me historinë e Romës e vetëm atëherë kur fillojnë të futen elemente të gjuhës rromake (latine) në gjuhën e popullit autokton. Populli autokton fliste gjuhën e tij atllatidase, pellazgo-ilire, ariane. Kështu injorohet lidhja e historisë së popullit të këtyne vendeve me vazhdimësinë e historisë së popullit autokton me emnin, Etruskë, Etruria (me tru) Arjanë, Arjanitas (për grekët quhen arvanitas), që e kanë ruejtë deri në ditët e sotme gjuhën, zakonet e karakterin e tyne kryenaltë të shqiptarit, të prejardhun nga Atllantida e lashtë.

Simbas shkencës tradicionale, 12 000 vjet ma parë njerëzit jetonin në shpella, ndërsa Atlantida kishte një zhvillim që akoma nuk e ka arritë bota, kishte

hartën e botës të plotë, nji kalendar që i llogariste dhe parashikonte gjanat për 10 000 vjeçarë, udhëtonte me anije kozmike dhe e njihnin botën dhe universin shumë ma mirë se në ditët e sotme. Nëse baj nji krahasim me ditët e sotme, shofim se edhe sot, në të njajtën epokë po rrojnë si njerëzit e egër në Amazonën e Amerikës Qendrore, në Australi e Afrikë, ashtu dhe njerëzit modernë, që udhëtojnë me aeroplane e anije kozmike. Edhe në kohët e lashta mund të ketë ndodhë e njajta gja, kështuqë unë mendoj se shkencëtarët dhe historianët duhet ta kenë parasysh dhe këtë gja, për të korrigjue datat e historisë së hartueme prej tyne dhe për ta rishikue atë.

Shkencëtarët e sotëm llogarisin se nji katastrofë e rrangut të Atlantidës, kur gjithshka u përmbyt mbrenda nji nate, krijon dallgë gjigande oqeanike (Siç ndodhi me Tsunamin) e ban të përmbyten dhe shumë vende të tjear të qytetnimeve botnore të përqendrueme në territore fushore dhe afër detnave. Historia ban hapa mbrapa e çdo gja nis nga fillimi, kështuqë edhe në legjenda ruhen shumë pak gjana, ruhet sidomos kujtesa e përmbytjes së madhe që e kanë të gjithë popujt e botës. Njerëzimit i duhen 4000 deri 5000 vjet të tjera, që të fillojë të dalë nga primitiviteti e të fillojë të marrë format e qytetë shteteve, të cilët në vazhdim të historisë së tyne krijojnë shoqninë e sotme moderne. Këtë gja e shpjegojnë me zhvillimin e Egjyptit, që filloi të marrë formë vetëm 5000 vjet mbas zhdukjes së Atlantidës, sigurisht, me ndihmën e saçerdotëve të THOTIT, përndryshe edhe sot do ishim nëpër shpella. Mbas Egjyptit filloi të zhvillohej dhe qytetnimi i Mikenës, i Azisë së vogël, Greqisë e Ballkanit, që kishin ruejtë nga Atlantida gjuhën e saj, gjuhën shqipe.

Në fund të vitit 2012 (21 dhjetor), simbas kalendarit Maja të Meksikës, (siç e kemi thanë ma parë, saçerdotët e tyne ishin pasardhës direkt të saçerdotëve të Thotit), thuhet se mbaron era e pestë e njerëzimit, që zgjati afërsisht 5125 vjet. Viti 2013 do jetë vit i ri i veçantë, sepse në këtë vit sistemi ynë diellor vihet në pozicionin e fillimit dhe ngjarjet do fillojnë të përsëriten: do fillojë epoka e akullnajave, toka do riketë spostime aksi dhe polesh, që do shoqnohen me tërmete e përmbytje. Vini re se si thuhet: - Do të riketë spostime aksi dhe polesh. Pra, vini re: në të kaluemen ka pasë spostime aksi dhe polesh dhe kjo gja do përsëritet. Atëherë shkencëtarët duhet ta kenë parasysh këtë gja, që në kërkim të vendndodhjes së Atlantidës të marrin parasysh dhe spostimin e poleve, siç e kam përshkue ma sipër.

Në Erën e gjashtë planetet do kenë ndryshime trajektoresh. Këto ngjarje nuk do të ndodhin në nji ditë, por në të gjithë epokën e gjashtë të njerëzimit, e cila, simbas kalendarit Maja, do të ecë ma shpejt se epokat e para. Dikush, duke iu përmbajtë shkrimeve të Thotit, thotë që ekzistenca materiale do të zhduket e do të fillojë ekzistenca shpirtnore, dikush tjetër thotë se botët dhe dimensionet paralele do të takohen dhe do të jemi dëshmitarë të fenomeneve të pabesueshme. Globi do të rrojë në paqe e pa luftna për 400 vjet etj. Simbas këtyne shkrimeve që unë kam përkthye, THOTI nuk ka caktue datë për këto ngjarje.

Tash i baj pyetjen vetes: Mbas mbytjes së Atlantidës, pse THOTI nuk u ndal në vende të tjea të Atlantidës, e cila përbahej nga 10 mbretni dhe shtrihej në gjithë Europën?

Mendoj se përgjigjen e gjejmë në Pllakën e Pestë me titullin "Banorët e Undalit", ku Zoti i jep urdhën THOTIT, që t'i lejë atje njerëzit e gurëve dhe shkambijve. (Besoj që flitet për malsorët e Atlantidës).

Kush ishin këta njerëzit e gurëve e shkambijve? Pse THOTI nuk pranoi t'i marrë me vete ata, por zgjodhi, vetëm njerëzit e gardës mbretnore dhe shërbyesit e ndihmësat e tij? Pse THOTI nuk pranoi të ndalej në asnji nga mbretnitë e Atlantidës, por zgjodhi Egjyptin e pazhvilluem të asaj kohe dhe e bani atë qendër të ndritshme të qytetnimeve të lashta?

Për mendimin tem, THOTI, kryenaltë e inteligjent, nuk don t'ua zbulojë të tjerëve problemet e mbrendshme të Atlantidës së tij, ku mund të ketë pasë grindje me drejtues shtetesh ose krahinash të vendit të tij, por me mençuni i braktisi ata, duke ba që ata t'i mbulojë pluhuni i kohës e i harresës, por nga ana tjetër e botës ban që të lulëzojë e të ndriçojë nji tjetër popull shumë ma i prapambeturn se ai i Atlantidës, atë të Egjyptit të lashtë.

Për këtë gja flet edhe Platoni në historinë që shkruajti për Atlantidën. Simbas tij, para përmbytjes, Atlantidën kishin fillue ta damtonin shthurjet e grindjet e mbrendshme dhe përmbytja e saj u kuptue si ndëshkim nga Zoti.

Fakt asht, se pas ikjes së THOTIT për në Egjypt, Europa dalngadalë nisi të bante hapa mbrapsht dhe shpërthen e lulëzon ma vonë me qytetnimet në Azi të Vogël me Trojën e në Greqinë e lashtë – mikenase, kretase, qipriote, athinase etj. që, e përsëris duke thanë, se ishin vazhdimi i qytetnimit Atlantideas, Pellazgo-Ilir. Si4 dihet nga historia, nji pjesë e trojanëve u ngulën e themeluen Romën, e cila, sipas legjendës rromake, u themelue nga Romolo e Remolo, që u rritën nga nji ulkonjë. Kur u rritën, ata themeluan qytetin, për të cilin banë luftë, sepse secili donte të ishte i parë i atij qyteti. Nga dyluftimi u vra Remolo dhe i vllai i tij fitues, Romolo, u ba i parë i qytetit dhe i vuni emnin e tij, dmth Roma.

Unë këtë legjendë e shpjegoj kështu:

Ulkonja ishte lufta që ushqente në foshnjëri të zhvillimit të njerëzimit atë njerëzimin.

Lufta e vllait kundër vllait asht pika ma e naltë mbizotnuese e egërsisë së njerëzimit, që nuk kursen as vëllanë për të mbizotnue mbi atë që don të zotnojë e mbasi e zotnon atë gja, i ven emnin e vet.

Remolo duket se përfaqëson Trojën e shkatërrueme nga lufta vllavrasëse midis popujve të nji gjaku, e Romolo përfaqëson Rromën që lindi, mbijetoi e u zhvillue në vendin që asht sot, mbas kësaj lufte. (Fjalën Rroma e shpjegojnë me shqipen: rron, rrojm, ku "J" bie dhe mbetet Rrom.)

Po ta analizosh këtë legjendë, shofim se ka shumë ngjashmëni me përshkrimin që i bajnë saçerdotët e Egjyptit dhe Platoni fundit të Atlantidës që po humbte Shenjtërinë e Përjetshme, po humbte çdo ndjenjë e virtyt, që të çon në vllavrasje, kështuqë era e Atlantidës së shenjtë po mbaronte dhe po niste nji erë e re, ku po mbizotnonte egërsia, shtypja e mungesa e ndjenjave, gja që e nisi

Greqia me luftën e Trojës, e vazhdoi Rroma me luftna pushtuese, me dhunë e gjak e që po vazhdon edhe sot.

Në kontinentin amerikan, atlantidasit bajnë që të lulëzojë qytetnimi i Meksikës, Perusë, Bolivisë etj. Vendet në veri të Europës dhe Atlantidës filloi t'i mbulojë akulli, nga ndryshimet klimatike që u banë dhe popujt u spostuen ma në jug, por tashmë pa leqësitë e THOTIT.

Ky asht nji mësim i madh që i jepet jov etëm popullit të Atlantidës por mbarë botës:

**- Njerëzit e mençëm e me tru, mbaji afër, ndihmoji dhe krijoi kushtet, se ata ta ndriçojnë e ta zhvillojnë vendin!**

**Ne figurat qe do te shifni ne faqet ne vazhdim, tregohen disa ndertime gjigande, qe mendohet se kane ngelun qysh nga koha e Atlantides.**



*Bllok gjigand guri, i punuem e i ngelun qysh nga lashtesia ne Balbek te Libanit. Mendohet se peshon 1200 ton dhe i takon kohes se Atlantides. Per ta transportue duhen afersisht 4 trena me nga 10 vagona, qe transportojne nga 30 ton secili vagon.*



*Pjese muresh ne Balbeg te Libanit.*



*Nji nga shtate mrrekullite e botes. Asht tempulli i Afro-dites ne Balbeg, ku nji kollone peshon 600 ton.*



*Ne fotografine e vjeter siper shifet zbulimi i nje skelet gjigandi, qe i kalon tre metra gjatesi. Skelete te tille jane gjetun ne shume vende te botes dhe disa arrijne deri ne pese metra gjatesi.*

## STONEHENGE ANGLI
## KOMPLEKSI GJIGAND NË ISHULLIN ANGLEZ
## DHE ATLANTIDA

Kompleksi i gurëve gjigandë në Stonehengë të Anglisë, ka tërhequn vëmendjen e mjaft studiuesve dhe shkencëtarëve, për faktin se ky vend asht ndërtue mbi 6000 vjet ma parë, kur mendohet që në atë kohë popullsia e zonës ishte akoma primitive. Blloqet e gurit, me të cilat asht ndërtue ky kompleks, peshojnë rreth 30 ton, të naltë mbi 7 metra. Mbi to janë vendosun, në formë arkitrau, në fole femen-mashkull, që mos luejnë e mos bien, blloqe guri po me peshë 30 gon. Sot asht e vështirë të gjesh vinça për të ngrejtë këto pesha e jo para ma shumë se 6000 vjetësh!

Ka vite që shkencëtarët kanë arritë në përfundimin se ky kompleks ka shërbye si vend për të llogaritun stinët e vitit. Në mëngjesin e ditës së parë të solsticit dhe të eikuinoksit, dielli lind ndërmjet vendesh që tashmë dihen dhe atje që pa gdhi mblidhen kureshtarë e fotografë për të filmue këtë saktësi, që për ma shumë se gjashtë mijë vjete, nuk ka gabue asnjëherë vend.

Shkencëtarët mendojnë se vendosja e këtyne gurëve të stërmëdhenj, asht ba në mënyrë matematike, të saktë dhe ka shërbye si nji kompjuter në lashtësi, sepse llogariste me saktësi jo vetëm stinët, por edhe eklipset e diellit e të hanës, për të cilët do lexoni ma poshtë.

Studiues të ndryshëm thonë se për nivelin e ditunive që ka pasë popullsia në atë kohë, nuk kishin mundësi të realizonin nji ndërtim të atillë, madhështor, të saktë e të vlefshëm, veçse me ndihmën e jashtëtokësorëve ose të ndonji zhvillimi të panjoftun nga bota e sotme shkencore.

Shkencëtarët konservatorë janë akoma të pavendosun të pranojnë ekzistencën e qytetnimit shumë të zhvilluem të Atlantidës.

Gjaja që më ka tërheqë në këtë fenomen, nuk asht vetëm cilësia e këtij kompleksi, por lidhja që unë due me i ba këtij me Atlantidën e me Thotin.

Unë i quej Atlantidën dhe Thotin gjajna reale dhe i pranoj e do kambëngul që të bahen të njoftuna e të pranohen dhe nga të tjerët. E meta e shkencëtarëve të të gjithë botës asht se, kur duen të krahasojnë të dhanat, gojdhanat, shkrimet e shumë gjajna që kanë lidhje me Atlantidën e me zbulime shumë të vjetra në Europë, nuk i krahasojnë me gjuhën shqipe, por i krahasojnë me gjuhën greke, latine, angleze etj. dhe, kur nuk gjejnë lidhje me këto gjuhë, e quajnë fenomen të panjoftun ose alien. Unë kam kurajon që t'u them, se për të mirën e rritjes së tyne profesionale, ata duhet të vijnë në Shqipni për të mësue gjuhën shqipe, letrare dhe atë të folme, sepse gjuha jonë asht çelësi i Thotit, që do i hapë atyne të msheftat e sekreteve të Atlantidës.

Simbas historianëve të lashtësisë e të Jul Qezarit, që ka pushtue këto vende e ka shkruejtë libra për këto vende, thuhet se në tokat e keltëve dhe galëve (Spanjë, Francë, Angli dhe Irlandë), banojnë nji popull trim, që i urrente rromakët, kishin fenë e vet dhe udhëhiqeshin nga dy lloj drejtuesish:

Drejtuesit shpirtnorë dhe ata shtetnorë ose provincialë. Drejtuesit shpirtnorë ishin mbi drejtuesit e vendit dhe quheshin DRUIDE. E theksoj këtë fjalë, sepse në këtë fjalë gjej lidhjen me Atlantidën dhe gjuhën shqipe. Simbas historianëve të lashtë kjo fjalë shprehte zgjuarsi, matuni, pleqsi, por ata nuk thonë se nga e kishte origjinën kjo fjalë. Aq të randësishëm ishin DRUIDËT, saqë Jul Qezari e quan nji ngjarje të veçantë, çastin kur ishte takue me nji DRUID të rrangut të naltë.

DRUIDET ndaheshin në tri kategori:

- Të parët ishin PRINCAT (Prijsat), që ishin tre. Në Sicili, e cila në lashtësi ka qenë shqipfolëse, kupola e Mafies (Ma-Fiet, Man-Fijet, Mban lidhjet, - Shën. im.), ishte si nji organizëm në mbrojtje të popullit e drejtohej nga tre pleq, nga tre prijsa, princa.

Qysh në fillim të shkrimeve të Totit thuhet shprehimisht kështu:

"Pas Treshes i flisja me respekt mbretit".

Treshja ishin drejtuesit shpirtnorë, që ishin mbi mbretin qysh në kohën e Thotit.

- Shkalla e dytë kishte ma shumë Druidë, që merreshin me astronominë, fizikën, fillozofinë, drejtësinë, historinë etj.

Këtë kategori unë do ta quej klasën e shkencëtarëve dhe profesorëve. Këta jetonin nëpër këto tempuj që i shërbenin astronomisë e shkencës së thellë si dhe ndihmonin popullsnë që të mbillnin në kohën e përshtatshme të mbjellat e tyne.

- Shkalla e tretë ishte ajo që komunikonte drejtpërdrejt me popullin. Unë do i quej mësuesit e thjeshtë. Ata ishin rapsodë, muzikantë, vjershëtarë, organizatorë festash e gëzimesh në vend.

Njifeshin nga populli sepse mbanin kokën e rruejtun dhe kishin veshjen e tyne të veçantë.

Populli i rrespektonte dhe i ndigjonte ma shumë se udhëheqësit e tyne. Ishin mbi mbretnit e drejtuesit e krahinave, por, në ndryshim nga ata, Druidët nuk trashëgonin pasuni. Jetonin në pyjet me lisa dhe rrape, të cilët ishin të shumtë dhe populli i adhuronte ato pemë, që përfaqësonte jetëgjatësi (mbi 500 vjet), forcë e bukuri. Në hijen e rrapeve dhe lisave ata organizonin takimet dhe mbledhjet me popullin.

E njajta gja bahej edhe në vendin tonë, kur organizoheshin ngjarje të randësishme. Hija e rrapit dhe lisave ishte vendi i mbledhjeve dhe marrjeve të vendimeve të randësishme.

Aq të paprekshëm ishin DRUIDËT, saqë në raste luftnash ata hynin në mes të luftës dhe asnjani nuk i prekte, por, zbatonin urdhnin e tyne për të pushue luftën. Nëse ishte e nevojshme, ata dënonin dhe mbretnit, kur këta gabonin.

Përdornin pak shkrim, në alfabetin grek dhe nji tjetër shkrim të panjoftun. Kryesisht përdornin kujtesën dhe saktësinë e përshkrimeve, kur transmetonin nga njani brez në tjetrin mësimet e tyne, të cilat i mbanin sekret, vetëm për ata që do ndiqnin rrugën e tyne. Besonin në ndarjen e shpirtit nga trupi mbas vdekjes. Simbas atyne, mbas vdekjes shpirti largohej nga trupi për t'u ba nji me gjithësinë ose për të kalue në ndonji trup tjetër. Me hymjen e kristianizmit atje, mbas

shekullit të parë e të dytë, ata transformohen në drejtues shpirtnorë kristianë, meqë feja kristiane ishte shumë ma afër besimit të tyne se feja pagane rromake. Nga ky moment fillojnë të humbin traditat dhe ditunia e druideve, që, siç e kam thanë ma sipër, përdornin vetëm kujtesën dhe shumë pak shkrime. Në kohën kur ata transformohen në drejtues shpirtnorë kristianë, ditunia e tyne e ruejtun në kujtesën e tyne zavendësohet nga shkrimet e shenjta që flitnin për Mozenë, Krishtin e shenjtorët e tjerë të Biblës. Kujtesa shqipfolëse e tyne zavendësohet nga ajo latine e shkrimeve të shenjta. Edhe populli, ngadalë e ngadalë, fillon ta humbë gjuhën e Atlantidës e ta përziejë me atë të popujve të tjerë pushtues, që u vendosën në ato troje.

Që të zbulohen sekretet e druideve dhe të dhanat që dalin nga legjendat e baladat e trashëgueme e që interpretohen vetëm nga shqipja, pasuesit e druideve duhet të njifen edhe me gjuhën shqipe e me eksperiencat e lashta të bektashijve në vendin tonë, të cilat me siguri duhet të kenë trashëgue gjajan të ngjashme me druidet. Në ditët e sotme, në Agnli dhe Irlandë po rizgjohet Druizmi, që simbas meje asht feja e Thotit. Ky Druizëm i rilindun po bazohet në pak të dhana nga historianët e lashtësisë, në ato të Jul Qezarit dhe në gojdhana. Pak po merret në konsideratë Thoti, i cili duhet të jetë shtylla qendrore e këtij besimi.

Duke e konsideruar popullin shqiptar ma të vjetrin dhe degën ma të pstër të Atlantidës, si nga ana e konservimit të gjuhës ashtu dhe në konservimin e të dhanave gjenetike, (kafkat e shqiptarëve dhe të malësorëve tanë mbahen si pikë referimi për shkencëtarët antropologë për të krahasue kafkat e vjetra të zbulueme në Europë), jam i mendimit që duhet të bajmë të njajtën gja që po bajnë anglezët druidë: të rilindë ke ne tradita e Thotit, që e shofim të trashëgueme direkt ke bektashijtë, sepse asht feja që ka lind bashkë me njeriun në globin tonë. Fetë e tjera janë pasuese të kësaj feje. Ebrejtë mundohen t'i mbushin mendjen botës se feja e tyne asht zanafilla e të gjitha feve të botës, por simbas këtij studimi del se nuk asht e vërtetë. Gjuha e Thotit ka LINDË BASHKË ME NJERËZIMIN. Ajo ka nisë të shpërthejë e do të përhapet kudo, ashtu e pastër dhe të fut direkt në lidhje me Zotin, pa pasë nevojë për ndërmjetësa. Asht kujtesa e fesë së Thotit e të shenjtorëve të Dodonës e Baba Tomorrit, që ishin të famshëm në lashtësi e të respektuem nga populli ynë, që banë të simpatizoheshin menjëhrë suiftë e bektashijtë në fillimet e futjes së fesë islame në Shqipni.

Ekzistenca e DRUIDEVE përshkruhet aq e lashtë, saqë nuk mbahet mend në ato vende.

Të gjitha këto që thashë ma nalt për DRUIDET na kujtojnë THOTIN dhe saçerdotët e tij me kokë të ruejtun e shumë të nderuem e të rrespektuem nga faronët dhe shumë të ditun e xhelozë për sekretet etyne të trashëgueme nga njani brez në tjetrin. Përshkrimi që i bahet atyne më kujtojnë sektin e Sufive e të Bektashijve, të cilët i lidh me besimin e Thotit. Për bektashijtë thonë nji histori, që nuk dij sa e vërtetë asht, por tregon se sa e fortë ishte ajo fe dhe sa shumë e ruenin sekretin ata që pranonin të baheshin pjestarë të tyne. Thonë se nji herë dy shokë të ngushtë, punonjës mbikqyrës sekretesh në nji qeveri (spiunë, agjentë policie), i vunë detyrë vetes të mësonin për sekretet e bektashijve e t'i tregonin

ato sekrete shoku-shokut dhe në qeveri. Shtienë shortin dhe njani nga ata shkoi dhe u pranue në sektin e bektashijve. Kur u kthye nga ata, shoku i tij, që mezi po e priste, e pyeti për sekretet e bektashijve, por shoku tjetër, tashmë i kthyer në bektashi ia ktheu: - “Më vjen keq, por pranoj të vdes dhe sekretet e tyne nuk t’i them dot. Po deshe shko dhe ti të pranohesh atje dhe do të bindesh!”

Tjetri nuk pranoi të bahej bektashi dhe nuk i mësoi kurrë sekretet e bektashijve nga shoku i vet.

Nga tregimet e pleqve, kur isha i vogël, tregonin se dervishët bektashinj që shoqnonin ushtrinë turke, ndihmonin ushtarët e rij, që binin në dëshpërim ditët e para, kur ishin të pamësuem nga largimi prej shumë ditësh nga prindërit. Ata i futnin në gjendje hiponoze dhe këta djem të rinj shifnin të afërmit dhe çmalleshin e qetësoheshin me këtë gja. Thonë se i afronin pranë nji kutie magjike, në nji dhomë të errët, ku shfaqeshin pamje me të afërmit dhe shtëpia e këtyne ushtarëve të rinj. Në kohën e fëminisë sime nuk njifej televizioni.

Gjuhtarët e Europës mundohen ta lidhin emnin e DRUIDEVE me emnin e pemës së rrapit dhe të lisit në gjuhët greke, kelte e gale, por nuk kanë lidhje.

Në gjuhën shqipe fjala DRUID shpjegohet plotësisht.

Me fjalën DRU ne kuptojmë: dru peme, dru për ndërtim, për të djegë e për çdo gja që ka nevojë jetesa e njeriut dhe që nxirret nga pemët. Rrapi dhe lisi kanë emnin e vet dhe prindër të cilët donin që fëmijët e tyne të rronin gjatë e t’i ngjanin rrapit dhe lisit, i venin fëmijëve të tyne emnat: Lis, Ulis (unë lisi) Rrap, Rrapo, Rrapush etj.

Fjala DRUID mendoj se asht fjala shqipe DRUJT, që në gjuhën e historianëve latinë transformohet në DRUID, ashtu siç po ndodh dhe sot me shqiptarët që po jetojnë e punojnë në shtete të ndryshme: i ndryshojnë ndonji gërmë emnit për të mundun ta thonë ma mirë e ma kollaj në gjuhën e tyne. Në latinisht e në italisht “J” e jona kthehet gjithmonë në “I”.

Fjalën DRUJT, DRUID e interpretj me disa kuptime:

- I Drujt, njeri i fortë. Populli thotë për nji njeri të fortë: - Asht DRU i fortë ai. Asht i Drujt ai.

- I Drujt, meqë historianët e lashtë grekë e rromakë duan ta lidhin me pyjet e rrapeve dhe lisave e mund t’i kenë quejt: Njerëzit e Drunit. Mendimin tem kryesor, që e lidh me thanien pa shpjegim të historianëve të lashtë se fjala DRUID asht emën rrespekti për njerëzë të mençun e të matun, e lidh pikërisht me këtë fjalë.

- me fjalën shqipe: I Matun, I Ndrojtun, I Ndrujtun, I Drujtun, I Drujt.

Në dialekt populli thotë: Druj (matem, mendohem mirë) të them këtë gja, ose të baj këtë veprim, kështuqë lidhet fjala Druid me fjalën Druj, matem, mendohem mirë etj. Fjala DRUJT-DRUID(I DRUJTUN) shpjegohet në gjuhën shqipe plotësisht për nji njeri të fortë nga karakteri, por njikohësisht dhe të mençëm, të ditun e të matun, ashtu siç ishin në të vërtetë THOTI me të gjithë pasuesit e tij, deri ke Druidet e lashtë.

Historianët e vjetër e thonë që fjala Druid asht me origjinë pellazge, por nuk shpjegojnë interpretimin e saj, sepse ishin historianë e jo gjuhëtarë ose nuk e

kanë ditun e nuk e kanë njoftun këtë gjuhë të atlantideasve, ashtu siç nuk e njohin gjuhën shqipe dhe shkencëtarët e sotëm, njikohësisht tregon dhe shtrirjen e popullsisë atlantidease në trevat pellazge (galeze, kelte e iliro-shqiptare).

Në librin "Shqipëria" të z.Mathieu Aref faqe 53, Druidet cilësohen me origjinë Pellazge dhe pellazgët shtriheshin nga Irani e deri në Angli e Irlandë dhe nga Afrika veriore deri në kufi me gadishullin Skandinav.

Në librin "Rroli i pellazgo-ilir" të zonjës Elena Kocaqi thuhet se druidet ishin të njohun në gjithë Europën e lashtë Pellazge e në disa vende vazhduen aktivitetin e tyne deri në shekullin XV.

Në nji baladë shumë të vjetër irlandeze thuhet se nji trim me emnin Kukulale, (edhe sot, në veri të vendit përdoret kjo fjalë për ndonjanin që ban faj), i martuem me gruen me emnin Emer, bahet objekt i ndërhymjes së druideve, sepse po ndahej nga grueja, duke ndjekun nji zanë të pyjeve. Druidet, në këtë rast ndërhynë që trimit t'i ftoheshin ndjenjat për këtë zanë e të kthehej ke grueja, e cila ishte ba shumë xheloze dhe ishte mërzitë shumë. Emnat Kukulale dhe Emer tingëllojnë të njohun dhe janë të shpjegueshëm në shqip.

Le t'i kthehemi kompleksit të stërmadh të Stonehengut, për të cilin tashmë shkencëtarët nuk kanë dyshim se ka shërbye si një pikë vrojtimi astronomie.

Astronomi gjerman Klaus Meisenheimer mendon se astronomët e lashtësisë, me këtë ndërtim parashikonin me saktësi jo vetëm stinët, por edhe eklipset e diellit e të hanës dhe e shpjegonin si ma poshtë:

1. Të 56 gropat e Aubrey (Harku ma i jashtëm në vizatim) përfaqësojnë Orbitën Diellore. Shenja me numër 56 i përgjigjet Solsticit të Verës.

2. Dy unazat e brendshme, përkatësisht me 29 e 30 gropa, tregojnë orbitën e hanës.

3. Katër gurë të lëvizshëm i përgjigjen: diellit, hanës dhe dy nyjeve hanore (Dy pikave, nga ku orbita e tokës dhe e hanës kryqëzohen).

**Si bahen lëvizjet?**

Çdo ditë guri i hanës, që asht nji gurë që nuk peshon shumë dhe lëvizet me dorë, lëvizet nga nji gropë në tjetrën në drejtimin e akrepave të orës. Kur mbërrin në vendqëndrimin numër 29 të rrethit ma të mbrendshëm, kalon nga zero në rrethin tjetër (Që përfaqëson hanën e plotë), pastaj vazhdon në numrat 1, 2 etj. Kur arrin në pozicionin 29 të këtij rrethi (Përsëri në pozicionin e hanës së plotë), lëviz në vendin e numrit 1 të rrethit të mbrendshëm (kapërcen zeron) e kështu vazhdon çdo ditë. Midis dy hanave të plota kalojnë mesatarisht 29,5 ditë.

Kur hana takon në shenjën (lishanin) blu (mesatarisht çdo 6,5 ditë), guri që përfaqëson diellin lëviz në drejtim të kundërt me akrepat e orës dhe e përshkon këtë rrugë afërsisht në nji vit (56x6,5=364 ditë).

Nyjet hanore lëvizin përgjatë orbitës diellore në drejtim të akrepave të orës dhe gjithnji në pozicion të kundërt. Lëviz nga nji vend për çdo herë kur dielli mbërrin në nji nga gropat e shënueme me bojë të kuqe.

Kështuqë nji xhiro e plotë e nyjeve zgjat 56:3=18,67 vjet.

Kur hana gjindet në vendin e hanës së plotë dhe dielli në vendin e nji nyjeje hanore ose në atë ma afër, do të kemi eklips të hanës. Eklipsi i diellit

ndodh kur guri që përfaqëson diellin, takon nji nyje gjatë hanës së re (Kur guri që përfaqëson hanën asht në vendin 14 ose 15).






Fotografite siper paraqesin kompleksin e Stonehenges, ashtu siç jane sot dhe siç mund te kete qene ne kohen e ndertimit te plote te saj.

